Redaktor.
PETRIT YMERI

Piktor
XHILDA PALOKA



*Mars 1991*

Vjen një ditë kur njeriut i duket se i ka larë hesapet me botën, i është mbyllur cikli dhe nuk ka më kuptim të ripërtypë të kaluarën. Për më tepër kur në jetën e tij nuk ka diçka që do t'u vlente të tjerëve. Atëherë ç'kërkon, do të pyesni ju.

Asgjë. Thjesht një konfesion.

Para dy muajsh, miku im Dorian Kamberi, inxhinier mekanik, baba i dy fëmijëve, një mëngjes ia hipi transoqeanikut «Partizani» dhe kapërceu detin familjarisht. Sikur të mos pendohesha çastin e fundit, mbase edhe unë sot do të gjendesha diku në ndonjë kamp refugjatësh në atë vend të ëndërruar, të quajtur Itali, ose gjetkë, nëpër Evropë, andej-këndej, së bashku me turmat e bashkatdhetarëve të mi. Por çastin e fundit, tek rrinim rrasur pas njëri-tjetrit, i thashë Dorianit se do të zbrisja. Dori mbase as që e ka marrë vesh ç'i thashë. Pas një odiseje peripecish nga qyteza jonë deri këtu, me ngordhjen përbrenda, fjalët e mia tingëllonin absurde, po të qe dikush tjetër në vend të mikut tim, do të më kishte flakur në det. Mirëpo Dori heshti. Më

vështroi me sytë e zbrazur, e ndërkaq unë ndjeva në zverg ngrohtësinë e lagësht të urinës së djalit të tij të vogël, të cilin vazhdoja ta mbaja kalaqafë.

Pavendosmëria ime dukej sheshit. Jam i sigurt se në ato çaste zëri im, fytyra, shprehnin të kundërtën e asaj që thosha. Një përpjekje sado e vogël e Dorit për të ma kthyer mendjen do të kishte mjaftuar që unë të tërhiqesha nga një vendim i marrë pa e ditur as vetë përse. Në këtë mes malli për gurët e sokakut, siç thuhet, s'hynte fare. Nuk ndieja asgjë dhe shpirtin e kisha më të zbrazur se sytë e Dorit. Ky s'lëvizi të më mbante. Dhe unë zbrita. Me zvergun të lagur nga urina e djalit të tij të vogël. Pastaj qëndrova i strukur në një cep të skelës duke vështruar grupet e fundit të ikanakëve, që nxitonin t'ia hipnin transoqeanikut. Kur vapori lëvizi e u largua sa nuk shquheshin më fytyrat e njerëzve, një lëmsh m'u mblodh në fyt. Me kokën midis duarve, dënesa. Gjatë, rëndshëm. Ato çaste nuk i rashë në të se kisha vite pa dënesur. Shpirti më qe tharë, prej kohësh kujtoja se s'do të kishte gjë në botë për të cilën të mund të derdhja një pikë loti. Dikush që kaloi aty pranë më vuri dorën në sup, tha se puna ime rregullohej, pasdite nisej një tjetër vapor...

Ndaj të ngrysur, u ktheva në qytezë. Ashtu si largimi, edhe mbërritja ime nuk ra në sy. Syrgjyni i Dorian Kamberit familjarisht u mor vesh të nesërmen. Komentet për këtë nuk zgjatën shumë. Dikush e shau, dikush e mburri, dikush ia pati zili. Thashethemet e rastit i ndoqa me ndjesinë e atij hajdutit që ka marrë pjesë në një vjedhje e rri e dëgjon gomarllëqet e të tjerëve. Për herë të parë në jetën time prej beqari dyzetvjeçar ruajta brenda vetes



një të fshehtë. Mbase të fshehtën e vetme që qyteza nuk ma mori vesh. Dhe s'do ta merrte vesh kurrë nëse s'do të më mbushej mendja të bëja këtë konfesion. Që unë mund të nisesha e t'ia hipja vaporit për t'u zhdukur nga sytë këmbët, në përgjithësi në qytezë kurrkush s'do të habitej. Ama që unë të marr rrugët, të hipi në vapor, pastaj befas të zbres, jo, këtë kurrkush nuk do ta besonte. Edhe Dori, nëse e ka kuptuar ç'i thashë, nuk e ka besuar se vërtet do të zbrisja. Por ndoshta ka menduar se me plogështinë time do të isha për të një barrë më e madhe se familja e vet, prandaj nuk bëri as përpjekjen më të vogël për të më mbajtur.

Sidoqoftë unë mbeta. Dhe të nesërmen këmbët më çuan në varreza. Do të mendoni se ja, më mbajtën për të mos ikur kushedi ç'varre të të parëve, kushedi ç'nostalgjira. Kjo, fatkeqësisht, nuk është e vërtetë. Varret e të parëve, nostalgjirat, i respektoj. I kam zili të gjithë ata, për të cilët këto nocione materializohen, kthehen në një forcë vepruese si graviteti tokësor. Por unë e kam ndier veten të shkëputur nga ky lloj graviteti, të flakur e të braktisur në një boshllëk mospërfilljeje. Nostalgjitë u kthyen për mua në një luks efemer. Asnjë motiv i tillë s'ka lidhje me mosikjen time dhe vajtjen të nesërmen në varreza, ku nuk kisha shkelur ndonjëherë. Për të gjithë e në të gjitha pikëpamjet kam qenë e jam njeriu kot, i humbur.

Të nesërmen në qytezë gdhiu një ditë e vrenjtur dhe mendja më vajti tek ikanakët në det. Pleq-

të - jetoj me nënën dhe babanë në një apartament dy dhoma e kuzhinë - as e morën mundimin të më pyesnin për shkaqet e mungesës sime gjatë ditës së djeshme. Ata qenë mësuar me mungesa të tilla, prej vitesh s'më pyesnin më ku veja e me se merresha dhe prania ime në shtëpi natën, u mjaftonte të flinin të qetë. Mendja, pra, më vajti tek ikanakët, ua qava hallin kur vura re kohën e vrenjtur, mirëpo disa procese biologjike në organizmin e njeriut kryhen pavarësisht gjendjes emotive: po më grinte uria. U vesha e dola dhe pleqtë i lashë tek pinin kafe kokë më kokë në kuzhinë, pasi u hodha përmes derës së hapur një «mirëmëngjesi» të mbytur.

Nuk besoj të gjendet në botë një qoshe më e pluhurosur se qyteza jonë. Pluhurin e sheh ngado: në tarracat e pallateve, mbi tjegullat e shtëpive të ulëta, nëpër rrugë, në trotuare, mbi lulet e bordurat e lulishtes së vetme në qendër, ku është i përhershëm si sheqeri pluhur mbi një tortë butaforike vitrine. Pluhuri të spërkat leshrat e kokës sapo del nga shtëpia, të futet në veshë, në vrimat e hundëve, ai të shtresohet në mushkëri e të ndjek kudo që vete, në klub, në restorant, deri brenda në shtrat. Kam qenë nja dhjetë vjeç kur pranë bregut të lumit në periferinë e qytezës, mbushur me shtëpiza dhe baraka gabelësh, u ngrit një fabrikë çimentoje - e tipit të shekullit të kaluar, thonë ata që marrin vesh - ku më shumë se çimento prodhohet pluhur. Më të vjetrit pohojnë se që nga ajo kohë nisi vdekja e ngadaltë e qytezës.

Tani do të ndodhesha matanë detit, mendova kur shkela në trotuar dhe më përshkoi një dridhmë. Pamja e qytezës në atë mëngjes të hirtë marsi m'u duk tmerrësisht e vjetër. Aq e vjetër sa pata dëshirë të ngashërehesha. Qyq, i thashë vetes, ç'të ka hipur? Vajta drejt e në klub. Për të shuar urinë, duhej të kisha shkuar më parë nga qebaptorja «Bregu i lumit», por kohët e fundit u fol se pronari i saj, Arsen Mjalti, ish-brigadier në fabrikën e çimentos, gatuante qofte me përbërje të dyshimtë. Gamën e dyshimeve, që nisnin me thashethemet për përdorim mishi lope të ngordhur e përfundonin me mish qeni, e vërtetonin diaretë e klientëve nga qyteza, të cilët, në mungesë të fakteve për t'i dhënë një hu të shëndoshë Arsen Mjaltit, i bojkotuan qebaptoren, ku s'gjeje më veç ca miq të afërt të pronarit dhe klientë të rastit, tranzit nëpër qytezë. Mundet e gjithë kjo të qe një zhurmë e kotë, e kurdisur nga dashakëqijtë ziliqarë; thuhej se ish-brigadierit po i ecte fjollë dhe, po të vazhdonte kështu, do të vinte aq para sa për pak vjet të blinte dhe vetë të famshmin hotel Dajti.

Klubi qe bosh. Për fatin tim, tutje ekspresit të kafesë, në banak, sytë më zunë një varg shishesh me konjak «Skënderbeu», shijen e të cilit kisha kohë pa e provuar. S'e hapa gojën, banakierja e dinte ç'duhej të bënte. Fillimisht më vuri përpara një dopio, pastaj zjeu kafenë. Me filxhanin në njërën dorë e gotën në tjetrën, zura vend pranë xhamit. Aty pihet në këmbë, në ca tryeza të ngushta, të larta. Pa e zgjatur, mora konjakun dhe e ktheva me një frymë. Ndihesha i ligështuar, pre e një dëshire për t'u shkrirë në vaj, sa s'kishte forcë të më shpëtonte nga turpi i një skene qesharake në sy të banakieres, përveç konjakut. U lehtësova vetëm si ktheva dopion e tretë. Shpirti m'u qetësua, kafsha që më gërricte me thonj kraharorin u tulat dhe mora dopion e katërt, të cilën zura ta pija ngadalë, me gllënj-

ka të vogla, duke e shoqëruar nga pak me kafenë ende të paprekur. Në rrugë njerëzit qenë të rrallë ja ngase ai mëngjes turivrenjtur nuk ishte aspak miqësor për t'i ftuar të dilnin nga shtëpitë, ja ngase si ditë e diel ata vazhdonin të flinin ose thjesht të rrinin shtrirë me sytë në tavan, të sigurt se jashtë nuk i priste ndonjë gjë më interesante. Atë ditë qyteza sikur bënte gjumin e vdekjes. Desha të shkoja te lulishtja, të vija ulërimën: Bashkëqytezarë të nderuar, zgjohuni! Të gjithë ikën, ju lanë pendët...

Nuk lëviza. Vazhdova të ktheja me gllënjka të vogla konjakun derisa e zbraza gotën dhe mora të pestën. Atëherë ndjeva nën lëkurë një butësi prej kadifeje. Kush nuk e ka provuar, s'mund ta kuptojë ç'është. Bota vjen në ekuilibër, arsyetimi kthjellohet. Në shpirt ngadhnjen drejtësia, më saktë ndjenja e drejtësisë, dhe je në gjendje të gjykosh qartë, pa komplekse, ose, të themi, pa frikë. Pikërisht atëhere m'u mbush mendja të shkoja nga varrezat. Unë s'kisha qenë kurrë në varreza, por ato çaste vajtja atje m'u duk veprimi më i natyrshëm që duhej të kryeja. M'u duk se qe një veprim i domosdoshëm, të cilin duhej ta kisha bërë prej kohësh dhe u llahtarisa kur mendova se në jetën time s'kisha vajtur ndonjëherë andej. Tek pija edhe gotën e pestë, unë nuk e dija se atje do të përplasesha me një njeri që në qytezë thirret me emrin Xhoda i Marrë. Po ta dija, s'do të kisha vajtur.

Ai po dilte nga hyrja pa flegra dyersh e varrezës së rrethuar nga një mur tullash të kuqe me vrima, i lartë gati një bojë njeriu. Për këtë arsye nuk e vura re, ndryshe do t'i qeshë shmangur. M'u shfaq përballë befas, siç i del njeriut në ëndërr një lugat. Ishte i parruar, flokët i tallandiseshin nga era. Përmes kapotës ushtarake të shkopsitur i dukej gjoksi leshator e për një çast mbeta i shtangur nën vështrimin e syve të tij. Në dorë mbante një shufër hekuri të gjatë. Qëndroi në vend përpara meje, me një pamje sikur diçka rrëmonte në kokë, dhe më përfshiu me një vështrim tërë urrejtje. Tek shihja sytë e tij gjak, m'u kujtua shprehja sipas së cilës të dehurit i hap rrugë edhe i marri. Mirëpo, duket, unë s'isha aq i dehur, kurse ai jo dhe aq i marrë: kuptova se në varreza mund të futesha vetëm po të kaloja përmbi të.

Me të kaluar çastin e shtangies, pata frikë se mos ai më qëllonte. Por edhe po të më qëllonte, vetëm do të strukja kokën midis supeve, do të ngrija duart në një përpjekje për t'u mbrojtur, siç kisha bërë dikur, sa herë atij, si drejtor i shkollës, i hipnin vrundujt e tërbimit dhe për t'i shkarkuar gjente gjithmonë ndonjë viktimë midis nxënësve. Unë isha nga viktimat e preferuara. Kësaj radhe ai nuk më goditi, as me shuplakë, as me shufër. Nuk më tha as maskara, as kopuk, as delenxhi. Më mbajti të mbërthyer me vështrimin e syve gjak dhe unë, pa i bërë dot ballë vështrimit të tij, vura majat nga thembrat.

# 1

Xhoda i Marrë ka qenë i pari që përdori ndaj meje cilësimin «i pandreqshëm». Edhe sot e kësaj dite e kam të gjallë skenën kur këtë fjalë ai ia përplasi tim eti në zyrën e drejtorisë, e ky, për kompensim, në shenjë miratimi, më dha një flakurimë turinjve, si të donte të më ngulistë në kokë se isha vërtet ashtu siç thoshte drejtori. Sikur drejtori të shtyhej më tej, për shembull të thoshte se unë isha një kriminel i lindur, megjithëse sapo i kisha mbushur të katërmbëdhjetat, im atë njëlloj do ta miratonte, me po atë flakurimë turinjve. Ka shpirt të butë, por atëherë e urreja, madje diçka më tepër se edhe vetë drejtorin.

Nuk më kujtohet në ç'rrethana e hëngra dajakun e parë nga Xhoda. Me siguri për ndonjë nga ato arsyet e rëndomta në një shkollë qyteze, ku rrahja e nxënësve pranohej heshturazi dhe mësuesit e dinin se nga prindërit s'do t'u vinte ndonjë ankesë. Stilet e rrahjeve ishin të ndryshme, gjithsesi me kujdesin për të mos lënë shenja. Deri në klasë të pestë nuk isha rrahur. Thjesht sepse në katër klasat e parra qëllova me një mësuese që s'e kishte këtë huq. Në klasën e pestë u bëmë me mësues të ndryshëm, huqet e tyre ishin të ndryshme dhe, duke kaluar nga dora në dorë, patëm rastin të bindeshim se gjatë katër vjetëve të parë kishim qenë fatlumë. Këtu nis e keqja. Unë s'isha rrahur ndonjëherë as në shtëpi, sepse, siç thashë, im atë qe një tip i squllët, kreu i familjes në të vërtetë ishte nëna. Por edhe kjo s'e kishte huq të rrahurit. Kurse shokët e mi, shumica fëmijë punëtorësh, zhdëpeshin shpesh, në shtëpi e në shkollë.

Tani ndiej një shtrëngim në fyt kur kujtoj tmerrin me të cilin prisja çastin kur edhe unë do të rrihesha. Që do të vinte ky çast, as e vija në dyshim. Një gjë nuk e kisha çuar nëpër mend: se dajakun e parë do të ma jepte drejtori. Qe burrë i frikshëm, i vetmi të cilit edhe djemtë më kokëkrisur i shmangeshin. Kur dilte ai përpara shkollës, mësuesit vështronin tërë shqetësim nga turma e nxënësve dhe shpesh kam menduar se ata ia kishin frikën më tepër se ne, fëmijët. Këtë frikë e përfytyroja pak a shumë të ngjashme me timen, domethënë frikë nga dajaku, atje, në zyrën e drejtorisë, ku s'isha futur ndonjëherë e s'më brente meraku të futesha. E kisha të qartë ç'pësonte një djalë po të thirrej atje.

Rrahja e parë qe për mua një traumë. Meqë nuk më kujtohet arsyeja, do të thotë se ka qenë një rrahje e kotë, fjala vjen për shkak të ankesës së ndonjë mësueseje, së cilës mund t'i kisha bërë zhurmë, ose të ankesës së ndonjë vajze, së cilës mund t'i kisha shkulur gërshetat. Shkaqet mund të qenë të tjera, nga më të ndryshmet, p.sh. mund të kisha qeshur ose lëvizur në rresht kur drejtori mbante fjalimet e tij përpara shkollës. Por mundet radha më erdhi për

t'u rrahur thjesht, ngaqë, midis djemve të qytezës, qeshë nga të rrallët që ende s'e kisha provuar në kurriz zdrugun e drejtorit.

Pasi më shkuli veshët, flokët në tëmtha, pasi më dha ca shuplaka, shijen e të cilave do ta provoja shpesh, unë dola nga dera e drejtorisë pa lëshuar pikë loti. I çakërdisur vajta drejt e në shtëpi, iu ankova tim eti. Isha në atë moshë kur fëmija beson se babai është qenia më e fortë e rruzullit, ajo qenie që e mbron dhe i del zot kur e marrin nëpër këmbë. Trauma ime nisi pikërisht me këtë. Deri atëhere unë nuk e njihja tim atë, e përfytyroja ndryshe nga ç'ishte. Do të duhej të kalonin pak vjet që të kuptoja se ai qëndrim i tij prej frikashi servil, nga i cili do të pësoja një zhgënjim të pariparueshëm, nuk përcaktohej vetëm nga karakteri i tij i squllët.

Të nesërmen ai më shoqëroi në zyrën e drejtorit. Ta dija se do t'i përulej në atë mënyrë, nuk do t'i kisha treguar asgjë. Do të kisha pranuar të rrihesha dhjetë herë në ditë vetëm për të mos parë në sytë e tim eti frikën. Kjo skenë poshtërimi do të përsëritej shpesh me ndryshimin se më pas, im atë, që s'kishte vënë dorë mbi mua, do ta mësonte këtë zanat dhe do ta ushtronte me zell sa herë thirrej në shkollë nga Xhoda i Marrë për t'u vënë në dijeni të prapësive të mia, derisa mbërrita në klasën e shtatë, kur më në fund Xhoda shqiptoi cilësimin «i pandreqshëm», unë hëngra flakurimën që përmenda më sipër e, me sa dukej, do të mbetesha i pandreqshëm përjetë.

Po le të kthehem te dita kur, pas rrahjes së parë, bëra zbulimin fatal: im atë nuk ishte i fortë, im atë ishte frikacak, njëlloj si të tjerët, si mësuesit, si të gjithë ata, që vetëm hija e Xhodës u kallte





frikën. Isha dymbëdhjetë vjeç, në klasën e pestë. Tani, pas afër tridhjetë vjetësh, them se atë pasdite kam qarë sa për tridhjetë vjet. Dhe u arratisa nga shtëpia. Më gjetën të nesërmen duke fjetur në një stol, në Tiranë, në parkun përballë hotel «Dajtit». Po vdisja nga lodhja, uria dhe tmerri. Nuk e dija se ky zhgënjim naiv ishte vetëm fillimi i një vargu zhgënjimesh. Por asnjërin prej tyre nuk e përjetova me atë intensitet tragjik. Sepse për mua babai kishte vdekur, kjo nuk riparohej më. E meqë Xhoda kishte vrarë tek unë imazhin e babait, në mënyrën time vendosa të hakmerresha.

Atëherë banonim në të njëjtin apartament dy dhoma e kuzhinë ku vazhdojmë të banojmë edhe sot. Kam pasur e kam një motër pesë vjeç më të madhe. Por ajo nuk hyn në historitë e mia, nëse mund të quhen histori mediokritetet e jetës time. Sepse jeta ime ka qenë mediokre, jetë e një njeriu që nuk ishte kurrkush e nuk u bë dikush, një jetë anonime e shkrirë në anonimatin e një lagjeje të humbur, në një qytezë të humbur, sido që pranë kryeqytetit. Motra ka qenë vazhdimisht larg shtëpisë, si në kohën për të cilën bëhet fjalë, kur ishte konviktore në pedagogjike, si më vonë, kur filloi punën mësuese në një fshat verior, e mbeti andej.

Pallati ku banoj ndodhet pranë qendrës së qytezës. Përballë tij, matanë lulishtes, buzë sheshit të shtruar me asfalt, ndodhet një tjetër pallat, katin e parë të të cilit e zënë dyqanet e ushqimores, metrazheve, rrobaqepësia dhe klubi. Klubi i ka dhënë famë pallatit përballë, veçanërisht sheshit. Aty janë zhvi-

lluar përleshjet më spektakolare midis individësh, ose grupesh rivale, përleshje që qyteza nuk i merrte seriozisht, ndoshta sepse jeta e saj s'mund të përfytyrohej pa ngjarje të tilla, ndoshta ngaqë njerëzit ishin mësuar me to, siç u mësuan më vonë të shihnin filma përpara ekraneve të televizorëve. Në atë kohë në qytezë nuk ekzistonte televizori. Por kronika e zezë nuk mungonte. Shumica e njerëzve janë të mendimit se në larminë e kësaj kronike rolin vendimtar e ka luajtur pluhuri. Kur ai bashkohet me avujt e alkoolit, i tërbon bashkëqytezarët e mi. Ata janë shumë qejflinj e tepër xhelozë. Dy gjëra që s'mund të bashkëjetojnë në paqe. Pastaj, në përgjithësi, janë punëtorë me krahë e grushte të fuqishme. Ç'duhet më shumë për lulëzimin e një kronike të zezë? Sidoqoftë, ajo nuk u pasqyrua kurrë dhe sociologët për informacion mund t'u drejtohen organeve kompetente, ku shpresoj se nuk mungon një inventar i bëmave të qytezës. Ndoshta aty do të gjejnë edhe dosjen e njëfarë Thesar Lumi. Ky jam unë.

Them «ndoshta». Më duket sikur i jap pak si shumë rëndësi vetes duke e përfytyruar me një dosje të mundshme. Kam qenë e jam njeri i dorës së fundit dhe me këtë supozim këndellës për dosje nuk dua të fyej asnjërin nga ata që kanë pasur nderin të konsiderohen të denjë për një vlerësim të tillë. Më vjen mirë në këtë rast t'u besoj atyre zërave, sipas të cilëve ishe apo nuk ishe i rëndësishëm, mjafton të lëshoje hije mbi tokë për të pasur dosjen përkatëse. Nëse është kështu, do të isha i lumtur. Duket, në një kohë kur mendoja se nuk ekzistoja në këtë botë, ka pasur të tjerë që mendonin ndryshe. Vërtet u jam mirënjohës.





Po i bëj qejfin vetes, pra, dhe po pranoj se e kam pasur një dosje. Nuk e di ç'mund të jetë shkruar aty dhe me siguri nuk do ta marr vesh kurrë. Veç një gjë mund ta them edhe unë: aty mungojnë faktet e vërteta, që në një mënyrë ose në një tjetër mund të konsiderohen veprime kriminale. Mirëpo ato s'mund të jenë në dosje, sepse, kur i kam kryer, kam qenë fëmijë. I kam kryer në atë kohë kur, papritur, për arsye të pakuptueshme, im atë iu nënshtrua Xhodës së Marrë dhe humbi në sytë e mi. Kështu që unë vendosa të hakmerresha.

Në këtë pikë, në rrëfimin tim vjen e futet Vilma. Më saktë kujtimi i saj. Vilma nuk është më. Prej kohësh.

## 2

Në trurin tim kohët bëhen lëmsh, e kam të vështirë të përcaktoj nëse qysh në fëmijëri Vilma ishte vajza të cilën nuk kishte djalë që të mos e ëndërronte. E kam të vështirë të përcaktoj nëse qysh në fëmijëri ajo qe e destinuar të kthehej në mollë sherri e një qyteze sherrxhinjsh. Mendja ime e plogët mezi çan shtresimin e viteve, atë tis mjegullor, përtej të cilit zgjerohet universi i fëmijërisë dhe, më së fundi, mua më vjen para syve Vilma. Ajo që kam njohur kur isha i mitur dhe vetja më dukej burrë. Sepse në qytezë fëmijët hynin shpejt në burrëri.

Arrij ta shoh përtej asaj mjegulle. Ja tek është, prapa kangjellës prej hekuri. Rrinte vazhdimisht prapa kangjellës e prej andej vështronte kalimtarët në rrugë. Kurse tani prapa po asaj kangjelle, me të njëjtën ngjyrë si dikur, të zezë, kalimtarët mund të shohin tek rri ulur mbi stol, me sytë e ankthshëm prej të çmenduri, Xhodën e Marrë. Rri aty si një qen rojë. Çmenduria e tij vjen ngaqë kujton se Vilma ndodhet brenda dhe ai qëndron në gatishmëri





me shufrën e hekurit në pritje të horrave. Qyqari, nuk e ka ditur se Vilma ishte e paprekshme. Nuk e ka ditur se, kur vinte puna për Vilmën, hija e tij e frikshme nuk ishte në gjendje të zmbrapste kurrkënd. Diçka tjetër e ruante Vilmën dhe mjerë kush guxonte t'i prekte një qime floku. Edhe njëqind qen të vendoste Xhoda rreth shtëpisë, edhe njëqind zagarë të nxirrte në rrugë për ta shoqëruar, nuk do ta ruanin vajzën e tij më mirë se Fagu.

Më vjen keq. Më vjen të çmendem. Dua të flas për Vilmën e më del përpara Fagu. Dua të kujtoj sytë e saj të kthjellët me atë kaltërsi prej deti të thellë e më dalin përpara ca sy të zinj, vazhdimisht inatçorë. Mezi çaj dendësinë e mjegullës për të gjetur atë fytyrë të qetë inteligjente, kur ia beh fytyra përjetësisht e zymtë e Fagut. Derisa të më sosen ditët këto fytyra do të vijnë tek unë si plotësim i njëra-tjetrës. Sapo më shfaqet njëra, vjen tjetra për ta përzënë. Janë pastaj çastet e atij makthi llahtar kur në ëndërr më shfaqet një imazh i përçudshëm, superpozimi i dy fytyrave. Një Vilmafag ose një Fagovilmë. Gjithçka është e prishur, pa ngjyrë. Gjithçka e shkatërruar, pa shprehje. Dekompozimi i vdekjes nuk do ta përçudnonte më keq një fytyrë. Ndonëse rrallë, ky imazh vjen e më ngacmon nëpër gjumë, si për të më kujtuar se s'do të më shqitet kurrë. Unë zgjohem i mbytur në djersë, me zemrën gati për të më çarë kraharorin. Pastaj, nën pushtetin e makthit, dita më kalon i sëmurë, në klub. Në fund të dopios së parë diçka lëviz. Konjaku duket luan rolin e një lubrifikanti, i cili, përmes kapilarëve të gjakut, depërton në tru, duke lubrifikuar rrjetin e ndryshkur të subkorteksit tim. Atëherë diçka lëviz. Pas gotës së parë fillon rrëshqitja mbi njëra-tjetrën.



2 — 13

Fillon dhe çlirimi im i mundimshëm. Por është ende shpejt. Zhvendosja ngec. Pothuajse e tërë goja e Vilmës me buzët e mbyllura vazhdon të mbetet e mbërthyer në darën e dhëmbëve të gojës së Fagut. Hunda sapo është zhvendosur pak, po ashtu sytë, konturet e fytyrës. Nga përvoja e di se pas gotës së dytë fytyrat janë gjysmë të superpozuara, më saktë gjysma e fytyrës së Fagut mbulon gjysmën e Vilmës dhe mbeten të lira përkatësisht dy gjysmat e tjera. Atëherë nxitoj, këtë pamje s'mund ta duroj më. Si kthej dopion e tretë, fytyrat vetëm sa puqen pak e, pas dopios së katërt, ato ndahen e qëndrojnë veç e veç. Më duhet e pesta që portreti i vrenjtur i Fagut të zhduket dhe unë, së fundi, të mbetem vetëm për vetëm me Vilmën.

Ja tek është, prapa kangjellës. Ka veshur atë, fustanin e bardhë me kollan në mes. Krelat e flokëve të gjatë deri poshtë supeve i shndrisin. Janë të verdhë, prandaj nën diell, nga larg, duken si bashkë e artë. Ndihem i sigurt kur them se fustani ishte i prerë me copë si e fustanit të nuseve. Por plani që thurra në kokë për t'u hakmarrë ndaj Xhodës nuk ishte rrëmbimi i saj për ta bërë nusen time, megjithëse, e veshur ashtu, ajo dukej nuse. Unë e shihja me sytë e një çapaçuli që ndiqte qëllime kriminale. Se ç'ishin këto qëllime, do ta them më poshtë. Më parë dua të pohoj një të vërtetë, atë të vërtetë që dihej nga të gjithë djemtë e qytezës të brezit tim, lukunia e dymbëdhjetë-trembëdhjetëvjeçarëve: Vilma ishte e zgjedhura e Fagut. Si e tillë ajo ndodhej nën mbrojtjen vigjilente të klanit të tij, ku bënin pjesë tipat më kokëshkretë të shkollës. Këtë e dinte edhe Vilma. Ajo ishte sa unë, dymbëdhjetë vjeç. Kurse Fagu një vit më i madh, trembëdhjetë.

Nuk mund të them ç'mendim kishte Vilma për statusin që i kishin paracaktuar të tjerët. As e vrisja mendjen për këtë. Ishte një konvencion që e pranoja siç pranonim në një moshë më të vogël lodrën burrë-grua, ku çdo djali-burrë i takonte një vajzë-grua. Për veten time isha tërhequr nga këto lodra. Në atë kohë për mua këto qenë marrëzira, të padenja për një djalë, të cilit nuk i ka hije të rrijë në shoqërinë e vajzave. Nëse Fagut i pëlqente të vazhdonte të luante me Vilmën lojën qesharake të burrit me gruan, punë për të. Sipas meje, kjo ishte një dëshmi komprometuese, dhe më vinte habi se si klani i sherrxhinjve e gëlltiste dhe e pranonte Fagun për kryetar. Shkurt, Vilma s'do të hynte në jetën time në atë masë dhe në atë mënyrë, sikur mua të mos më kishte lindur në kokë ideja e hakmarrjes ndaj Xhodës.

Shpesh kërkoj të bind veten se e gjitha ka qenë lodër e rastësisë, fatalitet. Mirëpo, fatkeqësisht, si tërë brezi im, jam rritur pa ndjenja fetare. Kam dëgjuar të thonë se një fetar i mirë ngushëllohet e gjen qetësinë e shpirtit në shprehjen «kështu qe shkruar». Një fetar i mirë beson në paracaktimin e fatit. Po unë që s'besoj në asgjë, me se të ngushëllohem? Unë nuk besoj se maskarenjtë e kësaj bote do t'i shlyejnë gjynahet në zjarrin e ndonjë ferri, nuk besoj se të mirët do të shpërblehen në parajsë. Megjithatë dua të besoj se ekziston një gjyq. Këtë e kam shpresuar si një ide efemere, ndryshe, në kotësinë e pafund të ekzistencës sime, s'do të kishte fije që të mund të më mbante në jetë.

U binda shpejt se hakmarrja ndaj Xhodës nuk

qe punë e lehtë. Në fillim vendosa t'i thyeja xhamat e dritareve të shtëpisë, një vilë pak e mënjanuar nga qendra, rrethuar me kangjellë të lartë hekuri, ngarkuar tërë bimë e lule kacavjerrëse. Pranë saj kalonte një rrugë e ngushtë, dhe prej andej mund t'ia bëja xhamat e dritareve copë. Hoqa dorë sepse ditën, për shkak të lëvizjeve, ishte e pamundur të mos bije në sy. Kurse natën s'ma mbante nga frika e qenve. Natën nëpër qytezë endeshin një lukuni bastardësh. Variantin për t'i shtënë në sirtarin e tryezës në zyrën e drejtorisë një gjarpër, e hodha poshtë gjithashtu. Jo nga pamundësia për të siguruar një gjarpër, gabelët e bregut të lumit do të ma gjenin kur të doja. E gjykova të pamundur futjen në drejtori, dhe akoma më të pamundur hapjen e sirtarit të tryezës së tij. Diheshin tri orvatje të tilla të dështuara. Më duhej, pra, të vrisja mendjen, të gjeja një mënyrë tjetër hakmarrjeje. Dhe e gjeta.

Ideja më erdhi në kokë rastësisht. Një ditë në oborrin prapa shkollës, ku mblidhej klani i Fagut, pashë një skenë që, në të vërtetë, nuk ishte e jashtëzakonshme. Fagu po zhdëpte një djalë nga ata të lagjes së bregut të lumit, ndërsa sejmenët e tij rrinin e bënin sehir. Në largësi skenën e ndiqnin plot djem të tjerë. Gjithçka zhvillohej në heshtje. Pa nxjerrë zë, gabeli e duroi dajakun derisa Fagut iu mbush mendja dhe e lëshoi, pa harruar t'i jepte edhe një shqelm prapanicës. As mund të mendohet që ndokush t'i vinte në ndihmë gabelit. Qe një djalë i shkurtër, i fishkur, nga të rrallët breglumas që e ndiqte shkollën rregullisht. E quanin Sherif. Ishte në klasë të pestë, në të pestën A, kurse unë në të pestën C. Rreth tij dija edhe diçka tjetër e kjo, pak çaste më vonë, do të merrte rëndësi të veçantë. I



ati, një gabel i shkurtër, po aq i tharë sa i biri, në periudha të ndryshme të vitit ngarkohej me shfarosjen e qenve. Thuhej se, po të mos i zhdukte ai, bastardët rrezik të shfarosnin qytezën. Për këtë qëllim përdorte copa mëlçish lope të helmatisura, me efekt të menjëhershëm.

Ra zilja e mbarimit të pushimit të madh. Oborri i pasmë kulloi në oborrin përpara. Sherifi mbeti në një qoshe. Nuk e di ç'më shtyu t'i thosha një fjalë, mëshira për të apo përbuzja ndaj Fagut. Sepse Fagun e përbuzja. Ishte edhe kapadai, edhe mizor. Atëherë mësova diçka që ma ngriti mendjen: Fagu e paskësh rrahur Sherifin ngaqë ky, një ditë më parë, paskësh ngacmuar në klasë Vilmën, e kjo na qenkësh ankuar te Fagu. Pisja, mendova, e bija e pisit. Pisa që të tre, i ati xhelat, ajo dhe rrugaçi që e ulte veten e kthehej në mashë në duart e një qurraveceje. Nuk m'u desh të lodhesha shumë për ta bërë Sherifin komplis në veprimin tim.

Lodrën e luajta me një hipokrizi të pashembullt. Them hipokrizi. Në atë kohë kësaj fjale nuk ia dija kuptimin. Por që në atë moshë hipokrizia duket më qe injektuar në gjak. Nëse dikush do të ma kishte shpjeguar ç'do të thoshte, mbase nuk do të isha bërë i tillë. Askush nuk ma shpjegoi. Në shkollë, duke nisur nga klasa e parë, na jepnin mësimin e edukatës morale. Hipokrizinë nuk mbaj mend të na e ketë shkoqitur ndonjë mësues. Mbaj mend diçka tjetër: ata ndryshe silleshin në mungesë të drejtorit, ndryshe në prani të tij. Shpesh ia hidhnin, e gënjenin në sytë tanë, por ne nuk ndiheshim. Xhodën

e kishim edhe frikë edhe inat. Në këtë pikëpamje as Xhoda nuk ndryshonte shumë nga mësuesit. Kisha vënë re se, kur vinte ndonjë inspektor, drejtori nuk sillej si zakonisht, bëhej i butë, i sjellshëm, gënjente dhe ia hidhte inspektorit pothuaj njëlloj siç e gënjenin dhe ia hidhnin atij mësuesit. Punët shkonin për bukuri. Ne rriteshim të bindur se ishim fëmijët më të lumtur në botë. Kështu thuhej në këngët që mësonim.

Megjithatë unë kisha arsye për ta vënë në dyshim nëse ishim vërtet ne fëmijët më të lumtur në botë. Nuk e di ç'ndodhte me të tjerët, por unë, në shtëpi, shihja skena midis prindërve shpesh aq të stuhishme, sa më shkonin mornica. Për të zhdukur çdo keqkuptim, shënoj se im atë ishte njeri pa vese. Ai s'ka ditur ç'është alkooli e duhani dhe jam i bindur se as qejfli grash s'duhet të ketë qenë. Për më tepër nëna e ka sunduar gjithmonë. Ishte ekonomist, shef llogarie, kurse nëna rrobaqepëse. Përpiqeshin të mos grindeshin në praninë time, e kuptoja. Nuk ia dilnin gjithmonë. Habitesha sepse në të shumtën e rasteve grindjet nisnin për vogëlsira. Me shokët e mi unë s'do të grindesha për vogëlsira të tilla. Sidoqoftë stuhia shpërthente, një stuhi fjalësh me akuza e kundërakuza. I pari lodhej im atë. Pas tij, si shfrynte me vete, e mbetur pa partner, e kyçte edhe nëna. Atëherë, në qetësinë e shurdhër që pllakoste dhomën, dëgjoja tim atë që psherëtinte: «Zot, ç'jetë qeni.» Dhe unë arsyetoja se njeriu nuk mund të jetë njëkohësisht edhe më i lumturi në botë, siç thuhej në këngët që mësonim, edhe të bënte jetë qeni, siç shprehej im atë. Këtë arsyetim e ngatërronte dhe e kthente pastaj në rebus diçka tjetër. Ka lidhje me aftësitë aktoreske të prindërve të mi. Më vjen rëndë



që shprehem kështu, por është e vërtetë. Prindërit e mi ishin aktorë.

Në pallatin tonë banonte njëfarë Hulusiu. Tani ka vdekur. Ishte një burrë shkurtabiq dhe te ne vinte shpesh. Mbaj mend se hante pa hesap, mund ta boshatiste një shishe me raki pa lëvizur vendit. Nga mënyra se si flisnin prindërit e mi për të, arrija në përfundimin se në rastin më të parë ata do ta kapnin e do ta flaknin nga dritarja. Kështu kisha dëgjuar të thoshte im atë. Këtë skenë të dëshiruar — e besoja, im atë mund ta hidhte nga dritarja Hulusiun, me trup ishte sa dyfishi i tij — fatkeqësisht nuk e pashë kurrë. Përkundrazi, kur prisja që babai ta kapte Hulusiun prej zvergu, sapo ky dukej në derë, im atë vinte buzën në gaz, nëna gjithashtu. Hulusiu dëndej me raki dhe largohej kur i mbushej mendja. Sapo largohej ai, maskat e qeshura zhdukeshin në çast nga fytyrat e prindërve. Babai fuste duart në xhepa e niste ca ecjake nervoze poshtë e përpjetë dhomës. Nëna nxinte në heshtje. E pra, ky njeri kaq i përbuzur, Hulusiu, ka qenë engjëlli bamirës i familjes sonë. Pa ndihmën e tij, ime motër nuk do të mundte të ndiqte shkollën pedagogjike, kurse unë, më vonë, s'do të kisha asnjë shans për të vajtur në universitet. Por këto gjëra atëherë nuk i dija. Nuk e dija se fqinji ynë, Hulusiu, që banonte një kat sipër nesh, ishte i pari i qytezës. Nuk e dija se, për të fituar mbrojtjen e engjëllit bamirës, prindërit e mi paguanin një haraç të përhershëm: uljen e dinjitetit. Nuk dija edhe plot gjëra të tjera, të cilat jeta do të m'i mësonte një e nga një. Atëherë, dilemave të mëdha, truri im u jepte një zgjidhje të thjeshtë, komode, me plot gojën mund ta quaj konformiste: të gjithë njerëzit ishin aktorë, edhe mësuesit

edhe prindërit. Ata hiqnin e vinin maska. Për analogji, edhe unë, njëlloj si të rriturit, duhej të përgatisja maskat e mia. Kjo qe dhe zgjidhja përfundimtare që i dha rebusit truri im. Për sa i përket dilemës nëse ne ishim apo nuk ishim fëmijët më të lumtur në botë, i dhashë një zgjidhje që mund të quhet origjinale. Edhe ishim, edhe nuk ishim. Si puna e qenve të qytezës. Sipas meje, bastardët s'duhej të ishin të lumtur. Ata hanin shqelma ngado që futeshin, pa përmendur mëlçitë e helmatisura të babait të Sherifit. Përkundrazi, qentë shtëpiakë — në përgjithësi ata që kishin shtëpi private mbanin qen — sidomos konet, duhej të ishin të racës së të lumturve. Edhe Vilma mbante një kone. Të bardhë me qime të dredhura.

Vilma ishte drita e syve të Xhodës. Konia ishte drita e syve të Vilmës. Unë vendosa të helmoja konen e Vilmës.



## 3

Konen e bardhë të Vilmës e helmova për t'u hakmarrë. Ky veprim nuk kishte përmbajtje tjetër. Si fëmijë, vetja më dukej i barabartë me gjithë fëmijët në kuptimin që mund të ketë e mund t'i japë një dymbëdhjetëvjeçar barazisë shoqërore. Është jashtë çdo dyshimi se në atë kohë nuk kisha komplekse, veten nuk e futja në kategorinë e bastardëve, pra në specien e të pafatëve, as Vilmën në kategorinë e koneve, domethënë në specien e të lumturve. Që unë dhe Vilma u përkisnim specieve të ndryshme, do ta kuptoja më vonë. Kjo do të qe edhe trauma e dytë. Por atëherë isha nën pushtetin e traumës së parë, pas rrahjes, kur im atë humbi në sytë e mi. Për këtë duhej të paguante konia e Vilmës. Që Vilma të qante ditë e natë. Që Xhoda të tërbohej nga marazi.

Ajo ishte një kone e bukur. Si të gjitha konet, dilte e lihte me të madhe te shufrat e kangjellës, ku nxirrte turinjtë, sa herë aty pranë kalonte dikush. Ashtu më lehu edhe mua. Ishte një pasdite e ngrohtë dhe Vilma po rrinte ulur në një karrige të vogël

pranë shkallëve, e përqendruar në leximin e një libri. Prandaj, në lehjet e para, ajo nuk e ngriti kokën. Mirëpo unë nuk u tunda nga vendi dhe konia, që ishte vërsulur drejt meje, po ngrinte lagjen në këmbë. Kjo qe diçka e llogaritur nga ana ime. E mërzitur, më në fund, Vilma ngriti kokën. Sytë e saj u ngulën në sytë e mi. Sytë e mi u ngulën në sytë e saj. Ishin të kthjellët si ujë deti. Njiheshim, por, s'kishim folur ndonjëherë. Vazhdimisht kishim qenë në klasa të ndryshme paralele. Dhe, ç'është e vërteta, në ato çaste s'më hante fort meraku të flisja me Vilmën.

Në fillim ajo shtrembëroi fytyrën nga pakënaqësia dhe që tutje thirri diçka si «Maks, or ngatërrestar, eja këtu». Pastaj, meqë Maksi nuk kishte ndër mend t'i bindej, ajo u ngrit, la librin mbi karrige dhe pothuaj me vrap erdhi drejt nesh. Kisha mbetur si i shastisur. Maksi u qetësua vetëm pasi e zonja e mori në krahë. I skuqur, unë sajova një si buzëqeshje. Thashë se ajo kishte një kone shumë të bukur. Ngavash, ma ktheu Vilma, i rritet mendja kur dëgjon lëvdata dhe nga kënaqësia është gati t'ia ngulë dhëmbët kujtdo që kalon para shtëpisë.

Befas ia krisa vrapit, u largova. Vilma mbeti prapa kangjellës me Maksin. Shumë vjet më vonë, duke e kujtuar këtë skenë, të cilën e mbante mend, ajo do të më shpegonte se i qeshë dukur i çuditshëm. Sesi më pe, sesi m'i ngule sytë. Më pas unë dilja te shkallët me Maksin, bëja sikur lexoja. Në të vërtetë prisja të kaloje ti, të më shihje edhe një herë me atë mënyrën e çuditshme. Asnjë djalë s'më kishte parë ashtu dhe unë nuk e kuptoja ç'ishte ajo dëshirë për të të pritur. Përshtypja se do të kaloje ndonjë ditë pranë kangjellës nuk m'u shqit kurrë, edhe kur



ndiqje universitetin e në qytezë u hap fjala se bëje dashuri me një vejushë. Por ti s'u duke më. Kurse unë të prisja, megjithëse më helmove Maksin. Qava si të më kishte vdekur një njeri i afërm. Dhe prapë të prisja. E sigurt se ti s'do të dukeshe më . . .

Që nga çasti kur u largova duke ia krisur vrapit, edhe unë isha i sigurt se s'do të kaloja më andej. Kur Vilma e ngriti Maksin në krahë dhe zuri të më fliste, ndjeva se, po të rrija aty edhe pak, hakmarrjen s'do ta kryeja dot. Nuk di si ta shpjegoj, por ndjeva se, po të rrija edhe pak pranë Vilmës, t'i dëgjoja zërin, t'i shihja sytë, ta vështroja se si përkëdhelte turinjtë e kones, unë s'do të mundja ta helmoja Maksin. Dhe, po të mos helmoja Maksin, Vilma s'do të qante. E, po të mos qante Vilma, Xhoda nuk do të plaste nga marazi.

Maksi pati një fund të dhimbshëm. Para se të kryenim krimin, Sherifi kërkoi prej meje të mësoja se cili ishte ushqimi që i pëlqente më tepër. Pas shumë peripecish, nëpërmjet një djali që shkonte shpesh te Vilma — ishin kushërinj — mësova se gjella më e preferuar e Maksit ishin mëlçitë e qengjit, të ziera. I gjeta. Fshehurazi të atit, Sherifi i gatoi me helmin e mëlçive të qenve bastardë. Maksin e vramë një pasdite, kur Vilma e kishte nxjerrë, siç e nxirrte shpesh, në shëtitje në kufijtë e qytezës, ku fillonin arat. Sherifi më tregoi se e kishte kandisur kollaj ndërkohë që Vilma llafosej me një shoqe. Maksi kishte mbaruar menjëherë. Më pas gjithçka u rrokullis në mënyrë marramendëse.

Të nesërmen në mbrëmje në shtëpinë time erdhi Sherifi. Ai s'kishte qenë ndonjëherë tek unë dhe, me ta parë mbështetur në parmakun e shkallës, e mora me mënd se diçka duhej te kishte ndodhur.

Më shqetësonte edhe një fakt tjetër: atë ditë Sherifi s'qe paraqitur në shkollë. Dukej i trembur, m'u lut të dilja të bisedonim diku, ku të mos na shihte e të mos na dëgjonte njeri. Nuk ia prisha. Errësira na ndihmoi të shmangeshim fshehurazi nga qendra e qytezës. Pa rënë në sy mbërritëm afër lagjes së bregut të lumit ku zumë vend prapa një ferre. Sherifi dridhej. Pastaj filloi të qante, derisa mësova si qëndronte puna. Me t'u marrë vesh vrasja e Maksit, në qytezë ishte shpallur gjendja e jashtëzakonshme. Afër drekës — më sqaroi Sherifi — në shtëpinë time erdhi drejtori. Bashkë me të, dy policë. Kërkuan babanë. Nuk e di ç'llafosën jashtë, por im atë u kthye brenda tërë nerva dhe më hodhi duart në fyt. Do të të mbys me duart e mia po ta kesh bërë ti atë punë, më tha.

I mjeri Sherif, po vdiste nga frika. Ishte i sigurt se i ati do ta mbyste vërtet. Por ky tmerr s'qe gjë para një tjetri, ndoshta më të llahtarshëm. Edhe pse nuk qe paraqitur në shkollë, Fagu me klanin e tij kishte mundur ta gjente andej, nga bregu i lumit. Të gjitha dyshimet binin mbi të. E kishin rrahur me kërcënimin se do ta vdisnin fare po të mos tregonte të vërtetën. Sherifi kishte mohuar gjithçka. Pikërisht kjo, domethënë që ai mohonte gjithçka, e bënte të pashpresë gjendjen e tij. Nuk e besonte as i ati, as Fagu. Në fund, me lot në sy, duke më puthur dorën — s'më shqitet nga mendja se si u përkul e më puthi dorën — Sherifi m'u lut ta shpëtoja. Përndryshe s'kishte rrugë tjetër, veç të mbytej në lumë.

Nuk m'u desh të mendohesha gjatë për të vendosur. Sherifi po vdiste nga tmerri. Unë, që e kisha tërhequr në lojë, duhej të bëja diçka. Dhe kjo diçka qe të merrja fajin përsipër. E mora. Jo nga frika se



mos ai mbyste veten, sido që në ato kushte e besoja se mund ta bënte. Vendosa të pranoja autorësinë e krimit, sepse ndjeva që mund të duroja dhe vuajtjet e ferrit, por jo puthjet e pështira të dorës prej tij. Po të mos e merrja fajin unë, Sherifi do të vinte çdo ditë të më puthte dorën. Si qen i rrahur.

Pohimin ia bëra Fagut. Kështu lajmi do të shkonte menjëherë atje ku duhej dhe unë do të kisha kohë të mjaftueshme për t'iu përgatitur shpirtërisht asaj që më priste. Fagu shqeu sytë, ishte pohimi më i pabesueshëm që dëgjonte. U bind vetëm kur i shpjegova se e kisha kryer vrasjen për t'u hakmarrë ndaj Xhodës. Të gjithë e dinin se Xhoda, para ca kohësh, më kishte kopanisur. Prandaj hakmarrja ime konsiderohej e ligjshme, qoftë edhe në këtë formë. Fagu s'mund të më prekte, ndryshe do t'i hapte punë vetes. Askush nga sherrxhinjtë e klanit të tij s'do t'ia falte nëse ai, për shkak të Vilmës, do të guxonte të më keqtrajtonte.

Kështu ndodhi. Në ato kohë Fagu ishte më i gjatë se unë dhe, pa dyshim, më i fortë. I inatosur, qeshi me përbuzje. Dhe u largua. Që nga ajo ditë jeta ime u bë e padurueshme. Në qytezë zunë të më shihnin si të isha kriminel. Në shkollë, para nxënësve të rreshtuar në oborrin e madh, gjesti im u quajt rrugaçëria më e padëgjuar e kryer në qytezë. M'u thyen dy nota në sjellje, u përjashtova tri ditë nga shkolla. Ndryshe nga ç'kisha parashikuar, drurin e parë për këtë bëmë e hëngra jo nga Xhoda, i cili s'denjoi as të më thërriste në drejtori, por nga im atë. Ky s'më kishte rrahur ndonjëherë. Më rrahu me t'u kthyer nga rajoni i policisë, ku e kishin thirrur të jepte llogari për mua. Siç mora vesh, atje i kishte paguar dëmshpërblimin Xhodës, një

shumë të hollash si nja tre-katër mijë lekë. Dhe sot e kësaj dite nuk jam i qartë nëse im atë më ndëshkoi për gjestin, për paratë që iu desh të harxhonte, apo nga frika që i kishte hyrë në palcë kur e kishin thirrur në polici. Sidoqoftë, që nga ajo kohë im atë e mësoi këtë zanat. Por, nëse ai mësoi të më rrihte, unë u mësova të rrihesha. Dhe, kur njeriu mësohet me dru, nuk i hyn më në sy asgjë.





*Mars 1991*

Mjeran i shkretë, thashë me vete kur i ktheva krahët Xhodës e ai mbeti në hyrje të varrezës me shufrën e hekurit në dorë. U dashka t'i ngrys ditët me ty. Dhe mendova se njëri nga ne ishte krijuar për të torturuar tjetrin. Tek ecja në rrugën me pluhur, u orvata të gjeja në isha unë i paracaktuar nga providenca si mallkim për Xhodën në ditët e çmendurisë, apo çmenduria e tij qe parathënë për të më kujtuar në çdo çast se unë s'do të gjeja prehje kurrë.

Më erdhi të qaja. Kjo tregonte se vështrimi gjak i syve të Xhodës më kishte bërë esëll. Qielli i pistë si çarçaf i palarë, më kujtoi ikanakët në det. Dhe befas m'u bë sikur ndjeva erë urine. Të ishte era e urinës së djalit të Dorit? Mbase qe era e lotëve të mi. Po qaja. Kjo do të thoshte se pija më kishte dalë. Ndoshta qaja për ikanakët në det. Dhe vajta përsëri në klub. Ndërkaq, për fatin tim të keq, konjaku qe mbaruar. S'mbetej rrugë tjetër përveç qebaptores «Bregu i lumit». E gjeta mbyllur, atë ditë s'qe hapur fare. Duket se ish-brigadieri i fabrikës së çimentos, Arsen Mjalti, po vinte dhjamë dhe

si jo shumë kolegë të tjerë, i lejonte vetes luksin e pushimit të së dielës.

Me gjithë sasinë e konjakut të pirë, qyteza sikur vazhdonte të bënte gjumin e vdekjes. Më hipi edhe një herë të dilja në qendër e të vija ulërimën: «Bashkëqytezarë të nderuar, zgjohuni! Që sot e tutje jeni qytezarë të lirë, mund të bridhni nga të doni e kur të doni. Liria e shumëpritur erdhi dhe tani mund të arratiseni nga toka, deti dhe ajri. Kurrkush s'do t'ju quajë tradhtarë, kurrkush s'do t'ju cilësojë huliganë. Drejtësia sociale ngadhnjeu.»

Nuk ulëriva, as në qendër s'vajta. Edhe për të qarë s'më vinte më e kjo do të thoshte se isha dehur përsëri pa pirë. Atëherë vura re të kalonte përmes qytezës Xhodën e Marrë. E ndoqa. Deri pranë shtëpisë. Ai u fut brenda, humbi në gojën e zezë të hyrjes. Për një çast, s'di si m'u fanit, por pata përshtypjen se nga ajo gojë e zezë doli duke lehur një brumbull i bardhë. M'u zu fryma, mbulova fytyrën me duar. Maksin e kisha vrarë tridhjetë vjet të shkuar. Ai s'mund të ishte Maksi. Mbështeta kokën në trungun e pishës aty pranë dhe më erdhi për të vjellë. Sikur befas të kisha gëlltitur një copë mëlçie me helm. Volla. Kur ngrita kokën, përmes qerpikëve të lagur, pashë tutje Xhodën e Marrë ulur në karrige, në krye të shkallëve, me shufrën e hekurit në dorë. Ik, mjeran, desha t'i thërras, sfinks tragjik. Kë ruan?





# 4

Pisha ishte tridhjetë vjet më e re. Unë aq i hollë në trup sa të fshihesha pas trungut të saj. Vilma rrinte në karrige, lexonte libër. E përgjoja prej më se një ore, por ajo s'e kishte ngritur kokën asnjëherë. Maksi nuk mund të vraponte të lihte te kangjella. E kisha vrarë. Rrija i fshehur pas trungut të pishës i sigurt se Vilma e dinte që ndodhesha aty. Së fundi, në një çast kur e humba mendjen, ndjeva diçka që ra pranë këmbëve të mia. E mora. Ishte një guriçkë e mbështjellë me letër. «Je penduar për atë që bëre, këtë do të më thuash? Nuk është nevoja. Ke pesë ditë me radhë që vjen e fshihesh pas trungut të pishës, si hajdut. Edhe nëse vërtet je penduar, nuk të fal. Ç'pate me Maksin? O zot, ç'të bëri? Sikur ta dish sa të urrej.»

Kur ngrita kokën, karrigia ku qe ulur Vilma ishte bosh. Ky është imazhi i fundit që jam në gjendje të riprodhoj nga vitet e fëmijërisë. Gjithçka tjetër është fshirë. Ka mbetur vetëm karrigia bosh si për të më kujtuar se jeta ime do të ishte e tillë, bosh. Nuk ndieja pendesë për veprimin e kryer. Kur

lexova pusullën e Vilmës, nuk e kuptova përse ajo mendonte kështu. Dëshira ime për të parë i fshehur pas trungut të pishës bashkën e artë të flokëve të saj nuk kishte lidhje me ndonjë pendesë. Por, meqë Vilma më shprehu urrejtjen, s'mbetej tjetër veç të ikja. Për të mos u kthyer më. Mposhtja e dëshirës për të vajtur të vështroja fshehurazi, pas trungut të pishës, bashkën e artë të flokëve të Vilmës, m'u kthye në vuajtje kur në këtë mes hyri kompleksi i inferioritetit. Pragun e fëmijërisë e kapërceva pikërisht me këtë zbulim: ekzistonte një ndjenjë që njerëzit e quanin inferioritet.

Ndodhi në një nga ato netët kur kryetari i qytezës, Hulusiu, pasi u dënd me raki, duke iu marrë këmbët e me gjuhë të trashur u ngjit t'ia këpuste gjumit një kat më sipër, kurse në apartamentin tonë, përveç avujve të alkoolit dhe rrëmujës mbi tryezë, la nervozizmin e prindërve të mi. Me syrin e sotëm mund të them se gjithçka ndodhte para meje në raste të tilla ishte një tragjikomedi. Qëllonte madje të zbavitesha nga batutat e prindërve. Por ajo natë qe një çmenduri. Duket për herë të parë e të fundit, për arsye që vetëm ai mund t'i dijë, im atë e shoqëroi Hulusiun gotë më gotë. Më kujtohet se si nëna hynte e dilte në kuzhinë e shqetësuar, derisa burrat u dehën. Ndryshe nga Hulusiu, që fliste tërë kohën, babai e dëgjonte në heshtje. Mbase nuk e dëgjonte fare. Kur ky u largua dhe nëna mbylli derën, babai bëri një gjest të shëmtuar me dorë, kuptimin e të cilit, si djalë qyteze, unë e kisha mësuar prej kohësh. Nuk ia vlen ta shpjegoj. Pas gjestit e zuri lemza dhe u fut në kuzhinë ku mbajti pak a shumë këtë ligjëratë: «Nëse yt vëlla s'do të ishte kodosh, mua s'do të ma nxinte jetën një kodosh tjetër. Mirëpo yt vëlla, si kodosh kodoshi, më la dopio gjashtën në dorë e unë s'di nga ta çoj. I bie në të kush është dopio gjashta?»

Nëna lëshoi një klithmë. Kjo mjaftoi ta bënte babanë esëll. Pas klithmës nëna u derdh jashtë kuzhinës, u mbyll në dhomën e gjumit. Babai mbeti si një trung i goditur nga rrufeja. Në qoshen ku ndodhesha mbi divan, s'dija ç'të bëja. Edhe nëna, edhe babai, e kishin harruar praninë time. Po mbase eksitimi nervor i tyre kishte arritur në atë shkallë sa prania ime ishte e papërfillshme për të luajtur ndonjë rol frenues. Babai çoi dorën lart, mbi fytyrë. Iu afrua tryezës, u ul rëndshëm në karrige dhe atëherë, duke ndier të më thahej pështyma në grykë, pashë se si im atë u shkreh në dënesë. Trupi i tij i madh, rënë përmbys, dridhej. E tërë tryeza dridhej, madje m'u bë se tundeshin muret. Qëndrova në mëdyshje midis dëshirës për t'u zhdukur dhe frikës se mos babai ngrinte kokën dhe më shihte aty. Së fundi, majë gishtërinjve, me lotët që po më mbytnin, arrita të dilja nga kuzhina. Pa u ndier, u mbylla në dhomën time. Aty u shkriva në vaj. Nga ligjërata e tim eti s'kisha kuptuar asgjë; nëna kishte lëshuar vetëm një klithmë. Megjithatë, në skenën e asaj nate, ndryshe nga mjaft skena të tjera të zakonshme midis prindërve të mi, kishte diçka të rëndë. Më pas nuk kam dashur të zhytem në kuptimin e fjalëve të babait. As në kuptimin e klithmës së nënës. Sipas meje nuk është e drejtë të zhytesh në intimitetet e jetës së prindërve. Mbaj mend se, tek rrija i mbështetur pas derës së dhomës, i tromaksur nga dënesa e babait, ndjeva zërin e tij në korridor. U bëra i tëri vesh. Im atë i lutej nënës ta falte. Me zë të ulët, duke psherëtirë, ai përbetohej se nuk do ta

përsëriste më atë që bëri, se qe e para dhe e fundit herë që dehej. Duket nëna nuk i përgjigjej, si priste pak në heshtje, babai ua niste përbetimeve nga e para. S'mund të them ç'ndieja në ato çaste për të, mëshirë apo neveri. Nëna nuk ia hapi derën. Atë natë ai fjeti në kuzhinë, gërhimat ia dëgjova gjatë. Tek dëgjoja gërhimat e tij, përpiqesha të bindja veten se tashmë nëna s'kishte ndonjë arsye për të ndenjur zgjuar.

Gjumi duhet të më ketë zënë ndaj të gdhirë. Kur u zgjova, dielli kishte mbytur dhomën. Kjo do të thoshte se atë ditë shkollës i qe vënë vizë, prindërit më kishin lënë të flija. Ndihesha ende nën pushtetin e skenës së një nate më parë. Për habinë time edhe prindërit i kishin vënë vizë punës: i gjeta në kuzhinë, përballë njëri-tjetrit, duke pirë kafe. Dreqi e merr vesh ç'qe ajo egërsi që më pushtoi sikur i pashë të dy, tek surbnin kafenë qetë-qetë, sikur një natë më parë midis tyre të mos kishte ndodhur asgjë. Përkëdheljet e tyre më acaruan, siç acarojnë ngacmimet një kafshëz të mbyllur në kafaz. Sa më të dashur silleshin me mua, aq më inat i merrja. Më vinte të ulërija, të thyeja diçka, të formuloja sharjet më të ndyra, të pështyja, të ngërdheshesha, të nxirrja gjuhën jashtë, me një fjalë të vija në përdorim arsenalin e të gjitha veprimeve të ndaluara. Dhe ishin aq naivë sa të mos vinin re asgjë. Po ndoshta edhe unë nuk u lashë shkas t'u shkonte mendja për keq. U bëra vetëm një pyetje. U kërkova të dija se cili na qenkësh ky vëlla i nënës. Deri atë ditë unë nuk e dija që nëna të kishte një vëlla, nuk e dija që unë të kisha një dajë.

Nënës i ra filxhani nga dora. Babai u zbeh.





Tekefundit qe e thënë ta mësoja kështu, në moshë të njomë, se bëja pjesë në kategorinë e njerëzve inferiorë, ose, siç e përfytyroja aso kohe, në kategorinë e bastardëve, të atyre qenve zgjebanjosë që i përzënë me shqelma ngado që futen. Pa e zgjatur, me një zbehtësi prej të vdekuri, babai më shpjegoi se unë vërtet kisha një dajë. Disa muaj pas lindjes sate, më sqaroi ai, yt ungj, i cili kryente shërbimin ushtarak në një pikë kufitare, bashkë me dy shokë të tjerë, kaloi matanë kufirit. Është i arratisur, armik, turpi i familjes sonë. Për të gjithë ne, pra edhe për ty, ai nuk ekziston. Dhe duhet ta urresh.

Kështu e përfundoi sqarimin babai, me porosinë të urreja një njeri që, deri në ato çaste, nuk e dija madje se ekzistonte. Por në këtë pikë, domethënë që unë ta urreja atë njeri, megjithëse vëllai i nënës dhe im ungj, babai s'kishte nevojë të këmbëngulte fort. Në përfytyrimet tona fëmijërore i arratisuri ishte një qenie e përbindshme. Njihja një djalë në qytezë me vëlla të arratisur. E quanin Riku. Djemtë i shmangeshin, askush s'kishte qejf të shoqërohej me të. Si të vuante nga një sëmundje e keqe dhe ruheshin mos ua ngjiste. Unë bëja si të tjerët, i shmangesha. Edhe shtëpia e Rikut, një ngrehinë përdhese mbuluar me tjegulla, në skaj të qytezës, ishte e vetmuar, larg rrugëve, në fushë të hapur. Një mister i frikshëm e mbështillte atë ngrehinë ku as hynte, as dilte njeri e ndoshta për këtë arsye ajo na dukej si shtëpi të vdekurish. Prandaj im atë s'kishte nevojë të këmbëngulte shumë që të urreja një të panjohur. Mjaftonte fjala «i arratisur».

Vështirë që prindërit të kenë kuptuar efektin që bëri tek unë ky zbulim. E vetmja gjë e vërtetë është se atë çast mua më vajti mendja te Vilma. Qe

e pamundur që prindërit të bënin një lidhje midis zbehjes së fytyrës sime dhe përfytyrimit të Vilmës. Atë çast unë thashë me vete se tani s'mund të shkoja më të përgjoja i fshehur pas trungut të pishës vezullimin e flokëve të saj. Kisha një dajë të arratisur dhe, si i tillë, e gjykova veten të padenjë të fitoja simpatinë e Vilmës. Por kjo s'merrej dot me mend nga prindërit e mi. Përkundrazi, im atë u kujdes të më jepte një porosi kategorike: për dajën askund, askujt, asnjëherë, asnjë fjalë. Këto m'i tha duke m'i ngulur sytë thellë. Ndërkohë që ai më mbante mb¨r-thyer me vështrimin hipnotizues, m'u fanit shtëpia e Rikut, e zhytur në atë vetmi të trishtuar. Më doli para syve dhe vetë Riku, vazhdimisht i frikur dhe rrëshqitës si hije. Nëse thjesht në kuptimin fetar prindërit e mi kanë ndonjë mëkat ndaj meje, ky i takon asaj dite. Dhe është i dyfishtë. Ata më kërkuan të urreja një të panjohur, megjithëse ishte im ungj. Ata më kërkuan të urreja heshturazi, fshehurazi. Në këtë mënyrë, në kuptimin fetar të fjalës, edhe unë u shtyva në rrugën e mëkatit. Disa ditë më parë kisha mbytur Maksin. Ky krim prej fëmije nuk e rëndoi ndërgjegjen time. Pata guximin ta pranoja me të gjitha pasojat. Në këtë pikëpamje them se vrasja e Maksit nuk mund të quhet mëkat dhe, meqë deri atë ditë s'kisha bërë ndonjë mëkat tjetër, nuk ishte ky mëkati im i parë. E quaj veten mëkatar që nga çasti kur im atë kërkoi prej meje të urreja një njeri të panjohur. Doemos, unë nuk mund të urreja një fantazmë. As haptazi, as heshturazi. U futa në rrugën e deformimit shpirtëror, pra të mëkatit të përhershëm, kur zura të mbaja përbrenda një të fshehtë, përvëluese, të frikshme, të rrezikshme. M'u bë e qartë se këtë të fshehtë e ruanin





rreptësisht edhe prindërit e mi. Ata qenë vendosur në qytezë fill pas arratisjes së ungjit të famshëm biografiprishës. Me shpresën që të shmangnin njollën kanceroze. Nuk e di se si, por ia kishin arritur.

Që nga ajo ditë bota për mua shfaqej në dy ngjyra: bardhë e zi. Përbëhej nga dy bashkësi: e të bardhëve (Vilma) dhe e të zinjve (unë). Që nga ajo ditë unë jetoja në mënyrë iluzive në universin e bashkësisë së të bardhëve kur e dija mirë se i përkisja bashkësisë së të zinjve. Nisi kështu jeta ime e dyfishtë, me kompleksin e përhershëm të fajit. Dhe ëndrra që zuri të ngjizej brenda meje si nevojë për të shpëtuar nga impasi, qe dëshira për arrati. Jo në kuptimin e arratisë fizike. Këtë e kisha provuar dhe ia dija shijen. U arratisa brenda vetes, në trojet e vetmisë. Nuk ka arrati më të zymtë. Por edhe më të sigurt nuk ka. Më tej jeta ime u rrokullis në banalitetin e pluhurosur të qytezës, përmes një monotonie gjumëndjellëse që prishej herë nga druri i Xhodës në shkollë, herë nga druri i babait në shtëpi, herë nga druri i të dyve bashkë. Por edhe druri e pati një fund. Këtë fund nuk mund ta datoj. Nëse mbaj mend mirë dajakun e parë, përkatësisht të Xhodës dhe të babait, nuk mund të them se kur, secili prej tyre, më dha dajakun e fundit. Është e kuptueshme. Në ndryshim nga ndëshkimi i parë fizik, ndëshkimi i fundit nuk duhet të ketë pasur rëndësi, nuk më ka lënë gjurmë. Sepse bënte pjesë në rutinën e së përditshmes. Dhe u fshi pa u vënë re. Një gjë mund ta them me siguri. Kjo përkon me fillimin e asaj periudhe të jetës, kur Vilma pothuaj zhduket, siç zhduket Fagu, Xhoda, prindërit, e tërë qyteza. Kjo periudhë më është fshirë nga kujtesa siç është fshirë druri i fundit, pa lënë mbre-

së. Për arsye që merren me mend, shkollën e mesme nuk e ndoqa në qytezë. Mundësia e zbulimit të minës biografike me sahat, që do ta hidhte në erë të ardhmen time, kështu ishte më e vogël. Larg qytezës, larg njerëzve që më njihnin, larg atyre për të cilët mund të isha konkurent. Ky parim i ndjekur më parë për motrën, u ndoq edhe për mua. Me ndihmën e engjëllit shpëtimtar, Hulusiut. Bamirësit tonë të përjetshëm. Në këtë pikë zhduket, pa hyrë kurrë në jetën time, edhe ky njeri enigmatik, me lidhje edhe më enigmatike me prindërit e mi. Lidhje që s'më interesuan ndonjëherë. Në saje të tij më pranuan në një shkollë të mesme të Tiranës. Ishte ai që më rregulloi të drejtën e studimit në universitet, në degën kimi industriale. Vdiq papritur tre muaj pasi kisha filluar studimet. Në varrim nuk i vajta, por urova t'i shkonte shpirti në parajsë. Shpresoj t'i ketë shkuar. Ndërkaq në jetën time kishte hyrë Ladi.





## 5

Dua të bëj një pushim, të marr frymë. Dua të mbush mushkëritë me ajër e të zhytem në një gjumë harrimi. E pamundur. Nuk mund të rri pa folur për Ladin. Sepse dhimbja për të është po aq therëse sa dhimbja për Vilmën.

E quanin Vladimir. Ashtu si të tjerët, edhe unë e thirrja Ladi, me shkurtimin e përbashkët të të gjithë Vladimirëve. I përkiste atij brezi fëmijësh kur ky emër qe tepër në modë e në çdo shkollë, në çdo lagje, mund të gjeje një duzinë Vladimirësh, të cilët, ndonëse nuk kishin lindur në ditën e shën Vladimirit të ortodoksëve, prapë kështu qenë pagëzuar. Gjithsesi emër shenjti ishte dhe, nëse ky shenjt nuk i përkiste ortodoksisë fetare, i përkiste një ortodoksie tjetër. Ladi ishte një djalë i heshtur, me trup të hollë, të gjatë, vishte pantallona xhins, të rralla në qarkullim në kohën për të cilën bëhet fjalë, pra fillimi i viteve 70. Në dimër qafën e mbështillte me një shall të madh ngaqë bajamet i acaroheshin shpejt dhe, për habinë time, nuk i kishte operuar as i vo-

gël e as më vonë, megjithëse kur sëmurej vuante shumë.

Që në ditët e para të leksioneve më ra në sy diçka: pedagogët shfaqnin ndaj tij një mirësjellje të veçantë. Shquhej për këtë shefi i katedrës, një burrë i shkurtër, energjik, me flokë pak të rënë, të cilin e pagëzova Xhohu, fjalë e sajuar me rrokjet e para të emrave Xhodë dhe Hulusi. Sepse Xhohu ishte një përzierje e tipareve të karakterit të Xhodës me fizikun dhe manierat e Hulusiut. Këtej e tutje do ta cilësoj atë jo me emrin e vërtetë, por thjesht Xhohu, pa dashur të minimizoj kapacitetet e tij intelektuale, sido që mjaftonte prania e Ladit që ai të harronte kush ishte e të kthehej në një njeri që shkurt quhet servil. Babai i Ladit qe funksionar i lartë. Me këtë shpjegohet edhe fakti tjetër që Ladin vështirë ta shihje vetëm, ai gjithmonë gjendej në shoqëri djemsh ose vajzash. Unë, kuptohet, kisha arsye të mjaftueshme që të mos orvatesha për t'iu afruar, pa bërë fjalë se me kohë qeshë kthyer në një tip të mbyllur. Shmangia edhe mundësitë e krijimit të shoqërive, duke synuar të mbetesha kurdoherë në kategorinë e njerëzve që s'bien në sy. Me këtë maskë të përpunuar gjatë viteve të shkollës së mesme, hyra në epokën universitare me sigurinë e një mjeshtri, aftësia e të cilit është vetëpërmbajtja. Të mbaje një maskë të tillë në atë moshë, kur dëshira për t'u vënë në dukje ndoshta është dëshira më e fuqishme e njeriut, qe një vuajtje e përhershme. Megjithatë pozicioni që kisha zgjedhur më jepte përparësinë e vëzhgimit të të tjerëve, e vrojtimit të sjelljes së tyre, dhe duhet të pohoj se jo rrallë kjo më sillte kënaqësi. Asnjëra prej këtyre kënaqësive nuk mund të krahasohet me atë që më



ngjallte vrojtimi i sjelljeve të Xhohut. Ishte i papërsëritshëm. U binda sidomos kur zura miqësi me Ladin, por kësaj teme do t'i kthehem më poshtë. Këtu dua të shënoj se ndryshe nga ata që i rrinin Ladit para e mbrapa, dhe e mendonin pa dyshim të lumtur - atij nuk i mungonte asgjë për të qenë i lumtur - unë krijova përshtypjen se ai njeri, njëlloj si unë, por në një kuptim tjetër, hiqte e vinte maska, pas të cilave përpiqej të mbulonte me ngathtësi atë që arrijnë ta bëjnë vetëm aktorët: trishtimin e syve. Në këtë pikë më dukej aktor i keq. Dhe nuk qeshë gabuar. Sidoqoftë, për arsyet e njohura, unë nuk orvatesha t'i afrohesha. Nga ana e tij, i mbingopur me shoqërira nga më të larmishmet, mashkullore e femërore, Ladi as që duhej ta vinte re praninë time midis tetëdhjetë studentëve e studenteve të kursit të parë të atij viti. Në këtë pikë qeshë gabuar.

Rasti e solli të ulesha në një tryezë me të një pasdite nëntori me shi në sallën e dytë të lokalit të Pallatit të Kulturës. Sot ajo është një sallë e mjerë ku përveç kameriereve me pamje vazhdimisht të lodhur dhe banakut të shkretuar, mund të gjesh të rinj që pinë duhan, me ndonjë surrugato kafeje përpara, e, në rastin më të mirë, me ndonjë gotë nga ai konjaku i neveritshëm «Iliria». Por atëherë ajo ishte një sallë e zgjedhur, e rrallë në kryeqytet për shërbimin dhe mblidhte, si të thuash, një lloj elite të rinjsh, snobë, dhe jo pak bij funksionarësh. Unë s'kisha vajtur ndonjëherë, sepse xhepi nuk m'i mbante çmimet. Atë ditë u futa kot, sa për të hedhur një sy tek endesha poshtë e përpjetë nëpër ambientet e Pallatit në pritje që të pushonte shiu. Ladi ndodhej në një tryezë nga mesi i sallës dhe,

kur ai ngriti dorën, unë nuk e kuptova se sinjali më drejtohej mua. Ishte në shoqërinë e një vajze nja gjashtëmbëdhjetë vjeç, që, siç mësova pas pak, qe e motra, dhe një tjetre që, me vështrimin e parë, nuk qeshë në gjendje t'ia çmoja moshën. Ladi më paraqiti kështu: «Shoku im i kursit me emrin e çuditshëm Thesar Lumi. Është i heshtur, sikur vërtet ruan ndonjë thesar që të mos ia rrëmbejë lumi.»

Dukej qartë, kishte pirë. Me këtë shpjegohej dhe afërsia e papritur ndaj meje. Në ato çaste nuk më bëri përshtypje që ai më dinte emrin, megjithëse s'kishte qëlluar të rrinim bashkë, as të këmbenim ndonjë fjalë. Ai kishte vënë re gjithashtu se isha tip i heshtur, por edhe këtë nuk e kapa. U ndjeva keq, në pozitën e njeriut që futet në një mjedis të panjohur dhe gabimisht, duke e marrë për dikë tjetër, e rrethojnë me ndere që nuk i takojnë. Ngurtësia e shoqërueseve të tij më dha të kuptoja të kundërtën, s'bëhej fjalë për ndere. Gjashtëmbëdhjetëvjeçarja, domethënë e motra, mezi më përshëndeti, dhe gjatë kohës që qëndrova në tryezën e tyre, më saktë, gjatë kohës që Ladi, me kokëfortësinë e një të piri, këmbënguli të rrija me ta, ajo s'mundi ta fshihte bezdinë që i ngjallte prania ime, sikur unë të isha përgjegjës për gjendjen e të vëllait. Po ndoshta, me fodullëkun e çupkave të rangut të saj shoqëror, mendonte se isha i padenjë të ulesha në një tryezë me të. Nuk ia vlen të zgjatem, s'do të ketë rol në rrëfimin tim. Tjetra po. Këtu dua të zgjatem pak.

Në vështrimin e parë, siç thashë, nuk ia çmova dot moshën. Do të humbisja çdo bast me këdo që do të thoshte se ishte dhjetë vjet më e madhe se unë. Do të humbisja ngaqë nuk do të ngurroja për





ta vënë një bast të tillë në kuptimin mohues. Por ajo ishte vërtet dhjetë vjet më e madhe se unë, me një fëmijë, mbetur e ve prej më se një viti, qysh kur i shoqi, ish-arkitekt, kishte humbur jetën në një aksident rrugor, në hyrje të Tiranës, tek kthehej nga Durrësi me motor, bashkë me një shokun e tij, arkitekt dhe ai, mbetur që të dy top në vend. Këto do t'i mësoja më vonë, kur Sonja - kështu e quanin - do ta përpinte qenien time deri në kuptimin fizik të fjalës dhe dyshja Sonja-Ladi do të mbetej një yllësi tjetër dhimbjeje në qiellin e zbrazur të jetës sime. Sonja më është ngulitur në kujtesë siç e njoha atë ditë, me fytyrën e bardhë e thëngjijtë e syve, me buzët e ndezura që vazhdimisht rrinin pakëz të hapura e linin të dukeshin dhëmbët e rregullt, me flokët e zinj, ndarë me vijë anash, të dendur, të rëndë, varur në supe që, kur mënjanonte kokën, i mbulonin gjysmën e fytyrës, me vetësigurinë e femrës së ndërgjegjshme për hiret e papërballueshme, që i jepnin magjinë e pushtetit ndaj të tjerëve. Ajo kishte një bukuri hutuese. Mbase kjo ishte arsyeja që s'qeshë në gjendje t'ia përcaktoja moshën dhe, me gjithë turinjtë e gjashtëmbëdhjetëvjeçares, të rrija aty deri në fund, i gatshëm të gëlltisja edhe ndonjë fyerje, mjafton të shihja sa më gjatë gruan përballë meje, me emrin Sonja.

Munda ta shihja përsëri pas tre muajsh. Nuk gënjej po të them se ndërkaq e kisha harruar. Për një arsye të thjeshtë: ajo i përkiste një planeti tjetër, ajo ishte e paarritshme. Pas një nate të kaluar pa gjumë nën terrorin e feminitetit të saj, u zgjova i dërrmuar. E njihja këtë dërrmim. E kisha provuar gjatë verës së fundit, në përvojën time të parë me një vajzë. Gabele. Si shumë djem të qytezës, edhe

unë mësimin e parë e mora nga një gabele. E quanin Ermelinda. Shkurt e thërrisnin Linda. Ishte shtatëmbëdhjetë vjeç dhe punonte në mullinjtë e fabrikës së çimentos, me tri turne. Unë sapo kisha mbushur të tetëmbëdhjetat, pra qeshë një vit më i madh. Gjatë verës, pas provimeve të maturës, ishim puthur në errësirat e rrugës që çonte nga fabrika në shtëpinë e saj, diku pranë shtëpisë së Sherifit. Linda më bëri të ditur qysh në fillim se unë s'dija të puthja. Djemtë e gaxhojve, u tall ajo, s'dinë të puthin dhe në punë dashurie s'krahasohen me djemtë gabelë. Kur, i fyer në sedër, e pyeta përse vinte me mua, ajo më dha një përgjigje në stilin e gabeleve: vinte ngaqë i pëlqente hunda ime. Pastaj mori përsipër të më mësonte ç'është puthja. Disa ditë më vonë e pa të arsyeshme të më mësonte diçka tjetër: ç'është dashuria. Prindërve u thashë se do të flija te një shok, ajo la turnin e tretë. Natën e kaluam jashtë. Qielli ishte plot yje. Në të gdhirë ndihesha i vdekur. Linda më braktisi atje, nën gëmushë, pasi më la dhe shenjën e fundit të kafshimit në gjoks. Numërova gjashtë kafshime. Aq, sa herë ajo deshi të bënim dashuri pa vënë gjumë në sy, deri në mëngjes. Kur iku, më pëshpëriti: «E dija se je veri seksi.» Më zuri gjumi në çast.

Të njëjtën rraskapitje ndjeva pas natës së kaluar pa gjumë përdhunisht nën pushtetin e syve të Sonjës. Mendova se kafshimi imagjinar i syve të saj kishte qenë më dërrmues se gjashtë kafshimet e Lindës. Vazhdonte të binte shi ngadalë, shtruar, me këmbëngulje, sikur që nga pasditja e djeshme të mos kishte reshtur fare. Rrugët e qytezës qenë mbytur, uturima e lumit vinte deri në veshët e mi. Duke parë qiellin e ujshëm, thashë me vete se, po të ishte e



shkruar për sot dita e qametit, në Barkën e Noes, midis gjallesave të paracaktuara për vazhdimësinë e jetës, duhej të ndodhej patjetër Sonja. Nuk e di në ishte i një mendjeje Ladi, që po më priste me çadër në dorë në shkallët pranë derës së rëndë të fakultetit. Praninë e tij aty nuk e lidha me mbërritjen time, nuk shihja ndonjë motiv për diçka të tillë. Megjithatë ai po më priste mua. Këtë ma tha sapo më pa. Ma tha lirshëm, si të njiheshim prej kohësh. Ishte i zbehtë. Me shallin rreth qafës m'u duk si një fëmijë që ndjek pikë për pikë porositë e prindërve. Ladi më kërkoi të falur. Nuk e kuptova përse më kërkonte të falur. Midis nesh nuk kishte ndodhur asgjë, për të cilën të më kërkonte të falur. Kur ia thashë këtë, ai qeshi. Me të qeshurën e tij përjetësisht të trishtuar. Dhe më vuri dorën në sup. Pastaj, duke m'i ngulur sytë, më propozoi t'i braktisnim leksionet atë ditë, të shkonim gjëkundi. Mendova se, po të shkonim te Barka e Noes, kishim për të gjetur Sonjën. Por ne s'shkuam te Barka e Noes. Shkuam tek i njëjti lokal ku kishim qenë një natë më parë. Sonjën, sigurisht, nuk e gjetëm.

Kështu u njoha me Ladin. Më e saktë është të them se kështu u njoh Ladi me mua. Iniciativën për këtë e kishte ai, jo unë. Të drejtën e zgjedhjes e kishte ai, jo unë. Unë kisha vetëm një të drejtë: t'i përgjigjesha ose jo miqësisë së tij. Iu përgjigja. Për të zhdukur keqkuptimet, e ndiej të nevojshme të sqaroj se miqësisë që tregoi ndaj meje iu përgjigja pa paragjykime. Kurrë dhe për asnjë motiv nuk më shkoi mendja të përfitoja nga pozita shoqërore e familjes së tij. Madje për një kohë të gjatë kur rrija me të më mundonte një ndjenjë prej fajtori. Unë nuk i paraqitesha Ladit në dritën time të vër-

tetë. Unë i mbaja një të fshehtë. Mbase, me t'u zbuluar kjo fshehtësi, miqësia jonë do të merrte fund. Për të zhdukur dhe çdo keqkuptim tjetër, nuk dua ta paraqes veten shenjtor. Të fshehtën time isha i vendosur të mos ia zbuloja as Ladit. Jo ngaqë kisha frikë mos humbisja miqësinë e tij. Kjo mund të ndodhte. Ia kisha frikën humbjes së identitetit të vetvetes. Shkatërrimi im do të qe i menjëhershëm. Dhe nuk isha kaq naiv sa të sakrifikoja kaq shumë për një çështje thjesht etike. Së paku kështu më dukej. Isha i vendosur që të fshehtën t'ia tregoja vetëm varrit, po qe se nuk ma zbulonte dikush tjetër. Gabohesha. Kjo dëshmon se unë s'kam qenë në gjendje të njoh vetveten. Po, a mund ta njohë njeriu vetveten? Rasti u paraqit shpejt kur me lehtësinë më të madhe të fshehtën time, domethënë minën biografike, ia bëra të ditur Ladit. Ca më vonë Sonjës.





## 6

Nga fundi i janarit të vitit që pasoi ra borë. Studentët u çmendën. Rrugët dhe trotuaret midis Fakultetit të Shkencave të Natyrës dhe Maternitetit u kthyen në sheshe beteje. Leksionet filluan me një orë vonesë, sepse një pjesë e madhe studentesh e kishin pasur të pamundur të kapërcenin sheshin «Skënderbej», ku qe bërë batërdia. Atë ditë Ladi më tha se kishte ditëlindjen. Ne po ndiqnim masakrën e vajzave nga lartësia e dritareve të sallës së madhe të leksioneve në katin e fundit të godinës së fakultetit, kur, pasi më tha se kishte ditëlindjen, ai shtoi se në mbrëmje më priste t'i shkoja në shtëpi. Mbeta i hutuar. Ishte e para herë që më ftonte në shtëpi.

Ladi m'u duk tepër i zbehtë. Me atë zbehtësi të fytyrës së tij, ftesa për ditëlindje, e shqiptuar në mënyrën më të rëndomtë, tingëllonte jashtë kohe. S'qeshë në gjendje t'i thosha së paku një fjalë falënderimi. Jo ngaqë ftesa tingëllonte jashtë kohe. As nga zbehtësia e pazakontë e fytyrës së tij. Fatmirësisht atë çast, piskama e ziles elektrike alarmoi korridoret kat më kat. Duket, dekanati kishte ma-

rrë vendim. Leksionet do të fillonin edhe nëse mungonte gjysma e studenteve. Këmbët na shtynë nga fundi i sallës ku zumë vend pranë derës. Nga një xham i thyer frynte erë dhe Ladi u mbështoll mirë me shall. Unë mbështeta kokën në grushtin e dorës. Qëndrova kështu gjatë gjithë kohës që zgjati leksioni, pa marrë vesh asgjë. Ladi, përkundrazi, dëgjonte me një përqendrim të tillë, sikur atë ditë të mbahej leksioni më interesant. Kur dolëm, i zbulova të vërtetën. Pa stërhollime, pa u përpjekur të gjeja ndonjë alibi. Tek ecnim drejt qendrës në mes të bulevardit - trotuareve mund të haje ndonjë lëmsh bore të hedhur nga tarracat e pallateve - i tregova Ladit pjesën e fshehur të biografisë sime, ungjin e arratisur. Ia thashë shkurt, qartë, si t'i flisja për diçka të rastit, me po atë ton të rëndomtë me të cilin ai më kishte ftuar në shtëpi. Pastaj heshta. Edhe Ladi heshti. Në të vërtetë, siç thuhet, heshtja që ra midis nesh ishte logjike. Vazhduam të ecnim pa folur deri në qendër. Edhe këtë e kisha parashikuar tek bëja sikur ndiqja leksionin me kokën mbështetur në pëllëmbën e dorës. Do të shkonim deri në qendër e atje do të ndaheshim. Secili në rrugën e tij. Rrugët tona ishin pa dyshim të ndryshme. Ladi më nguli sytë e kaltër. Atë çast unë zgjidha një enigmë që më mundonte prej kohësh, mbase që ditën që ishim njohur: ku i kisha parë sytë e tij? Ishin sytë e Vilmës. Ishin sytë e saj mbetur thellë brenda meje. Meqë është hera e parë që vjen tek unë, po më thoshte Ladi, rojet s'të njohin. Do dal të të pres tek ura përballë hotel «Dajtit» në orën shtatë. Të jesh i përpiktë, s'mund të largohem gjatë nga shtëpia. . . Si tha këtë, ai më shtrëngoi dorën me një lëvizje rutinë dhe, pa e zgjatur më, u largua.





Unë mbeta midis rrugës, në borën e shkelur e të nxirë, ai humbi në kthesën pas Teatrit të Kukullave.

Tek ura përballë hotel «Dajtit» u ndodha dhjetë minuta përpara kohës së caktuar. Nuk e dija se e çmoja kaq shumë miqësinë e Ladit. Si rrallë ndonjëherë në jetën time po fluturoja, dhe kujdesi nervoz që tregova për t'u veshur dëshmonte se në gëzimin tim kishte diçka të dyshimtë. Është e vërtetë. Ndieja diçka të më shtypte kraharorin kur mendoja se, pas pak, do të më krijohej mundësia të kapërceja një kufi, të cilin as mund të ëndërroja se do ta kapërceja një ditë. Sipas përfytyrimit tim brenda atyre kufijve mbyllej një tjetër botë, bota e Ladit, aq e ndryshme nga bota ku jetoja unë. Vetja po më dukej një lloj Martin Ideni në pritje për t'u futur në një mjedis fanstastik me ndryshimin se e dija që atje, në vend të Ruthit, do të gjeja një gjashtëmbëdhjetëvjeçare nursëze. Sa për Sonjën, tre muaj të shkuar Ladi ma kishte paraqitur si vajzën e xhaxhait. Tek prisja në cepin e urës, nuk më shkonte nëpër mend se do ta shihja prapë. Më kujtohej vetëm se atë pasdite me shi bashkë me Ladin dhe të motrën kisha njohur një krijesë mjegullore. Kisha kaluar një natë pa gjumë, pastaj kujtimi i saj qe tretur siç tretet e nuk kapet mjegulla.

Ladi erdhi në shtatë fiks. Në bulevardin e zbrazur, mbi mbeturinat e borës, kalonte ndonjë veturë e rrallë. Njëlloj si në mëngjes, Ladi m'u duk tepër i zbehtë. Por ndoshta zbehtësinë ia theksonte ndriçimi i ftohtë i neonëve. U përpoq të sillej me humor. Sonte, më tha, ndiej në vetvete një frymë optimiste, shpresoj të jem në lartësinë e kërkesave të jubileut. Të ftuarit do t'i njohësh vetë. Dua të të jap

një këshillë: Flit sa më pak, dëgjo sa më shumë. Kështu të siguroj se do të kënaqesh. Të ftuarit janë të gjithë optimistë dhe, si jubilar, unë dua t'ua kaloj. Ty s'të këshilloj dhe aq optimizëm. Marrëzia që më the shparë, nuk ta jep këtë të drejtë.

Kishim kaluar tabelën me sinjalin për ndalimin e qarkullimit dhe dy rojat e para me tytat e automatikëve që u dilnin nën pelerina. Më tutje fillonte një zonë ku trotuaret, oborret, lulishtet, pishat, mimozat, bordurat me ligustra, gjithçka përveç rrugëve ku nxinte asfalti, qenë mbuluar nga një shtresë e trashë bore. E paprekur. Në një cep rrinte i ngrirë një burrë bore, nga ata që paraqiten në revistat për fëmijë. Gjithçka sikur flinte në një gjumë të qetë, sikur qe kredhur në prehje përralle. Si lamë prapa një varg shtëpish me arkitekturë katalogësh, morëm kthesën e një rruge, që mbyllej me një vilë të madhe dykatëshe. Në atë mjedis dritash me feksje bore, vila të jepte përshtypjen e diçkaje ireale. Ladi banonte atje. Pranë trotuarit ndodhej një «Benz» i zi, pranë «Benzit» një civil. Ne kaluam derën e kangjellës rrethuese të oborrit, kur u hap dera e brendshme. Në fillim prej andej dolën dy civilë. Pas tyre u shfaq babai i Ladit. Shtatlartë, veshur me pallto të madhe e kapele republike, ai zuri të zbriste me ngut shkallëzat, duke folur me njërin nga civilët, që kishte mbetur prapa. Na kishte parë. Megjithatë u kthye t'i thoshte diçka të birit vetëm kur na kaloi pranë. Mua nuk m'i hodhi sytë. Dy civilët ndërkaq kishin kaluar derën e jashtme dhe prisnin pranë «Benzit». Bashkëbisedimi i mënjanuar atë-bir zgjati nja dy minuta. Pata përshtypjen se midis tyre diçka nuk shkonte. Folën me zë të ulët, të padëgjueshëm, por, kur u ndanë, burri, me ç'dukej, ishte nervozuar. E ngriti zërin dhe i tha të birit se ata miqtë duhej t'i ftonte patjetër. Ky është urdhër, i tha, mos bëj marrëzira. Pastaj u largua drejt veturës.



Vetja m'u duk një copë leckë, mospërfillja e babait të Ladit ndaj meje kishte qenë totale. Edukata elementare e kërkonte të më thoshte së paku një «mirëmbrëma». Po ndoshta, mendova, njerëzit pa rëndësi si unë duhej ta pranonin këtë brenda rregullave të lojës. Nderimi më i madh qe se ndodhesha në një zonë ku dhe ajri që thithja kishte tjetër shije. Qëndruam aty derisa «Benzi» u nis. Atëherë vura re hutimin e Ladit. Dhe tejzbehjen e tij. Dhe thashë me vete se kërkoja qiqra në hell. Kur u futëm në shtëpi, Ladi më la në një paradhomë të pajisur me televizor. Në atë kohë në qytezë kishin televizor vetëm dy njerëz: Hulusiu dhe Xhoda. Kisha parë nja dy-tri herë te Hulusiu. Ladi m'u lut të prisja pak aty, i duhej të bënte një telefon. S'di përse në kokën time këtë telefonatë e lidha me ata miqtë për të cilët i kishte folur i ati e që Ladi s'duhej të bënte marrëzinë të mos i ftonte. Ç'të ishin këta miq kaq të rëndësishëm, përderisa interesohej pa e fshehur shqetësimin një burrë i fuqishëm si babai i Ladit? Në atë mbrëmje merrte pjesë elita e trashëgimtarëve të njerëzve më të fuqishëm partiakë e shtetërorë. Secili prej tyre për mua ishte tepër i rëndësishëm. Ata erdhën njëri pas tjetrit, nga dy e nga tre, dhe nuk mund të them cilët qenë të ftuarit e fundit. Fytyrat u shkëlqenin, ishin, siç më kishte paralajmëruar Ladi, fytyra optimiste. Por optimizmi i tyre nuk më ngjitej. Me gjithë dashamirësinë e mikut tim, ndjeva se ky ishte një mjedis i huaj për mua. Ladi e mori me mend ç'bluaja. Që të më tregonte se atë mbrëmje unë isha i ftuari më i

zgjedhur, më futi krahun, më paraqiti te të gjithë. Kjo dëshirë e çiltër më ngriti nervat. M'u duk vetja si një majmun i kopshtit zoologjik, që ua reklamojnë vizitorëve. Kurse Ladi vazhdonte të më paraqiste. Të ftuarit m'u sollën me dashamirësi, nuk kisha arsye të mendoja keq për ta. Megjithatë ndihesha i huaj. Së fundi mendova se, si qenie e rritur në hapësirat e pluhurosura të bregut të lumit, unë s'do të isha në gjendje të shpëtoja nga kompleksi i inferioritetit. Dhe kisha mësuar se ata që vuajnë nga kompleksi i inferioritetit kanë diçka të papastër. Papastërtia ime në këtë rast ishte zilia ndaj kësaj elite të rinjsh. Ky arsyetim më bëri edhe më nervoz. Atë mbrëmje duhet të kem lënë përshtypje të këqija. Po mbase kot mendoj kështu. Interesimi i të pranishmëve ndaj meje qe zero. Kur Ladi i dha fund paraqitjes, askush s'e pati më mendjen tek unë. Mbeta i harruar, i braktisur në njëfarë mënyre dhe nga vetë Ladi. Në atë mori të ftuarish, ai s'mund të më përkushtohej mua. S'kaloi shumë dhe në kokën time u poq ideja e ikjes. Nuk ika. Papritur u shfaq Sonja. Dhe ngjyrat ndryshuan.



# 7

Kur vura re praninë e Sonjës, më ndodhi diçka e ngjashme me atë që i ndodh një njeriu, i cili ka qëndruar gjatë në errësirë në një mjedis të panjohur dhe befas hapen dritat. Gjendesha në një sallë të formuar nga dy dhoma, të ndara në mes nga dyer të lëvizshme. Në të dy dhomat vareshin abazhurë kristali. Përgjatë mureve, mbështetur pas tyre, në largësi të barabarta, qenë vendosur tryeza rrumbullake ngarkuar me ëmbëlsira, fruta dhe pije. Hapësirat midis tryezave mbusheshin me karrige dhe pupe të ulëta, shumica e të cilave, në çastin kur për mua u hapën dritat, ishin bosh. Të ftuarit, në ekuilibër të llogaritur djemsh e vajzash, po kërcenin. Nga bokset e magnetofonit, të vendosura në pika të ndryshme që muzika të kumbonte njëlloj në të gjithë sallën, përhapeshin tingujt e këngës «Love story». Atë vit kjo këngë, ashtu si romani dhe filmi, pati sukses të bujshëm. S'kishte stacion radioje ku të mos e dëgjoje disa herë në ditë. Ka qenë kënga e brezit tim. Ato kohë Ladi më kishte treguar një revistë, kopertina e së cilës zihej nga aktorët që luanin rolet

e protagonistëve. Jam në gjendje t'i kujtoj emrat e tyre: rolin e Oliverit e luante një djalë simpatik i quajtur Rajën O'Nils, të Xhenit, Ali McGrou. Pra në çastin kur për mua u hapën dritat, nga bokset derdheshin tingujt orkestralë të këngës «Love Story». Tani nuk mund të them se si ndodhi që u gjenda me Sonjën midis çifteve që kërcenin, shumica të përqafuar. Më kujtohet se unë isha në njërin skaj të sallës, kurse Sonja, në skajin tjetër. Më kujtohet gjithashtu se, kur e pashë, thashë me vete se Sonja ishte më e bukur se aktorja që luante rolin e Xhenit. Këtë ia thashë edhe Sonjës. I pëshpërita në vesh se ajo ishte më e bukur se Xheni. Sonja qeshi, më tha se nuk e dinte kush ishte Xheni. Dhe shtoi se s'bëja mirë që pija aq shumë. Kjo më la të kuptoja se deri në çastin kur për mua, u hapën dritat, kisha pirë. Më mirë që kam pirë, mendova, ndryshe do të kisha ikur. Edhe këtë mendim ia thashë Sonjës, gjithmonë duke i pëshpëritur pranë veshit. Ajo qeshi përsëri. Unë mora zemër. Po të kisha ikur, shtova, s'do të gjeja rast tjetër të të them se këto vajza të ushqyera mirë duhet të ndihen fatkeqe në praninë tënde e mbase për këtë arsye u varen kavalierëve në qafë, gati për t'u rrëzuar mbi parket. Sonja vuri dorën përpara gojës për të mbytur një shpërthim gazi.

Ose unë isha tepër komik, ose ajo qeshte kot. S'më interesonte as njëra, as tjetra. Sonja qeshte pas çdo batute që këpusja, dhe kjo qe për mua lumturia më e papritur. Në ato çaste unë nuk e dija se lumturia ime po ngrihej mbi rrënimin e një tjetri. Nuk e dija se dikush, tek kërcente midis turmës së çifteve, sytë i mbante mbërthyer mbi ne, me një xhelozi të tërbuar. Nuk e dija se, që kjo xhelozi të



tërbohej edhe më keq, Sonja qëndroi me mua deri në fund. Ajo i refuzoi të gjithë kavalierët. Piu uiski vetëm me mua. Kërcyem vetëm bluzet. Kur së fundi, me një lëvizje të lehtë, nën ritmin e bluzit, ajo rrafshoi humnerën që na ndante, unë nuk e dija se ai dikushi u tërbua vërtet dhe braktisi festën. Atë çast, në ngadhnjimin e plotë të saj, Sonja u lëshua tërësisht dhe unë ndjeva përgjegjësinë e mashkullit posedues, dhe frymën e saj të nxehtë mbi fytyrën time, dhe prushin e buzëve të saj që fshiku e dogji cepin e buzëve të mia. Por nuk e dija shkakun e vërtetë të lumturisë që më sulmoi. Më vonë Sonja u përpoq disa herë të më mbushte mendjen se midis meje dhe viktimës së saj në atë mbrëmje nuk kishte asnjë lidhje. Nuk e kuptoja përse ajo këmbëngulte në këtë pikë. Sa më shumë këmbëngulte, aq më pak e besueshme bëhej. Mua më ka tronditur gjithmonë një lloj dëshire e marrë e saj për të më bindur se më donte. Dëshirë që do ta quaja kobndjellëse. Shpesh kam menduar se një parandjenjë kobi e shtynte në dalldi. Lidhja, jonë qe një dalldi. Një dalldi që zgjati afër një vit. Kobndjellësi duket isha unë. Të gjithë ata që patën lidhje me mua i ndoqi kobi. Kurse unë qeshë i bindur se lumturia më kishte sulmuar në trajtën e një gruaje, që quhej Sonja.

Nuk do ta kisha besuar që një grua me feminitet terrorizues si Sonja t'u jepte rëndësi komplimenteve të rastit. Por e vërteta është kështu. Ajo ishte interesuar të merrte vesh ç'ishte njëfarë Xheni. Kuptohet, për të parë saktësinë e pohimit tim. Xheni, më tha, ishte mjaft e bukur. Më vjen mirë

që ti mendon se unë jam më e bukur, por s'dua të më krahasosh me njerëz të vdekur.

Fliste seriozisht apo tallej? U ngrita me bërryl mbi jastëk. Ajo rrinte përmbys. Çarçafi e mbulonte deri te shpatullat. Floknaja e saj e zezë derdhej pranë meje, e dendur, e rëndë. I shkova dorën nën të dhe i zbulova pjesën e fytyrës që shihte nga unë. Kujtova se do të më pushonte zemra, aq e bukur ishte. U zhyta dhe gjeta buzët e saj. Ajo lëvizi, më kaloi krahun mbi zverg. Trupi m'u elektrizua. Kontakti i mishit të saj më elektrizonte tmerrësisht. E ktheva nga vetja. Ajo më përfshiu me të dy duart pas belit. Unë humba pa u shqetësuar nga rënkimet e saj. Shpejt rënkimet u shndërruan në klithma të shkurtra. Për t'i shuar, ajo simuloi një kafshim në gropëzën ku bëhet kalimi nga supi te qafa. Zhytja ime vazhdoi derisa ajo e çliroi kafshimin, lëshoi një rënkim të zgjatur në formë klithme dhe ma mbajti kokën të shtrënguar pas vetes. Atëherë aroma e mishit të saj më përshkoi të tërin. Dhe unë e përshkova të tërën. Trupi iu tendos, gishtat iu ngatërruan nëpër flokët e mi. Pastaj shtrëngimi u zbut, gishtërinjtë ikën nga flokët në shpatulla. Në këtë pozicion mbeti me sytë mbyllur.

S'duhet ta bëje atë krahasim, më pëshpëriti. U shastisa. E kishte me gjithë mend apo tallej? Unë e gjeta librin dhe e lexova, vazhdoi ajo. Ti s'besoj ta kesh lexuar. Di anglisht?, më pyeti. Iu përgjigja se s'dija asnjë gjuhë, përveç anglishtes që më kishte mbetur nga shkolla e mesme. Ajo u ngrit dhe u mbështoll me robdëshambër. Ishte një robdëshambër mëndafshi japonez, nga ata që më kish qëlluar të shihja në një film televiziv. Tek dilte nga dhoma, mendova se kjo lumturi ishte absurde, e pamerituar.



Këtë ide ma përforconte gjithçka më rrethonte aty,
apartamenti, dhoma e gjumit, ai shtrat i butë mar-
besor ku, jo shumë kohë më parë, ajo kishte fjetur
me një tjetër, me burrin e ligjshëm. O zot, më shpë-
toi padashur një psherëtimë, të vdesësh aq pa kup-
tim e të lësh prapa një Sonjë. Nuk e çova dot ar-
syetimin më tej, sepse Sonja u kthye. Kishte bërë
kafe. Tek mbushte filxhanët, thashë me vete se,
sidoqoftë, në mizerabilitetin e kësaj jete, s'duhej të
më vinte aq keq për burrin e vrarë të Sonjës. Ndry-
she ajo do të ishte për mua një planet i paarritshëm.
Ja pra se si në mënyrën më mizore lumturia ime
ngrihet mbi tragjedinë e një tjetri, mendova. Atë-
herë m'u duk sikur diçka kuptova nga pakënaqësia
e Sonjës që e kisha krahasuar me Xhenin e një
romani. Ajo qe supersticioze. Me seriozitetin më të
madh i thashë se midis saj dhe Xhenit mund të ki-
shte aq lidhje sa ç'mund të kishte midis meje dhe
djalit të një milioneri. Sonja s'foli dhe unë shtova:
Në njëfarë mënyre mund të thuhet se je ti që bën
pjesë në familjet e mëdha.

Sonja sajoi një buzëqeshje. Kishte në të edhe iro-
ni edhe tallje. Rrobdëshambri japonez nuk arrinte
t'ia përmbante gjinjtë. Në çastin që ajo sajoi buzë-
qeshjen dhe pa e patur mendjen zuri të rrufiste kafe-
në, unë mallkova veten. Ç'idiotësi më shtyu të flisja
për milionerë e familje të mëdha? Nuk e kuptoj përse
njerëzit mendojnë kështu, zuri të thoshte ajo, kurse
mua më kishin mbetur sytë te gjinjtë. Tek surbte
kafenë, ajo e kapi vështrimin tim. E hutuar uli ko-
kën, pastaj e ngriti me një pamje sikur s'po u be-
sonte syve. U skuqa. Ndoshta kjo e fundit më shpë-
toi. Sonja la mënjanë filxhanin, flaku robdëshambrin
dhe erdhi pranë meje. Isha ulur në anë të krevatit.

Ma mori kokën me të dy duart dhe ma futi midis gjinjve. Buzët e mia njomën mishin e butë të gjinjve. Kur i ngacmova thimthat me majën e gjuhës, ajo fërgëlloi. Dhe më shtyu. Dhe veshi robdëshambrin. Dhe u ul atje ku qe. Me frymëmarrje të prishur u shtriva në krevat dhe u mbulova me çarçaf. Për të më qetësuar, Sonja më mbushi një gotë me konjak. E ktheva me një frymë. Je kalama, dhe një çikë teveqel, më përshpëriti. Ç'të shtyn të mendosh se unë bëj pjesë në familjet e mëdha? Mësoje se kam alergji për të gjithë ata që mendojnë kështu. Pastaj, ç'i kujton ti ato që i quan familje të mëdha? Kujton se të gjithë janë si Ladi?

Unë e vështroja si guak. Gjëja më e vështirë për mua ka qenë përcaktimi i tipit të Sonjës. Kurrë nuk i rashë në të thelbit të saj. Më dukej edhe e lehtë, edhe e zgjuar, edhe e dhembshur, edhe mizore. Dhe, doemos, në sensin pozitiv të fjalës, një çikë putanë. Përpara saj vetja më dukej një çapaçul; nuk arrija të kuptoja se si kishte qenë e mundur që ajo të më fuste në shtrat vetëm një javë pas aventurës në ditëlindjen e Ladit, prej nga dolëm që të dy të dehur. Sa për dijeni, vazhdoi ajo, dhe për ta mbyllur këtë temë, unë shkoj atje prej Ladit. Im atë është kokë më vete. Të vëllait, pra babait të Ladit, i shkon për vizitë sa herë i vjen edhe ky. Por kjo ndodh rrallë, kështu që dhe im atë vete rrallë. E qartë?

Shumë e qartë. Nuk ia hapa më këtë bisedë. As ajo nuk iu kthye. Kureshtja për të mësuar diçka rreth asaj bote të familjeve të mëdha do të sillte një prishje të shpejtë të marrëdhënieve të mia me Sonjën. Për këtë isha i sigurt, siç isha i sigurt se ajo ishte supersticioze. Një supersticioze e pandreqshme. Deri në fatalitet.



# 8

Nuk do të ngurroja të bridhja me Sonjën rrugëve e lokaleve të Tiranës. Sedra e një mashkulli s'do të përkëdhelej më mirë. Por kjo qe e pamundur. Edhe për Sonjën, edhe për mua. Sonja kishte arsye të shumta të ruhej. Unë kisha një arsye të vetme: i fshihesha Ladit. Ladit i fshihej edhe Sonja. Heshtu-razi, pa folur kurrë për këtë midis nesh, ndieja se ajo s'do të ma falte sikur t'i lija Ladit edhe hijen më të vogël të dyshimit. Sidoqoftë, pozita ime më dukej më e rëndë. Sonja nuk i detyrohej Ladit për asgjë. Unë i detyrohesha për miqësinë. Kur rrinim bashkë, nuk shpëtoja dot nga ndjesia e një hipokriti mashtrues. Ky dyzim më mundonte dhe një ditë për pak sa nuk i thashë Sonjës marrëzinë më të madhe: doja të martohesha me të. Tani që ngjarjet u rrokullisën ashtu siç u rrokullisën, them se ndoshta, po ta kisha bërë atë marrëzi, domethënë po t'ia kisha bërë deklaratën për martesë, ku ta dish, ngjarjet do të qenë rrokullisur ndryshe. Sonja mbase do të kishte pranuar dhe unë do të isha martuar me të pa ngurrimin më të vogël. Mirëpo me kohë unë

u shndërrova në një fatalist po aq të pandreqshëm sa ç'ishte dhe Sonja. Besoj se s'do të kishte forcë t'i shtynte ngjarjet në një rrjedhë tjetër. Sonja nuk do të pranonte të martohej me mua. Isha manari i saj. Dhe ajo më trajtone si manar. Asgjë më tepër.

Dalldia jonë zgjati e paturbulluar disa muaj. Sonja sikur donte të provonte me mua se deri ku mund të shkojnë kufijtë e mundësive njerëzore në dashuri. Sapo ndaheshim, koha mbetej në vend, mjedisi humbiste kuptimin dhe prisnim të vinte dita dhe ora e takimit të ardhshëm. Me sytë katër ngjitesha në apartamentin e saj, në katin e tretë të një pallati të mënjanuar nga qendra, ku derën e gjeja hapur. Çmenduria jonë vazhdonte me orë. Jo rrallë Sonja e rregullonte ta çonte vogëlushin e saj pesëvjeçar për të fjetur në shtëpinë e prindërve. Atëherë e kaloja edhe natën me të. Qenë net të një lumturie dërrmuese, pas të cilave, për të marrë veten, më duhej të flija njëzet e katër orë radhazi. Gjendja e asaj ekstaze të çmendur na lexohej në sy. Sidomos Sonjës. Ajo sikur ngutej, sikur parandiente një kob. Ajo po më hante të gjallë. Erdhi një kohë që këmbënguli t'i shkoja çdo ditë. Dhe zura t'i shkoja çdo ditë. Leksioneve ua vara, për provimet as që mendoja. Në një nga ato ditë ndodhi ajo që i ruheshim prej kohësh. Në mënyrën më të paparashikuar. Së paku jo në atë formë siç kisha pasur frikë vazhdimisht, domethënë të zënies në flagrancë, siç qe në modë. Kush do të na ruante për të na zënë në flagrancë? Megjithatë dikush na ruante.

Nëse në jetën time kam një pishmanllëk të tmerrshëm, ky është se nuk arrita t'i jap një dru personit në fjalë. Trupi i tij një pëllëmbë më i shkurtër se trupi im, nuk i krijonte ndonjë përparësi





ndaj meje. As vitet e moshës, rreth tridhjetë, siç m'u duk se ishte, ndaj njëzet të miave. Por ai ishte djalë ministri dhe kjo qe një përparësi jo e vogël. Kur ia tregova Sonjës incidentin, ajo më tha se atë idiot e kishte shumëzuar me zero prej kohësh. I shumëzuari me zero ishte viktima e ditëlindjes së Ladit. Sonja më tregoi ç'i kishte punuar atë mbrëmje, ku kishte ardhur vetëm për të çmendur atë. Ai gomar, tha ajo, më është qepur me këmbëngulje përbindëshi qysh kur ishim studentë. Ai më ngacmoi një javë pasi varrosa tim shoq. Dhe nuk m'u nda deri në ditëlindjen e Ladit. Unë erdha t'i tregoja se do të pranoja të flija me këdo veç jo me atë. Ai është monstër...

Në këtë pikë të bisedës, fytyra ime duhet të jetë zbardhur, sepse Sonja heshti. Duhet të jetë zbardhur si fytyra e një fëmije inatçor. Pastaj Sonja më tha se më donte dhe këtë do të ma përsëriste deri në ditën kur do të ndaheshim për të mos u parë më kurrë. Nuk ia fal vetes shpirtvogëlsinë e atij çasti. Ka plot mënyra që zbulojnë dobësitë e shpirtit njerëzor, por ajo që lexoi Sonja atë çast në fytyrën time të prishur nuk e di ç'ka qenë. S'dua të flas më për këtë. Përpara syve më vjen i shumëzuari me zero.

Ishte shtatmesatar, me flokë pak të rralluar, sybardhë. Lëkura e fytyrës i shkëlqente. S'kuptohej në ishte shkëlqim vitaminoz apo kozmetik. E pashë tek dilja nga goja e shkallës që çonte në apartamentin e Sonjës, kur ktheva kokën majtas për forcë zakoni. Ai po rrinte aty i mbështetur pas murit,

duke pirë cigare. Fytyrë e panjohur. Dhe vazhdova rrugën. Habitem si s'më man mend, më tha ai nja dhjetë hapa matanë gojës së shkallës. E vështrova me nerva të ngacmuara. Ndoshta ngaqë ndihesha i lodhur. Për të më bindur se kujtesa ime çalonte, ai shtoi se ishim njohur te Ladi, në ditëlindje, para ca muajsh, madje i kishim shtrënguar dorën njëri-tjetrit. Atëherë i rashë në të se nervat më ishin ngacmuar nga lëngëzimi i syve të tij. Nga ata sy pikonte diçka e ligë. Kurse dhjetë minuta më vonë dhe dhjetë hapa të tjerë më tutje, ndërrova mendim. Ata ishin sy gjarpri. Lëngu i tyre, helm. Helmin e ndieja të më qarkullonte nëpër trup me gjakun. Ai më kishte folur prerë, qartë dhe saktë. Nuk u habita kur Sonja më tregoi se ishte djali i një ministri të fuqishëm, hetues. Ai, pra, më kishte folur me tonin e një hetuesi, pasi kishte bërë më parë kërkime prej hetuesi. Megjithëse deshi të provonte dobësinë e kujtesës sime, jam në gjendje të riprodhoj fjalë për fjalë ç'më tha: «Të hyjmë drejt e në temë dhe më dëgjo me kujdes. Ke ca kohë që frekuenton shtëpinë e një gruaje, prej nga sapo dole. Ndodhesh në një fushë të minuar. Nëse nuk heq dorë qysh tani, në rastin më të parë, në adresë të Ladit dhe të dekanatit të fakultetit, do të nisen dy letra. Ladi do të marrë vesh se miku i tij i zgjedhur fle me të kushërirën. Dekanatit kjo nuk i intereson. Dekanatit do t'i interesonte diçka tjetër, që mbase nuk është aq pa interes edhe për shokun Ladi. Nëse nuk bindesh për çka të them, edhe dekanati edhe Ladi do të njoftohen se ti ke një dajë të arratisur, fakt që e ke fshehur dhe nuk figuron në asnjë nga dokumentet e tua. Kaq. Dhe hap sytë. . .»

U enda një copë herë si i tërbuar. Më tërbonte kujtimi i syve të tij të lëngshëm. Më tërbonte fakti që s'kisha guxuar t'i jepja një grusht. Tek fliste, kjo ide m'u vërtit në kokë vazhdimisht derisa ai heshti dhe unë mendova se do të mjaftonte një grusht nën nofull që ai të rrëzohej sa gjatë-gjerë mbi trotuar. Grushtin mund t'ia jepja lehtë në vendin ku doja, sepse, duke qenë një pëllëmbë më i shkurtër, ai qe i detyruar të fliste me kokën të ngritur paksa lart. Nuk e godita. Me të mbaruar ç'kishte për të thënë, ai u largua. Mbase kishte nuhatur ç'bluaja. Mbase që presioni mbi mua të bëhej më i fortë. E vërteta është se nuk guxova ta godisja. Dhe u enda si i tërbuar. Pastaj tërbimi ia la vendin një mërzie të përzier me ankth, për të mos thënë frikë.

Sonjës i vajta fshehurazi që atë natë. Tek ajo shkoja gjithmonë fshehurazi, por nga ajo natë kjo fjalë mori për mua kuptim konkret: u ruhesha ca syve të bardhë, të lëngëzuar. Në vend të syve të bardhë mbase prej diku më vëzhgonin sy të ngjyrave të ndryshme. Përfundimi do të qe i njëjtë. Po të më shquanin, ngacmimi do të shkonte në retinën e syve të bardhë dhe letrat do të merrnin rrugën për në destinacion. Sidoqoftë, me sytë katër për t'iu ruajtur syve të bardhë, vajta te Sonja që atë natë. Ia shpjegova të gjitha, edhe «minën» time biografike. Ashtu si Ladit, edhe Sonjës «mina» nuk i bëri përshtypje. Ajo tha se njeriu sybardhë qe tepër i rrezikshëm. Në këto kushte, kur përjashtuar faktorëve moralë, unë rrezikoja të ardhmen, duhet të tregoheshim të kujdesshëm. Sonja qe e mendimit se zbulimi i «minës» biografike do të sillte automatikisht përjashtimin tim nga fakulteti. Ajo nuk e dëshironte diçka të tillë. Por Sonja më dëshironte mua. Dhe unë dëshiroja Sonjën. Ne s'mund të bë-

heshim erë. Vetëm po të bëheshim erë, mund t'u shpëtonim syve të bardhë. Ose po të mos takoheshim më. Sonja e kishte të pamundur të mos takohej me mua. Unë e kisha të pamundur të mos takohesha me Sonjën. Një ditë pa u parë na dukej një shekull. Një shekull i humbur kot në zbrazëtinë e një jete ku, në ankthin që na përfshiu, s'na interesonte më asgjë. Marrëdhënia jonë mori formën e një dalldie të ankthshme. Në këto kushte, teorikisht dhe praktikisht, siç thuhet, ishte e pamundur të ruheshim.

Oguri i zi i ditëve që më rrinin pusi m'u shfaq në formën e një burraci, që e kam quajtur Xhohu. Shefi i katedrës sime, hibrid sui generis i dalë nga shartimi i karakterit të Xhodës me trupin dhe sjelljet e Hulusiut. Kur shihja atë njeri, më vinte ndërmend thënia, sipas së cilës pjella e bashkimit të gjarprit me iriqin është një tel me gjemba. Nuk ishte sekret për kurrkënd se Xhohu ishte teli me gjemba i katedrës sonë. Por unë u habita shumë kur një mbrëmje, në një qoshe të kafenesë «Flora», pashë tek flisnin kokë më kokë Xhohun me të shumëzuarin me zero, djalin e ministrit, hetuesin A. P. Ishte çifti më i çuditshëm, më pak i mundshmi në kuptimin profesional të fjalës: njëri shef katedre, tjetri një lloj polici. S'vura gjumë në sy gjithë natën. Arsye të shumta më bënin të mendoja se objekti i bisedës së tyre isha unë. Nuk qeshë gabuar.

Të nesërmen, pas leksionit të parë, sekretarja e fakultetit më zuri në korridor dhe më tha të paraqitesha në katedër. Zemra më kërceu përpjetë. U



vonova korridoreve derisa u binda se së paku, në pamje, dukesha i qetë. Xhohu ishte vetëm. Po rrinte në njërin nga kolltukët, midis të cilëve gjendej një tryezë e ulët, veshur me rimeso arre. Mbi tryezë sytë më kapën një tavëll, në cep të tavllës një cigare të ndezur. Xhohu ma bëri me shenjë të afrohesha. Si mbylla derën, u ula në njërin nga kolltukët, përballë tij. Që matanë tryezës deri tek unë mbërriti thartira e alkoolizuar e një gromsire që i shpëtoi padashur. Më erdhi të villja. Po ndoshta më erdhi të villja më tepër nga krekosja e tij. Kjo më dha të kuptoja se puna ime ishte keq. Megjithatë, fatkeqësisht për Xhohun, ai nuk e dinte se një natë më parë rasti ma solli ta shihja kokë më kokë me njeriun sybardhë. Më kot përpiqej të më impresiononte me pamjen hijerëndë. Atë çast, në pritje të bombës që do të hidhte, unë po mendoja se, e shumta, ai i ngjante një shimpazeje kukull, nga ato që i kurdisin fëmijët me çelës. Atë e kishte kurdisur një polic, ky qe ndryshimi. Por Xhohu nuk e dinte dhe, padashur, më krijonte mundësinë të shijoja kënaqësinë estetike duke parë shkallën sipërore të majmunllëkut servil të një kuadri. Më në fund, si thithi cigaren dhe shfryu një shtëllungë të dendur, ashtu si i shumëzuari me zero para ca kohësh, edhe ai hyri drejt e në temë: «Më vjen keq, djalosh, të të kujtoj se në shoqërinë tonë gjesti më i rëndë e më i dënueshëm është mungesa e sinqeritetit. — Këtu heshti pak, më hodhi një vështrim depërtues për të parë efektin e fjalëve, pastaj vazhdoi me të njëjtin ton: - Personalisht, për ty si student, kam përshtypje jo të këqija. Për më tepër je mik i shokut Vladimir dhe, se kush është shoku Vladimir, e dimë të dy. Kjo është një arsye më tepër që më

shtrëngon t'i kryej deri në fund detyrat e përgjegjësisë që më është besuar. Shkurt, me dashje ose jo, ti ke kryer një akt të rëndë mashtrimi. Një banor i qytezës suaj ka dërguar në dekanat një letër, ku zbulon se ke një dajë të arratisur. Letra është anonime, mban vetëm adresën e qytezës. E verifikuam dhe fatkeqësisht na doli se sinjalizimi është i vërtetë. - Ai heshti përsëri, thithi cigaren dhe, meqë s'po shihte ndonjë efekt të veçantë në fytyrën time, e ashpërsoi tonin më tej: - Hëpërhë, letrën e kam në kasafortë. Por unë s'e mbaj dot. Më duhet t'ia dorëzoj sekretarit të partisë. Prej andej, i përcillet komitetit. Pasojën, besoj, e kupton. Megjithatë po të jap kohë deri nesër, mbase gjen ndonjë rrethanë lehtësuese. Ndryshe punën e ke pisk. Mendohu mirë...»

Prisja çdo gjë, por jo një shantazh kaq të lexueshëm. Nuk e përfytyroja që dobësia e djalit të ministrit të arrinte deri në këtë pikë. Ai më jepte edhe një shans, mjafton të hiqja dorë nga Sonja. Ai mund të më shkatërronte. Por ai s'donte të më shkatërronte. Sepse kishte frikë Duke më shkatërruar, ai humbiste çdo shpresë për të mbërritur Sonjën. Kishte edhe një frikë tjetër. Historia e letrës anonime dëshmonte se, sidoqoftë, parapëlqente të mos dilte në skenë. I vetmi person nga i cili duhej të kishte frikë qe Ladi. Sepse Ladi ishte kushëri i parë i Sonjës. Sepse Ladi ishte shoku im. Edhe Xhohu, me gjithë krekosjen, në fund të fundit nuk e fshehu dot se mashtrimi im e kishte futur në një sëkëlldi të madhe. Ai vetë mashtroi sa deshi me historinë e trilluar të letrës anonime, megjithatë frika e tij ishte njëlloj e lexueshme. Kalorësi i drej-





tësisë e shihte veten midis dy zjarresh dhe s'i pëlqente të digjej as nga njëri, as nga tjetri.

Nuk e dija se mendja ime ishte e aftë të punonte me ftohtësinë e një mekanizmi. Nuk e dija se isha në gjendje të llogarisja. Sonjën e mbajta jashtë valles. Këtë lëmsh mund ta zgjidhte vetëm Ladi. Në qoftë se do të pranonte të futej në valle. Momenti im i sinqeritetit, kur i zbulova «minën» biografike, ma lehtësonte punën. Mbetej të merrja në sy një rrezik më të madh. T'i zbuloja marrëdhëniet e mia me Sonjën. Pastaj t'i lutesha të më ndihmonte. Ndryshe isha i humbur.

Veprimi im qe i paturpshëm. Megjithatë, sipas logjikës së një mjedisi absurd, s'më mbetej rrugë tjetër. Isha një kokërr rëre. Një hiç që mund ta shtypë me këmbë kushdo. Ladi s'do të më linte në baltë, e ndieja. Dhe ai s'më la në baltë. Vështirë të them ç'mendoi për mua. Fytyra e tij, zakonisht e zbehtë, u zbeh edhe më shumë. Kur unë i zbraza thesin tim të fëlliqësirave, ai më dëgjoi në heshtje. Këto shenja, tejzbehja dhe heshtja, dëshmonin pakënaqësinë e tij. Ndaj kujt? Ndaj meje? Sonjës? Ndaj Xhohut apo djalit të ministrit? Ndaj të gjithëve. I dukeshim të vegjël, ngatërrestarë, grindavecë. Në një çast shkujdesjeje, që i ndodhte kur pinte rrallë, ai më pati thënë se e neveriste bota meskine. Në këto çaste e kapte një prirje autodestruktive dhe nuk ishte e vështirë të vije re se ishte një shpirt i tronditur që vetëm në pamje dukej i qetë. Kishte një pasion të vetëm: librat. Nuk kam njohur një gllabërues librash si ai. Të tjerat ishin kalimtare, të përkohshme, të paqendrueshme. Ndoshta edhe unë bëja pjesë në sendet kalimtare të jetës

së tij. Sepse edhe ai kështu e quante veten, një kalimtar anonim.

Do të mbetet enigmë për mua mënyra se si e zgjidhi Ladi krizën time. Pas nja dy ditësh ai më tha se këtej e tutje s'do të më ngacmonte njeri. Jeta ime, e tronditur deri në rrënjë aq lehtë, po aq lehtë u fut prapë në rrjedhën normale. Në këtë mes kishte diçka aluçinante. Për të më shpëtuar, pa dyshim, Ladi kishte përdorur autoritetin e pushtetit të të atit. Edhe ndaj Xhohut, edhe ndaj njeriut sybardhë. E përfytyroj se si është përdredhur Xhohu. Ladi, për shembull, duhet t'i ketë thënë: «Profesor, ju e dini mirë se nuk është shkruar ndonjë letër anonime.» Dhe Xhohu: «Një keqkuptim, vërtet. Shoku Vladimir, ju siguroj se askush nuk ka shkruar letër anonime.» Po me djalin sybardhë të ministrit, si të ketë vajtur puna? Ndaj tij ndoshta ka luajtur kartën e Sonjës. I ka thënë për shembull se, po t'i binte edhe një herë në qafë Sonjës, do ta bënte të mos i shkelnin këmbët dhê. Ndoshta mund të ketë luajtur edhe ndonjë kartë tjetër. Ata i përkisnin së njëjtës botë dhe ia dinin njëri-tjetrit thembrën e Akilit. Por unë s'mund të isha i qetë. «Mina» biografike, e fshehur për vite me radhë, qe zbuluar. Kur e dinin një polic dhe Xhohu, do të thoshte se nga çasti në çast mund ta merrte vesh e gjithë bota. Ajo s'kishte plasur vetëm për një rastësi fatlume timen. Nuk isha i qetë edhe për një arsye tjetër: tashmë marrëdhëniet e mia me Sonjën nuk ishin sekret për Ladin. Ai e dinte se shkoja me të kushërirën. Për këtë s'kisha asnjë lloj alibie. Dhe me një naivitet fëmijëror vendosa t'i jepja fund. Vendosa pra të mos shkoja më te Sonja.





Ishim në prag provimesh. Ladi ...
Ishim në prag provimesh. Ladi ...
mos i ndiqte më leksionet. Unë po bëja dhjetë ditë
qe s'dukesha nga Sonja. Dhjetë shekuj. Bota kish
ndërruar ngjyrë. Bota kish humbur çdo ngjyrë. Isha
i pafuqishëm të rezistoja. Do të merrja arratinë, të
veja të mbyllesha në ndonjë shpellë, ta çoja jetën
eremit. Edhe kështu vetja më dukej eremit. S'arri-
ti puna të merrja arratinë. Sonja më doli në mes të
bulevardit. Qëndroi me mua dy minuta. Duke m'i
ngulur sytë, më urdhëroi t'i shkoja pas. Kështu më
tha, fjalë për fjalë, eja pas meje, qysh tani, dhe
hap sytë kur të ngjitësh shkallët, dhe mjerë ti po
s'erdhe. Si tha këto, më ktheu krahët. Unë mbeta i
hutuar, gati për t'u çmendur nga një hare që m'u
derdh në shpirt. Tek e shihja që largohej si kalim-
tarja më e ngeshme, më përshkoi ideja të vrapoja,
t'i dilja përpara, ta rrëmbeja në krahë e të rrotullo-
hesha me të derisa të më merreshin mendtë. Kjo
ide nuk m'u shqit gjatë gjithë rrugës që e ndoqa,
në largësi, në një largësi të dyshimtë, të kuptuesh-
me, të lexueshme nga kushdo që na njihte sado
pak, sepse ato çaste aq më bënte, le të më shihte
kush të donte. Në apartamentin e saj u futëm po-
thuaj njëkohësisht. Kur unë mbylla derën, që u bllo-
kua me bravën automatike, ajo qe zbehur. Deshi të
më thoshte diçka, por unë s'e lashë. Goja e saj hum-
bi në gojën time. Për një çast arriti të shkëputej,
tha me psherëtimë «ti je i çmendur», pastaj ndjeva
të më përpinte, gjuha e saj më sulmoi, ndjeva një
thithje totale dhe, duke i shkopsitur bluzën, i rashë
në të përhumbshëm se nën bluzë nuk kishte gjë
tjetër. Pastaj ajo m'u vërsul e më zhveshi nga koka
te këmbët. E mora në krahë. Flokët i vareshin poshtë
si degët e një shelgu lotues. I trullosur gjeta rrugën

për në dhomën e gjumit, ku fatmirësisht dera ishte e hapur. E vendosa ngadalë mbi krevat, me delikatesë, si të mbaja nëpër duar një send të thyeshëm, i zhyta kokën midis gjinjve ndërkohë që ndieja nën vete duart e saj, trupin që nuk i gjente prehje, derisa, për të shuar klithmat, ajo simuloi atë kafshimin e magjishëm në gropëzën ku lidhet supi me qafën, duke rënkuar në një lëvizje nga poshtë-lart në kërkim të kënaqësisë së njëkohshme. Kur erdhi ky çast, ajo e zhbllokoi kafshimin, klithi, por ndryshe nga çdo herë tjetër, kur trupi i epej e i mbetej inert në këtë pozicion, ajo s'më lëshoi. Më mbajti shtrënguar, më mbuloi me të puthura dhe unë nisa një zhytje të re, në një pozicion tjetër, që asaj i pëlqente, kur rënkimet i mbyste në jastëk dhe bota kridhej në një humnerë ekstaze. Vazhduam kështu derisa u rraskapitëm.

Ti meriton të të hedh nga dritarja, tha ajo. Unë rrija përmbys, me njërin gji të saj në gropën e dorës. Ajo më fërkonte kokën me gishtërinjtë e ngatërruar nëpër flokë. Ti meriton të të hedh nga krevati, të të zë me fshesë e të të flak nëpër shkallë dhe, po guxove të vish prapë, të të përplas derën turinjve. Unë vazhdoja t'ia mbaja gjirin në pëllëmbën e dorës. Herë-herë ia ngacmoja thimthin lehtë. Zakonisht, ky ngacmim, pasi kishim bërë dashuri, i ngrinte nervat, por ishte aq e fikur sa nuk reagonte. Vetëm përsëriste ndëshkime njëri më i rreptë se tjetri, që unë i meritoja. Pastaj më shtyu. Duke u ngritur në bërryl, më tha se i kishte marrë vesh të gjitha. Unë ngriva. Ajo m'u hodh përsipër, më vuri duart në fyt. Do të të mbys fare, më tha, i pabesë. Para se të shkoje te Ladi, duhej të vije tek unë, frikacak. Na nxore bojën, egoist. Unë mund ta kisha ndrequr më lehtë se Ladi këtë punë, kalama. Dhe, gjithnjë në atë pozicion, kaluar mbi mua, me duart në fyt, vazhdoi me epitete të tjera, të cilat i dëgjova në heshtje, pa kundërshtimin më të vogël, sepse, në fund të fundit, ajo kishte të drejtë. Po aq befas sa më kishte kërcyer sipër ajo u hoq mënjanë, zhyti kokën në jastëk dhe e përfshiu një dënesë. Unë u shastisa. S'dija ç'të bëja. Shihja supet e saj që dridheshin, pellgun e zi të flokëve pranë meje, i paaftë të kuptoja ç'ishte ai ngashërim, ai shpërthim dhimbjeje. Sonja ishte një krijesë voluptive, por në zjarrin e saj nuk kishte histeri. Dënesa e saj nuk ishte shpërthim histerik. Me një ndjenjë të rëndë prej fajtori, pa guxuar ta prekja me dorë, i kërkova të falur. Për së dyti, për së treti, për së pesti. Ajo heshti. U ngrit, vajti në banjë prej nga u kthye mbështjellë me robdëshambrin japonez. Ky, sigurisht, nuk ia përmbante gjinjtë. Ajo e dinte se gjinjtë që i shpërthenin nga robdëshambri, më çekuilibronin. Agresiviteti i tyre më marroste, siç marroste një dem ngjyra e kuqe. Ajo e dinte këtë dobësi timen, por s'kisha arsye të mendoja për ndonjë koketëri. Çasti nuk ishte i tillë, sido që sytë e mi, për forcë zakoni, ishin mbërthyer mbi gjinjtë. Pastaj ajo u qetësua, mbushi konjak për të dy, më tha se ishte një çikë e mangët nga trutë dhe, që kishte qarë, s'kishte lidhje me mua. Kur unë e pyeta me kë kishte lidhje, ajo m'u përgjigj se një natë më parë, i ati, i bërë çakërqejf, kishte vajtur për vizitë tek i vëllai, domethënë babai i Ladit, për fat të keq e kishte gjetur në shtëpi dhe qenë grindur. Sonja qeshi, një pikë loti e mbetur mbi mollëzën e faqes i shkëlqeu. Shtoi se i ati, sa herë shkonte te xhaxhai, grindej keq me të. E merr dot me mend ç'fjalë i thotë?, m'i nguli sytë. E quan bej, i thotë se atje janë

mbledhur një tufë çifligarësh. Si më i vogël që është, xhaxhai e duron, por kësaj radhe e kishte përzënë, mirë që s'i kishte vënë hekurat. Kur u kthye në shtëpi, im atë, i dehur siç qe, vazhdonte të shante. Kë nuk shau dhe ne gjithë natën s'vumë gjumë në sy.

Sonja ktheu konjakun që i kishte mbetur në gotë. Kishte dëshirë të pinte. Në vend të robdëshambrit tashmë kishte veshur një fustan të hollë dhe mjerisht për mua qe bërë dhjetëfish më tunduese. Them mjerisht sepse në atë gjendje të turbulluar çdo ngacmim do ta nevrikoste. Si për ta vërtetuar këtë, ajo u ngrit. Më tha të shkonim në kuzhinë. Atje këmbënguli të pinim prapë. Nuk ia prisha. Tekefundit ishim në shtëpi, asgjë e keqe s'mund të ndodhte. Familjet e mëdha janë familjet më të poshtra, ia këputi befas. Unë u bëra esëll. Familjet e mëdha janë më të ndyrat, vazhdoi ajo, pa u bërë merak ç'përshtypje linin fjalët tek unë. Atje ka vetëm një njeri të mirë, ky është Ladi. Të tjerët janë përbindësha. Meshkujt janë krokodilë, femrat nepërka. S'po flas për zhabat që mezi e fshehin shëmtinë fizike pas kozmetikave. Im atë ka të drejtë... Më shtjer edhe pak konjak.

Iu binda. Ia mbusha gotën plot, megjithëse po i dalloja shenjat e para të dehjes. Sonja ishte tepër e ndjeshme. Për t'i treguar se s'doja të mbetesha prapa, ktheva dy gota radhazi. Atëherë pashë se pasditja po thyhej. Edhe Ladi, më pëshpëriti Sonja me zë të ulët, nuk shkon me të atin. Po ta them vetëm ty. Ata shkojnë si macja me miun. S'do t'ia thuash njeriu, dakord? Është një e fshehtë vetëm për ne të dy. Sonja më kaloi dorën në qafë. Unë u përkula, kërkova buzët e saj. S'di pse e krahasova





pikëllimin e Ladit me pikëllimin e Hamletit. Tek ndieja prushin e buzëve të saj, m'u kujtua nata me borë e ditëlindjes, fragmenti i bisedës atë-bir te shkallëzat e vilës, këmbëngulja e atit të fuqishëm për të ftuar patjetër ca miq ende të paftuar, me sa dukej edhe më të fuqishëm. Si pimë edhe nga një gotë, mua m'u duk i natyrshëm propozimi i Sonjës për një shëtitje. Do të na shohin, tha, por aq më bën. I vetmi të cilit i ruhesha ishte Ladi. Ladit ia paske treguar ti. Ke frikë të dalim bashkë? Iu përgjigja se nuk kisha frikë. Isha gati të bija në gjunjë e t'i puthja këmbët. Si një pazh i çmendur nga dashuria për të zonjën. Që nga ai çast me vetëdijë s'doja të kuptoja se këtej e tutje marrëdhënia jonë nuk ishte më një dalldi. Ajo ishte sfidë. Sfidantja qe Sonja. Në këtë pikëpamje unë isha inferior. Shpirti sfidues tek unë ishte shuar. Që nga ajo natë e largët e fëmijërisë kur mësova ekzistencën e një ungji dhe bota u nda për mua në të bardhë e të zinj, në bastardë e të fisëm. Ndoshta që nga ajo kohë lufta ime për ekzistencë e përjashtoi shpirtin sfidues. Kurse Sonja më dëshmoi se përveç feminitetit agresiv, kishte edhe diçka tjetër agresive: krenarinë. Tani e kuptoj ç'kërkonte të sfidonte Sonja. Atëherë nuk kuptoja asgjë. Atëherë unë nuk e kuptoja se ajo sfidonte një mjedis që në çdo hap i kundërvihej me një armiqësi të fshehur: elitat. Për këtë ajo s'më foli asnjëherë. Tani unë e kuptoj, e kam të qartë përse Sonja filloi të bredhë e të ekspozohej me mua. Por ndoshta edhe sepse, me një parandjenjë deri në kufijtë e së pabesueshmes, ajo shihte fundin e shpejtë.

# 9

Atë mbrëmje të parë që dolëm bashkë nuk na pa ndonjë i njohur. Nuk na pa as ndonjë banor i shkallës kur u ngjitëm në apartamentin e saj. Të nesërmen lindi një problem: veshja ime. Qe fund maji. Netët ftoheshin dhe kostumi mbahej normalisht. Rrobat e mia ishin modeste dhe ajo që nuk ra në sy në euforinë e avujve të konjakut mbrëmjen e parë, u pa të nesërmen. Me atë veshje para shkëlqimit të Sonjës unë dukesha varfanjak. Këtë pabarazi s'mund ta pranoja. S'mund ta pranonte as Sonja. Më ka shpëtuar të them se Sonja ishte arkitekte, kishte të njëjtin profesion me të ndjerin, të shoqin. Edhe diçka tjetër. Fotografitë e tij ndodheshin në të gjitha mjediset. Edhe mbi komodinën pranë shtratit martesor, ku ne bënim dashuri. Qe një burrë i gjatë, i pashëm, leshverdhë. Nja tridhjetë e pesë vjeç. Në fillim vështrimi i tij më mundonte. Disa herë desha t'i thosha Sonjës se s'mund të bëja dashuri në prani të tij. Pastaj u mësova. Përderisa e mbante Sonja, duhet ta pranoja edhe unë. Sonja ishte e ndërlikuar, kurse unë i mefshtë për të kuptuar delikatesat e shpirtit të saj. Nuk i rashë në të se ngjashmëria e portretit tim me portretin e atij burri që na shihte nga fotografia ishte evidente. Nuk e kuptova se, kur ajo më betohej se më donte, e thoshte sinqerisht: në sytë e mi shihte sytë e tij. Nuk e kuptova se ajo vendosi të ekspozohej me mua, si të ekspozohej me burrin e saj të mjerë, për t'u treguar të gjithëve se ajo do t'i përkiste një njeriu të vetëm. Po ndoshta këto janë fantazi dhe mendja ime e sëmurë shpik gjëra të paqena.

Sidoqoftë, Sonja ishte e vendosur të dilnim. Nëse natën e parë qëlloi të mos na shihte ndonjë i njohur, në netët e tjera kjo do të ndodhte. Të nesërmen afër mbrëmjes ishim esëll të dy, avujt e alkoolit në këtë mes nuk hyjnë. Ajo më hodhi një vështrim nga koka te këmbët. Eja, më tha, të shohim. Pa fjalë e ndoqa për në dhomën e gjumit, ku më urdhëroi të zhvishesha. U zhvesha. E pakënaqur më tha t'i flakja edhe mbathjet e kanotierën. I flaka. Atëherë ajo tërhoqi një sirtar të komosë dhe nxori një palë mbathje e kanotierë. Vishi, më tha, dhe unë ia binda. Pastaj, nxori një këmishë të kaltër, gravatë, çorape, një shami të hekurosur që priste aty kushedi qyshkur. Para dollapit të rrobave qëndroi pak në mëdyshje. Unë ndiqja lëvizjet e saj si një fëmijë kureshtar, i vendosur të zbatojë të gjitha urdhrat. Ajo hapi të dyja kanatet e dollapit, zuri t'i kalonte një nga një kremastarët dhe tërhoqi një palë pantallona ngjyrë blu. I vesha. Më erdhën si të ishin qepur për mua. Kur vesha një xhaketë të bardhë, aq e lehtë sa nuk e ndieje në trup, ajo lëshoi një pasthirrmë. Si ndër ethe më lidhi gravatën, vajti e më solli një palë këpucë të zeza, numër dyzet e dy, aq sa ishte dhe numri im i këmbës. Në fund më

shtyu në mes të dhomës, u tërhoq prapa dhe më kundroi. Tani, më tha, shko prit në dhomën tjetër.

Në dhomën e pritjes isha futur rrallë. Edhe kur futesha, nuk ndihesha mirë. Më shumë se në çdo mjedis tjetër të apartamentit, këtu binte në sy prania e një jete të kaluar, që këmbëngulte të vërtetonte se asgjë s'kishte ndryshuar, se kushdo që futej aty në mungesë të pronarit s'do të ndihej mirë. Por pronari ishte aty, në një fotografi të përmasave mesatare, në një nga të ndarat e bibliotekës. U afrova dhe e mora në dorë. O perëndi, mendova, të vdesësh në kulmin e forcave, të shpërthimit mashkullor, të vdesësh kot e të lësh prapa Sonjën. Si është i mundur një ndëshkim kaq mizor, kujt i duhej një vdekje aq e pakuptimtë? Ty, sikur më thoshte ultazi tjetri, me atë buzëqeshjen e çiltër të fotografisë. Po të isha unë, s'do të ishe ti, apo jo? Sparti ka të drejtë, shtonte Sonja, po të ishte Sparti, s'do të ishe ti. Po të isha unë, s'do të ishe ti. Po të ishe ti, s'do të isha unë... I shushatur vura re se Sparti kishte veshur të njëjtën xhaketë, këmishë e gravatë, të njëjtat pantallona ngjyrë blu dhe mbase po ato mbathje, po atë kanotierë që e mbaja unë. Ishte një fotografi me ngjyra e marrë në dhomën ku ndodhesha. Ata qenë ulur në kolltukët përballë, pranë njëri-tjetrit. Pastaj ndjeva hapat e Sonjës në dhomën e gjumit, e ktheva fotografinë atje ku ishte dhe zura vend në njërin nga kolltukët, pikërisht në atë ku qe ulur Sparti. Kur Sonja hyri me një purpur në fytyrë, si rrëzëllim qiellor, unë u mbështeta në shpinë të kolltukut duke përmbajtur me vështirësi një klithmë befasimi: ajo kishte veshur një fustan ngjyrë vishnjë, në dorë mbante një triko, kurse në krah një çantë të bardhë. Njëlloj si në fotografinë që sapo



kisha parë. Qëndroi te dera dhe unë mezi i rashë në të se priste të ngrihesha. Kujtoja se atë çast ajo do të vinte drejt meje, do të ulej në kolltukun përbri dhe do të mënjanohej lehtazi, me një mbështetje të butë të supit pranë supit tim. Të ishin rastësira apo kombinime të Sonjës këto? S'e them dot. Atëherë s'e kisha vënë re ngjashmërinë e portretit tim me Spartin. Edhe sikur ta kisha vënë re, s'do të thosha dot gjë. Për një arsye të thjeshtë. Sonja mund të bënte me mua ç'të donte. Që nga çasti kur më veshi me rrobat e Spartit. Ndjeva se e doja gjer në marrëzi.

Nuk ka dyshim, Sonja luante lodër, përmbushte një trill. Ndryshe s'kishim përse shkonim tri net radhazi në tavernën e «Dajtit». Shkuam tri net dhe jo katër. Sepse vetëm natën e tretë aty na gjeti djali i ministrit, hetuesi A.P. Që në natën e parë e pashë se Sonja nuk ishte fytyrë e panjohur në atë mjedis. I panjohuri surprizë isha unë. Drejtori i hotelit, të cilin e hasëm në hyrje, kryekamerieri, një tufë kamerierësh e deri tek orkestrantët e tavernës, e përshëndetnin maturisht, gati me përulje. Zumë një tryezë rrumbullake, në qoshe, që të ndodheshim sa më larg orkestrës. Megjithatë zhurma të shurdhonte njëlloj në çdo pikë. Kur hymë, po kërcenin çifte të huajsh. Porositëm uiski dhe kafe. E kujdesshme për çdo detaj, Sonja më kishte dhënë kartëmonedha mijëshe. Më kishte porositur të sillesha lirshëm, të mos çaja kokën për kurrkënd. Si djalë i rritur në qytezën e bregut të lumit, s'e kisha të vështirë të sillesha siç donte ajo. Pa bërë fjalë se taverna m'u duk lokal i shpëlarë. E vetmja gjë interesante ishin të huajt. Por ata shihnin punën e tyre.

Njeriu sybardhë u duk në tavernë nja një orë pas nesh. Ishin tre, me kostume të të njëjtit model. I shoqëronte drejtori i hotelit. E pashë së largu dhe

as vetë nuk e kuptova përse më ngriu në dorë gota e uiskit. Sonja po më tregonte historinë e një shoqes së saj, histori e zakonshme divorci. Fytyra ime duhet të jetë prishur, sepse ajo e ndërpreu rrëfimin, vuri re se nuk e kisha mendjen dhe shihja tutje, në hyrje të tavernës, ku të sapoardhurit vazhdonin të rrinin në këmbë. Sonja ktheu kokën andej nga shihja unë. Qeshi. S'ka nevojë të shohësh andej, më tha. Mori gotën, e ciku me timen, ktheu një gllënjkë të vogël dhe e vendosi mbi tryezë. E qeshura enigmatike nuk i ndahej. Të sapoardhurit u drejtuan në gjysmën tjetër të tavernës, përkundër nesh. Duket kishin gjetur ndonjë tryezë të lirë. I humba nga sytë. Edhe ata, edhe drejtorin e hotelit, që vajti me ta. Sonja, e pashqetësuar, zuri fillin e bisedës së ndërprerë për historinë e divorcit të shoqes së saj. Por e ndërpreu prapë. Dritat e forta u fikën, taverna u zhyt në një dritësim të butë, të kuqërremtë. Orkestra nisi një bluz. Sonja më tha ta ktheja me fund gotën e uiskit. E ktheu dhe ajo. Nuk ishte ngritur të kërcente asnjë çift. Ngrihu, më tha. S'pata nevojë për shpjegime, sido që shtanga. Për mua qe e qartë ç'kërkonte Sonja, kujt i drejtohej dhe ç'donte t'i thoshte. Mos e çaj kokën, më pëshpëriti. Unë i thashë se ishte e magjishme. Shtova se, po të donte ajo, isha gati ta bëja sybardhin copa në mes të tavernës. Nuk është nevoja, ma ktheu, kështu tërbohet më keq. Kërcimi ynë «solo» vazhdoi aq sa edhe klienti më i shkujdesur do të na shihte. Edhe tavolina e treshes, që me drejtorin bëhej katër. Pastaj çiftet u dendësuan dhe Sonja tha të uleshim. Kamerieri solli uiski. Sonja s'deshi të pinte më. Porositi bajame të pjekura. Në tavernën e «Dajtit» servirnin bajame të pjekura, të kripura. Kjo qe gjëja më interesante që më ka mbetur në kujtesë nga ajo tavernë ku, prej asaj nate, s'jam futur më. Jam kureshtar të di a vazhdon ta frekuentojë djali i ministrit.

Na ka parë, tha Sonja, me siguri. Tani po çmendet. Kam dëgjuar se ndien kënaqësi duke torturuar viktimat, domethënë fatkeqët që i bien në dorë në proceset hetimore. Në rrethet e Ladit, këtë fakt e dinë, e pëshpërisin të gjithë. Askush nuk lëviz. As ka për të lëvizur njeri. E merr me mend sa sy na ndjekin ne të dy tani?, më pyeti befas. Mos ki frikë, je me mua. Për ata idiotë, kur je me mua, është si të jesh me Ladin. Dhe, po qe me Ladin, është si të jesh me babanë e Ladit. Kafshët. Janë tigra para lepujve dhe lepuj para tigrave. Sonja mori gotën time, ktheu pak uiski. Kurse ai, vazhdoi, është një parvëny. I tillë është dhe i ati, ministri. E di kuptimin e fjalës parvëny? Shteti ynë ka rënë në duar të parvënyve. Shoqëria jonë, monolite, siç thuhet, është e kalbur. Sepse atë e drejtojnë njerëz parvëny. Kjo është fatkeqësia e madhe e kombit. Vështirë se do të shpëtojmë ndonjëherë nga parvënytë...

Qëndruam edhe pak dhe ikëm. Jashtë qe freskuar. Bulevardi i madh ishte bosh. Sonja më futi krahun, u mbështet pas meje. Më erdhi në majë të gjuhës propozimi për martesë, që më rrinte gozhdë në tru. Nuk guxova. Ndihesha parvëny. Një parvëny që, në një kombinim fatlum rrethanash, gëzonte favoret e një gruaje qiellore.

---

Veprimet e Sonjës bëheshin gjithnjë e më të pakuptueshme. Në pikëpamje të normave, sjellja e saj qe një skandal publik. Kështu i tha Ladi, me këto fjalë u shpreh. Kur ai e mori në telefon për ta lajmëruar se do të vinte, ne sapo ishim ngritur nga

shtrati, po pinim kafe. Unë ndodhesha në pikun e sezonit të provimeve. Në të parin s'qeshë futur për ta përdorur kohën për të dytin. Me Ladin nuk isha parë prej tri javësh. S'ka kuptim të ikësh, më tha Sonja, ai e di që je këtu. Dhe Ladi nuk shfaqi ndonjë habi kur më gjeti aty. Tha se kishim rënë në sy shumë, se na përgojonte e gjithë Tirana. Pastaj shtoi ato fjalët e skandalit publik. Sonja qeshi. E qeshura e saj më trembi. Isha i pafuqishëm të kryeja edhe veprimin më të vogël që vinte në kundërshtim me dëshirat e saj. S'kisha qejf të rrija si i tretë në bisedën e tyre, por Sonja s'do të ma falte. Në këto kushte Ladi i ra shkurt, tha se vinte me një porosi të formës së prerë nga i ati. Sipas kësaj porosie, qysh sonte Sonja duhej të merrte djalin nga prindërit, ku e kishte lënë prej më se një muaji. Të nesërmen në mëngjes të gjendej gati. Do të vinte një makinë dhe bashkë me djalin do ta çonte në vilën e Durrësit, për një kohë të pacaktuar. Ndoshta dy muaj, tha Ladi, aq sa të vërtetohet shërimi yt. Babai thotë se ti ke filluar të vuash nga një sëmundje psikike. Dhe jo vetëm babai.

Këtë herë Sonja nuk qeshi. Ajo u zverdh. Xhaxhai mund t'u japë urdhra atyre që ka nën hyqëm, tha. Unë as kam qenë, as do të jem nën hyqmin e xhaxhait. Sa për gjendjen time shëndetësore, kurrë s'ka qenë më e mirë. Si tha këto, ajo doli nga dhoma, u kthye me një shishe konjaku, na mbushi të treve dhe, për të na dhënë zemër, e ktheu gotën e saj me fund. Ladi nuk e preku të tijën. As unë. Sonja kishte të drejtë të protestonte, por jo në këtë mënyrë. Kështu mendova atë çast, unë, mediokri. Kështu mendova atë çast unë, që s'dija më ç'ishte rrebelimi, që isha i paaftë ta kuptoja atë grua. Ladit i ra në fytyrë tejzbehja e njohur. Ti do



të bësh pikë për pikë si porosit babai, tha. Unë s'po tallem. Dhe kohë të tepërt s'kam. Mund t'ju them kaq: babai ka sinjalizime të forta. Po s'veprove kështu, do të jetë e pamundur të shpëtojmë dhe Sarin (Me këtë shkurtim më thërrisnin të dy, edhe ai, edhe Sonja). E fshehta që dimë ne, s'është më e fshehtë. Ajo ka vajtur te babai dhe punët janë keq. Ladi heshti pak dhe iu kthye Sonjës me një zë të butë: Mos u bëj kokëfortë tani. Zgjidhje tjetër s'ka. Ndryshe mund të hapet një avaz, që edhe babai duket ia ka frikën. Ai më porositi me këmbëngulje të veprosh kështu dhe pikë. Kësaj radhe them se ka të drejtë. Më tepër as unë s'di. Di vetëm se babai është i shqetësuar. E përsëris, i shqetësuar, jo i nervozuar. Dhe ti, Sari, këto kohë mos u duk fort rrugëve të Tiranës. Nisu më mirë të studiosh për provimin në shtëpinë tënde, në qytezë.

Më kaloi nëpër tru kujtimi i natës me borë të ditëlindjes. Fragmenti i bisedës atë-bir, këmbëngulja e atit për të ftuar me doemos ca miq të paftuar. O perëndi, mendova, askush s'është i qetë, të gjithë kanë frikë. Edhe ai që kujtojmë se është i fuqishëm e ka një frikë. Këtë frikë po e shihja në mënyrën si fliste Ladi, si i lutej Sonjës. Dhe ajo, frika, hyri brenda meje. Shpina m'u bë akull. Në lëmshin e krijuar, Ladit i kisha hapur telashe. Më vjen keq, mërmërita, më vjen shumë keq. Sonja u ngrit nga tryeza dhe vajti pranë dritares. Atëherë Ladi ktheu pak konjak. Vuri buzën në gaz, si të donte të më thoshte: mos u mërzit, kështu e kanë këto punë. Kur u kthye nga ne, Sonja kishte në cep të syrit një pikë loti. Mirë, i tha Ladit, e kuptoj. Mbase jam e sëmurë dhe nuk e di. Thuaji xhaxhait se pranoj. Por nesër nuk nisem. Pasnesër, thuaj. Gati mund të bëhem vetëm pasnesër në mëngjes. Si tha këto, ajo

na ktheu shpinën përsëri. Ladit s'i bëri ndonjë përshtypje. Pashë një lloj qetësimi që iu end në fytyrë. Piu konjakun që kishte mbetur në gotë dhe u ngrit. Po iki, tha. Sonja nuk iu përgjigj. Atëherë Ladi ngriti supet. Më tundi dorën dhe pa fjalë u largua.

Unë mbeta përpara gotës së mbushur të konjakut. S'kisha mundur të ngrihesha së paku ta përcillja Ladin te dera. Sonja vazhdonte të rrinte pranë dritares si një statujë e ngrirë. S'dija ç'të bëja. E mblodha të qepja gojën. Më në fund ajo erdhi pranë meje. Qe një pasdite e nxehtë. Konjaku që piva më nxehu më keq. Për herë të parë i thashë vetes se këtu isha një i huaj. Isha futur rastësisht në ingranazhin e jetës së ca njerëzve, të cilët, sado intimë, prapë mbështilleshin në një mjegull enigme, që do të mbetej për mua e padepërtueshme. Kurse atë mbrëmje them se e kuptova Sonjën më mirë se kurrë. A ke frikë të dalim?, më pyeti. Atëherë bëra gjestin më teatral e më të marrë të jetës. Rashë në gjunjë, ia mora duart dhe ia mbulova me të puthura. Ato ditë kisha parë një film uestern. Në atë film, pas njëmijë e një bëmave, heroi përgjunjej para të dashurës. Gjesti im, sado demode, nuk besoj të qe i ndikuar nga veprimi i heroit të filmit. Rashë në gjunjë vetvetiu, ndoshta thjesht ngaqë m'u prenë gjunjët kur Sonja më pyeti në kisha frikë të dilnim atë mbrëmje. Kjo më la të kuptoja se do të qe dalja jonë e fundit. Këtë kuptim kishte shtyrja e nisjes për të pasnesërmen. Gjesti im sentimental Sonjës nuk iu duk i tepërt. Ajo ma mori kokën midis duarve, më përkëdheli flokët. Duket, ca veprime që për meshkujt janë demode, nuk shihen gjithmonë si të tillë nga femrat. Ndaj të ngrysur dolëm. Ecnim të heshtur, si në një procesion varrimi. Kalimtarët më dukeshin miza. Nuk e di se si i



dukeshin Sonjës. Përpara restorantit «Donika» pamë njëri-tjetrin. U morëm vesh. S'kish më mirë se «Donika» për t'u shpëtuar syve, të cilëve u ishim bërë halë. Jo vetëm syve të bardhë. Atyre, sigurisht, nuk u kishim shpëtuar e mbase s'do t'u shpëtonim as sonte. Duhej të kishte dhe sy të tjerë, që na shihnin e s'i shihnim. Te «Donika» mund të hynim më të qetë. Mund të rrinim më të qetë. U ngjitëm lart, në pjesën ballkon të restorantit, duke kaluar nëpër atë shkallën ku të duket se do të të bjerë tavani mbi kokë. Zumë vend në njërën nga të ndarat. Përballë nesh, ngjitur me parmakun, prej nga mund të shihej e gjithë salla poshtë, gjendej një tryezë bosh. Sonja s'fliste. As unë. Gjysmë ore më vonë mbërriti kamerieri për të na njoftuar se atë natë kishte vetëm qofte me garniturë lakrash. Mirë, tha Sonja, na sill qofte me garniturë lakrash. Dhe birrë, shtova unë. Birrë s'ka, ma ktheu kamerieri. Çfarë keni, pyeta. Vetëm uzo, u përgjigj ai, tërë kënaqësi. Na sill dy dopio uzo, ia preu hovin e kënaqësisë Sonja. Kur iku kamerieri, në tryezën përballë u ul një çift. Vështrimi im i pavëmendshëm i kapi si silueta. M'u dukën të fejuar. Më erdhi keq për ta, atë mbrëmje në lokal kishte vetëm qofte me garniturë lakre. Dhe uzo. U bëra kureshtar. Do të pinte dot uzo vajza përballë? Atë çast ajo po më shihte.

Ishte njeriu me mundësinë më të vogël për ta hasur në atë lokal: Vilma. E shoqëronte kushëriri, ai djali me anën e të cilit dikur kisha zbuluar ushqimin e preferuar të Maksit. U skuq. Ndoshta ngaqë befas e kisha zënë duke më parë. Dhe ktheu kokën. Dija se ndiqte maturën në një shkollë të mesme të Tiranës. I ati vazhdonte të ishte drejtor i shkollës 8-vjeçare të qytezës. Një trill më shtyu të mos ia shqisja sytë. Me siguri ajo do ta kthente kokën prapë.

Jo për mua. Për Sonjën. Kështu ndodhi. Pas pak, me një lëvizje si të rastësishme, tipike për një gjimnaziste kureshtare, e sigurt se nuk e priste ndonjë kurth, ajo i ktheu sytë nga ne. Por kurthi ishte ngritur. Me gjithë mërzinë e tmerrshme të asaj mbrëmjeje, më erdhi të qeshja. Kësaj radhe fytyra e saj u tejskuq. Jam një idiot, mendova. Pastaj Sonja tha të iknim. Po kalonte një gjysmë ore tjetër dhe kamerieri s'po dukej. Ikëm.





## 10

Qe një verë e shpëlarë. Më tepër se e shpëlarë, e kotë. Më tepër se e kotë, boshe. Dhashë dhe provimin e vjeshtës në fund të muajit gusht. Një fundgusht me dyndje valësh ajrore afrikane, që dëshmonin se vjeshta s'kishte ndonjë ngut për të mbërritur. Ladi erdhi në leksione me dy javë vonesë. E takova me mallin e Sonjës. Kurse Sonjën s'e zumë në gojë. Ladi nuk kishte përse ma zinte. Unë s'guxova. Konvencione absurde, mendova. Tërë verën ata e kishin kaluar bashkë. Ladi mbase qe ndarë me Sonjën vetëm para dy ditësh, mua më duhej të qepja gojën. M'u ngritën nervat. E mora mëri. Desha t'i thosha se aq më bënin konvencionet. Desha t'i thosha se nuk e çaja kokën, Sonjës do t'i shkoja që atë natë. Ndryshe do të rrihesha me gjysmën e Tiranës. Kur i kujtoj këto, më dhemb në zemër. Sigurisht, nuk i thashë gjë. Kam një brengë që më kafshon, brengën e pendesës. Kur Ladi ndodhej buzë rrokullimës, mua m'i nxinte sytë egoizmi. Po nga ta dija se Ladi ishte buzë rrokullimës? Gjithçka vegjetonte si zakonisht, në përgjumje. Mali i Dajtit

ngrihej mbi kryeqytet me qetësinë e përjetshme olimpike. Sytë e Ladit, si kurdoherë, ishin të trishtruar, çehrja e tij e zbehtë. Përse duhet të mendoja se ishte kohë rrokullimash? Nuk isha profet. Isha një mjeran i dërrmuar nga dëshira për të fjetur me Sonjën. Një parvëny, siç i pëlqente Sonjës t'i quante disa, një parvëny i dashuruar. Sendet që nuk kishin ndonjë lidhje me Sonjën nuk më interesonin. Përse duhet të më shkonte mendja se nën ujin e ndenjur të kënetës qe ndezur një zjarr dhe këneta me zhabat e peshqit, me ngjalat e gjarpërinjtë, me ç'kishte e ç'nuk kishte, po shkonte drejt pikës së vlimit. Mendja ime nuk shkonte deri këtu. Kurrkujt nuk i shkonte mendja deri këtu. Përveç atyre që kishin filluar ta ndienin zjarrin nën vete. Isha një shkarpë që ndodhet rastësisht pranë një druri në flakë e digjet bashkë me të.

Kur u takuam nga mesi i shtatorit me Ladin, më ra në sy një lloj shkujdesjeje e tij. Bënte vapë. Të gjithë ankoheshin për mosshtyrjen e shkollave dhe nga mëngjesi deri natën vonë ndiheshin të shushatur. Nuk mund të them a ndiente Ladi nën vete ndonjë zjarr. Në mos nën vete, diku pranë tij. Fjala vjen, nën kolltukun e të atit. Isha errur nga egoizmi, bota rrotullohej rreth meje. Më se dy muaj pa u parë me Sonjën, qeshë bërë i tejndjeshëm. Çdo send, çdo ngjarje, çdo veprim, të kujdoqoftë, e vlerësoja në raport me të. Aq më tepër fjalët dhe veprimet e Ladit. Truri im punonte si kompjuter i sabotuar, i sëmurë nga virusi i dezinformimit. Mërzinë e Ladit e përkthente si ftohje ndaj meje, prirjen e tij për t'iu larguar njerëzve, si masë për të më shmangur mua, mungesën e dëshirës për të vajtur lokaleve, mjet për t'u mbrojtur nga komprometimi me mua. Mënjanimin e Sonjës, një komplot. Pastaj



erdhi ajo dita nga fillimi i tetorit kur pashë se sa shpirtvogël isha bërë. Po të duash, më tha Ladi si mbaruam leksionet, kalo afër mbrëmjes nga Kisha. Do të sjell uiski. Ndërkaq ai kishte refuzuar dy herë radhazi ftesat e mia. Më vjen keq, ia ktheva, kam frikë se s'do të mundem. Fjalët i shqiptova me një nëntekst të kuptueshëm pakënaqësie. Ladi bëri sikur nuk e vuri re. Edhe mua më vjen keq, ma ktheu, Sonja do të kujtojë se harrova të them. Sikur të më kishte komunikuar lajmin më të rëndomtë, i shkujdesur, u hodh në një temë tjetër. Më pyeti se në ç'datë e kishim kolokujumin e ardhshëm me Xhohun. Iu përgjigja se kolokujumin e ardhshëm me Xhohun do ta bënim pas një jave. Dhe u ndamë. Ai mori bulevardin e madh, unë kthesën e rrugës për nga agjencia ajrore, ku gjendej stacioni i urbanit të qytezës. Zemra po më çante kraharorin. Çastin e fundit nuk rezistova. U ktheva, e pashë tek largohej me hapin e ngadaltë. Atë shishen, i thirra, sille plot, jo të përgjysmuar. Ai tundi dorën. Sajoi të qeshurën e rrallë të syve. Dhe vazhdoi rrugën.

Ajo ka qenë mbrëmja jonë e fundit. Asnjëherë më pas nuk u bëmë të tre. Ka qenë dhe mbrëmja e fundit që fjeta me Sonjën. Thuhet se po ta dijë njeriu çastin e vdekjes, e hap varrin me duart e veta. As Ladi, as Sonja, nuk e dinin ç'i priste. Për këtë jam i sigurtë. Ata mund ta dinin ç'i priste, aq sa ç'mund ta dija unë se ajo ishte mbrëmja jonë e fundit dhe se atë natë do të flija me Sonjën për herë të fundit. Kurse atë mbrëmje asgjë nuk i ngjante një fundi. Ne pimë një shishe të tërë me uiski, pimë edhe verë, edhe birrë. Kuzhina na përgatiti meze të shkëlqyera. Jo prej Sonjës. Njerëzit, fatkeqësisht, i nënshtrohen pushtetit, jo bukurisë. Nga ky rregull s'mund të bënin përjashtim kame-

rierët dhe kuzhinierët e lokalit te liqeni. Atyre aq u bënte bukuria e Sonjës. Po të ishte thjesht për bukurinë, mbase mund ta linin edhe pa ngrënë. Ladin jo. Se Ladi kishte pushtet. Dhe pushteti ka një magji më të fuqishme se bukuria femërore. Pushteti i posedon të gjithë, me meshkuj e me femra. Meshkujt i posedon deri në perversitet, femrat deri në çfeminizim. Dukej qartë, kamerierët dhe kuzhinierët, të gjithë ata që u ndodhën atë mbrëmje në lokalin te liqeni, nuk dinin ç'i priste miqtë e mi. Unë s'dija ç'më priste mua vetë.

Më pas, si ndodhën ato që ndodhën, dëgjoja të pëshpëritej se shenjat e çmendurisë dimërore qenë dukur me kohë, madje në mbyllje të vitit, ato qenë bërë ulëritëse. Fjala vjen, në euforinë e ditëve të Vitit të Ri ishte vënë re mungesa e portretit të babait të Ladit në serinë e portreteve të personave të lartë, me fytyrat e të cilëve plotësohej dekori festiv i kryeqytetit në raste të tilla. Vërtetësinë e këtij versioni e mohonin shumica, thuhej se portreti në fjalë, si kurdoherë, kishte qenë midis të tjerëve. Megjithatë edhe sikur të qe i vërtetë versioni i mungesës, unë s'do ta kisha vënë re. Portretet ishin gjëja e fundit që më interesonte. Gazetat nuk i lexoja, me përjashtim të rasteve të detyrueshme, në leximet kolektive të artikujve që konsideroheshin të rëndësishëm e që unë s'e kuptoja ç'rëndësi kishin. Diçka tjetër më ra në sy në muajt që pasuan: Ladi po humbte interesin për librat. Kohën që më parë, si rregull absolut të jetës së tij, ia kushtonte leximit, zuri t'ua kushtonte bredhjeve me mua lokaleve. Kjo përkon me periudhën kur Sonja m'i preu të gjitha. Po të mos ngushëllohesha nga shoqëria e Ladit, do të bëja marrëzira të papërfytyrueshme. Prandaj ky ndryshim i Ladit s'më bëri përshtypje. Ai i përshta-



tej gjendjes sime të pashpresë dhe. me idiotësinë e një egoisti, sjelljen e Ladit e gjykoja si një gjest solidariteti me mua për humbjen e Sonjës.

Thashethemet e para i mësova në qytezë, nga im atë. Po përgatitesha për provimin e vetëm të atij sezoni, caktuar për në fund të janarit, kur ai u fut në dhomën time. Ishte i zbehtë, mezi rrinte në këmbë. U mbështet pas derës dhe unë kujtova se do të rrëzohej. I merrej goja. Tim eti kështu i merrej goja sa herë kishte ndonjë hall. Sipas fjalëve, dy ditë më parë, ose tri, babait të Ladit, të shpallur armik, i qenë vënë hekurat. Kurrkush nuk e dinte qysh e pse. Bashkë me të qenë shkarkuar nga detyra një varg personash, emra të njohur e të panjohur. Priteshin arrestime. Këto mezi i kuptova me një përqendrim mbinjerëzor, aq e kishte humbur im atë. Ai zuri të vinte poshtë e përpjetë nëpër dhomë, shfrynte, mallkonte, pa guxuar t'i binte drejt. Po vdiste nga frika. Ladi kishte ardhur te ne disa herë, im atë s'kishte lënë rast pa e reklamuar miqësinë time me djalin e një njeriu të fuqishëm dhe tani, me lepurin në bark, s'dinte ç'të bënte. Mbaruam, mërmëriste, dhe kjo na duhej. Ç't'u desh të ngatërroheshe me ta? Sos nuk na mjaftonin hallet tona. O zot, përse më je vënë me gurë?

Ika, e lashë të shfrynte. Po të qëndroja, do të kacafyteshim. Ika, po s'dija ku të veja. Koka më buçiste. Ishte një ditë e ngrirë janari. Me rrugët bosh dhe drurët lakuriq, qyteza priste të zhytej në një natë si gjithë të tjerat. Aq i bënte qytezës ç'ndodhte diku në kryeqytet. Ajo s'e çante kokën për portretet, cili vihej e cili hiqej. Ishte ngopur me

historirat e vënies dhe heqjes së portreteve. Ajo shqetësohej më tepër për grushtet që plasnin në klub, ku thikat viheshin në përdorim pa druajtje. Heqja dhe vënia e portreteve qe kthyer me kohë në objekt barceletash. Më të përparuarit shkonin deri te shprehja «hëngshin kokat». Portretet, ata që hiqeshin dhe ata që viheshin, nuk e dinin këtë. Portretet vazhdonin vallen në indiferencën e plotë të qytezës.

Atë ditë zhaurima e lumit dëgjohej qartë. Ndoshta ngaqë mbi qytezë varej një heshtje mortore. Fryu një erë e acartë dhe mishi m'u ngjeth. Atëherë e kapa me të vërtetë kuptimin e thënies së tim eti, sipas tij ngjarja kishte ndodhur dy ose tri ditë më parë. Djersë të ftohta më mbuluan ballin. Dhjetë minuta më vonë ndodhesha në sallën e ndyrë të PT-së ku vazhdimisht do të gjeje dikë që grindej me centralistet. Futa monedhën në aparat dhe formova numrin. Ladi kishte telefon në dhomën e tij. E mbajta gjatë, derisa, i tronditur, u binda se në anën tjetër askush nuk do ta ngrinte receptorin. Vara dorezën në vend. Automatiku nxori si të pëgërë monedhën. Pas pesë minutash përsërita të njëjtin veprim. Nga ora tetë e mbrëmjes, piku i hyrje-daljeve në PT, duhej ta kisha përsëritur nja pesëmbëdhjetë herë. Kurrkush nuk përgjigjej.

U ktheva në shtëpi. Frikën e tij babai ia kishte induktuar edhe nënës. Ata po më prisnin me zemër të ngrirë, dhe, kur u futa në apartament, nëna i kishte sytë të skuqur. Më hipi një inat i tërbuar. Desha t'u ulërija, t'u thosha të më linin rehat. Në vend të kësaj, ndërsa ata po rrinin në këmbë në korridor duke pritur diçka prej meje, hyra në dhomën time. Kjo u la të kuptonin se çdo orvatje për të folur me mua do të ishte e kotë. Sapo rashë mbi krevat u ngrita. Si me sustë. Aq shpejt, sa prindërit ndodheshin ende në korridor. Tek zbrisja shkallët në errësirë, ndjeva thirrjet e tyre me zë të ulët që më luteshin të kthehesha. Jashtë nuk e kuptova në më buçisnin veshët nga zhaurima e lumit, apo nga një shungullimë brenda kafkës. Autobusi më la pranë agjencisë ajrore. Prej andej, duke m'u marrë fryma, mbërrita në pallatin e Sonjës. Nëpër shkallët e ndriçuara dobët një zë gruaje, ndërsa unë ngjitesha e ajo zbriste, më pëshpëriti se Sonja nuk ndodhej aty, se mund ta gjeja nga shtëpia e të atit. Kur ktheva kokën, gruaja qe zhdukur. Po çmendem, mendova, po më fillojnë haluçinacionet. Sonja nuk ndodhej në shtëpi. Këmbëngula t'i mëshoja ziles elektrike me një kryeneçësi idiote, pa marrë kurrfarë përgjigjeje.

Nuk mund të them sa ishte ora. Nuk mund të them sa ndenja ulur në fund të shkallëve. Acari i natës po më hynte në palcë dhe u ngrita nga frika se mos më zinte gjumi atje, në fund të shkallëve që të ngjitnin në apartamentin e Sonjës. Por Sonja nuk ndodhej në shtëpi. Zëri që më kishte folur nuk duhej të qe haluçinant. Pa vetëdije këmbët më çuan drejt veriut, nja një kilometër më tutje, ku banonin prindërit e Sonjës. Rrugët qenë të shkreta. Ecja duke dëgjuar jehonën e hapave të mi. S'dija ç'kërkoja, përse shkoja atje. Tani them më mirë të mos kisha shkuar. Që të mos shihja se sa i ulët bëhet njeriu. Sa i dobët, sa zero. Kështu e ndjeva veten kur mbërrita në rrugën e pallatit ku banonin prindërit e Sonjës: të ulët, të dobët, zero.

Makinën e shqova nga larg, sapo mora kthesën e rrugës. Dritat i mbante të drejtuara poshtë, sikur t'i ruhej një zbulimi ajror. Ndoshta për këtë arsye më tërhoqi vëmendjen. Kishte diçka jo të zakonshme në ato drita. Ngadalësova hapat. Pranë dritave

shqova silueta. Pastaj pëshpërima me zë të ulët. Një ecejak i heshtur njerëzish. Dhe së fundi policë në trotuar, pranë makinës, një skodë e madhe me karrocieri të mbuluar, dhe rimorkio. Sytë m'u mjegulluan. Jo nga të ftohtët. Të ftohtët e asaj nate të kafshonte si qen. M'i mjegulloi skena që pashë. Ata po i internojnë, mendova. Dhe m'u prenë gjunjët. Një instinkt vetëmbrojtje më shtrëngoi të gozhdohesha në vend. Rruga qe kredhur në errësirë: neonet ishin të prishura, dritat e pallateve përreth të shuara. Lëvizja e beftë e një perdeje diku, tregonte se banorët po e ndiqnin skenën fshehurazi. U afrova aq sa të mund të dëgjoja bisedat. Atëherë pashë Sonjën. Në krahë mbante të birin. Pak më tutje Sonjës, i ati. Ca më tej, e ëma. Nga shkallët hynin e dilnin njerëz të ngarkuar me sende, që i vendosnin në rimorkio. Karroceria qe mbushur. Ja tek e kisha Sonjën, në anën tjetër të rrugës, mbi trotuar. Me një kërcim mund të mbërrija pranë saj. Kafshova dorën. E kafshova derisa e gjakosa. Sonja ndodhej pranë meje dhe unë s'guxoja të dilja nga errësira. Rrija i fshehur. Si urith. Atë çast një civil doli që prapa rimorkios dhe iu afrua Sonjës. Ishte ai, djali i ministrit. Sonja ktheu kokën mënjanë. Sikur të mos ndihesha i sigurt se aty ku rrija i fshehur isha i padukshëm për këdo, do të besoja se Sonja po më shihte mua. Shqova sytë e saj të venitur, që më kot përpiqeshin t'u shmangeshin syve të bardhë, duke u drejtuar në boshllëk. Ajo nuk e dinte se sytë e saj nuk qenë drejtuar në boshllëk. Dhe shtrëngova kokën midis duarve. Dhe më erdhi ta përplasja pas murit. Kurrë nuk e mora vesh ç'i tha hetuesi A.P. Sonjës. Kurrë nuk e mora vesh ç'iu përgjigj Sonja. Kur ngrita kokën, kishte filluar ngarkimi i njerëzve. Bashkë me ta dhe Sonja. S'kaloi shumë dhe makina u nis. Disa perde nëpër dritare lëvizën. Zhdukuni, desha t'u ulërija, kjo tokë mban përsipër bajga. Si unë, dhe si ju. Të gjithë jemi bajga. Dhe meritojmë të trajtohemi si bajga.

Në qytezë mbërrita ndaj të gdhirë. Natën edhe urbani flinte, kështu që rrugën e përshkova në këmbë. Sytë e venitur të Sonjës, me vështrimin drejtuar në boshllëk, më qenë ngulitur si thikë. Ndoshta për këtë arsye u bëra i pandjeshëm ndaj çdo dhimbjeje tjetër. Fjeta si i vdekur. Kur u zgjova, bota kishte humbur çdo ngjyrë. Pata ndjesinë e zhytjes në errësirë dhe gjithçka ndodhi më pas e përjetova me shkujdesje të plotë.

Nuk ndodhi ndonjë gjë e madhe. Ndodhi ajo që prisja, që ishte në logjikën e sendeve. Në provim nuk u paraqita edhe pse nuk kapa më libër me dorë, edhe pse s'kishte kuptim të ushqeja veten me iluzione. Ajo që s'e prisja dhe aq, ishte zbulimi i shkallës së papërfytyrueshme të degradimit moral të njerëzve. E vura re me të filluar leksionet. Kurrkush s'më afrohej, kurrkush s'rrinte me mua. Provoja një kënaqësi të ligë duke parë se si turma kthehej në një kafshë, që drejtohej nga instinktet. Kafshës njeriu s'ka përse i zemërohet, ajo është e papërgjegjshme. Në të vërtetë unë prisja në qetësi diçka tjetër, që nuk vonoi të ndodhte. Ditën e dytë të leksioneve, kujdestari i kursit, me një bezdi të hapur, sikur t'i duhej të mbante nëpër duar diçka të papastër, më njoftoi të paraqitesha në sekretarinë e fakultetit. Ashtu bëra. Në sekretari ndodhej një person i vetëm: sekretarja. Qe një grua e gjatë, me syze, me ca këmbë të bukura, që ja kishin zili të gjitha studentet. Dukej qartë poqë ia kishin zili të gjitha studentet. Dukej qartë pozita e vështirë ku e kishin vënë. Për t'i dhënë zemër, vura buzën në gaz dhe ajo u skuq. Si ndonjë vajzë e vogël. Edhe sjelljet, edhe zërin, i kishte si

të ndonjë vajze të vogël. Ju e kuptoni, ia nisi, më vjen keq, nuk e di përse më caktuan pikërisht mua t'ju komunikoj diçka, që s'është detyra ime. Më ngarkuan, pra, t'ju njoftoj se, duke filluar nga dita e sotme, ju s'mund të vazhdoni të ndiqni leksionet për arsye të zbulimit të disa rrethanave biografike, që e bëjnë të pamundur ndjekjen e fakultetit nga ana juaj. Më vjen keq, mua më ngarkuan t'jua transmetoj këtë njoftim të hidhur, megjithëse nuk hyn në detyrat e mia. E di sa e rëndë është, dhe sinqerisht ju siguroj për respektin tim....

Desha t'i them se ishte një engjëll. Se vendi i saj nuk ishte në atë zyrë të shëmtuar, por diku lart, në qiell. Desha t'i them se ishte një sirenë parajse. Goja ime nuk formuloi ndonjë gjë të tillë. Mirënjohjen mbase e kanë shprehur sytë. Për këtë s'jam i sigurt. Nuk e di në ishte në gjendje sekretarja të lexonte pas syzeve të saj, sytë e të tjerëve. Kur unë, me një akullsi që mund të merrej cinizëm, i thashë se njoftimin e pranoja të mirëqenë vetëm me shkrim, me firmë e me vulë, ndryshe nuk shihja ndonjë arsye për t'i ndërprerë studimet, ajo u step. Doemos, mërmëriti, është e drejta juaj.

Dola, u futa në leksion. Veprimi im qe i kotë, gjithçka kishte marrë fund. Por unë kisha humbur mizorisht dy njerëz të dashur. Pa lënë gjurmë. Ata ishin njerëzit më të pafajshëm. Dhe m'u kujtua sërishmi ajo nata me borë e ditëlindjes, biseda atë-bir, këmbëngulja e atit për të ftuar me doemos dikë ose disa. Ladi nuk e ka çuar në vend porosinë e të atit, mendova tek ndiqja lëvizjet somnambuleske të pedagogut. I paftuari ose të paftuarit, janë zemëruar. Kanë thënë: pa shiko, ai surrat veremliu guxon të mos na përfillë. Po ne ia këpusim kokën, e bëjmë të hajë dhè me gjithë sorollopin! Kështu që një



ditë filloi këputja e kokave. Të parit, sipas rangut, kapos së familjes. Kaposhit. A kishte më kokë kaposhi i asaj familjeje? Më duket se kokë nuk kam as unë, mendova dhe u drodha. Dikush më kishte prekur në sup. Kujdestari. Me atë bezdinë, sikur prekte me dorë një të pëgërë. Paraqitu në zyrën e Xhohut, më tha ultazi, qysh tani. Dhe unë pata ndjesinë konkrete se po më këputnin kokën.

Xhohu më priti pa ceremoni. Ende pa filluar ligjëratën, të cilën pak a shumë e merrja me mend, më erdhi t'i thosha se vendi i tij nuk ishte në këtë zyrë që fshihej e pastrohej përditë dhe ngrohej me sobë elektrike. Vendi i tij ishte diku në skëterrë, nga rrethi i shtatë. Ndërkaq, pa denjuar të më hidhte as sytë, Xhohu formuloi deklaratën që vijon: Nëse zotëria këmbëngul t'i ketë gjërat me shkrim, mund t'i ketë me lehtësi të madhe. Por jo nga ne, ne s'japim gjëra me shkrim. Kështu mund të lëshohen në zyrën e një të njohurit tuaj. A.P. e quajnë. Në s'jeni i kënaqur, më vjen keq, duhet të paraqiteni te A.P. Atje do të sqaroheni me shkrim...

Argumenti i Xhohut qe bindës. Nuk e kisha paraparashikuar mundësinë e një zgjidhjeje të tillë. Doparashikuar mundësinë e një zgjidhjeje të tillë. Nënteksti i Xhohut vriste la me mornica në trup. Nëntekst i Xhohut vriste larg, s'e pata në dorë të mos ngjethesha. Ika gati me vrap. Si një qen i zbuar. Si një qen që e zënë me gurë. Si një bastard rrugësh.

*Mars 1991*

Duke parë të vjellën pranë këmbëve, më erdhën zorrët përpjetë. Një tkurrje muskujsh si ngërç ma përplasi kokën pas trungut të pishës. Nuk kisha ç'nxirrja, përveç një vreri të hidhur që ra mbi pellgun e jargëve të stomakut, përzier me kafenë surogato dhe konjakun. Ik, mjeran, përsërita me sytë e mjegulluar. Kë ruan? I çmendur, ajo që ruan ti ndodhet në palën e dheut. Sfinks tragjik, ajo është tretur me kohë. Në palën e dheut ka vetëm një grusht kockash. Kurse unë e ti rrojmë. Për të torturuar njëri-tjetrin, derisa të na sosen ditët. Ti i çmendur, unë i humbur. Kush ka dalë më me qar nga kjo botë, marrok, ti apo unë? Qarin tënd e shoh, ka vite që e shoh. Po ti, me ata sytë gjak, a je në gjendje ta shohësh qarin tim? Ik! Kurı xush s'ka ndër mend të sulmojë vilën tënde të shkretuar. Futu brenda dhe fli. Mbase sheh ndonjë ëndërr. Mbrëmë e pashë në ëndërr. E pashë tek ikte nëpër det. Ishte veshur me fustanin e bardhë, prej cope si të fustanit të nuseve. Me një fjalë, qe veshur si nuse, por mua më dukej edhe fëmijë, edhe nuse. Dhe qaja që ajo ikte me ikanakët. Ç'kuptim të ketë pasur kjo ëndërr, marrok, përse e pashë pikërisht mbrëmë!

Marroku s'më jep dot përgjigje, mendova. Dhe arrita të shkëputesha nga trungu i pishës. Dielli kish mundur të gjente një të çarë në qiellin e pistë. Prej andej lëshohej një dritë. I verbuar, hodha këmbët nëpër trotuar. Xhoda mbeti prapa, pas kangjellës, ulur në karrige, me shufrën e hekurit në dorë. Përpara meje ishte qebaptorja e Arsen Mjaltit. Me derën hapur. Kishte qenë mbyllur dera, kurse tani, befas, qe hapur. Kjo do të thoshte se kisha një mjet për të shpëtuar nga ngasja e tmerrshme për të qarë. Po të mos pija, do të qaja. Dhe vajta drejt e te qebaptorja e Arsen Mjaltit. Le t'i bënte qoftet edhe me mish maceje. Unë s'mund ta kaloja këtë ditë pa pirë, nën atë qiell të pistë. Megjithëse, ndryshe nga Xhoda, e dija se ajo nuk ndodhej mes ikanakëve. Ajo ndodhej në palën e dheut të ftohtë, në formën e një grushti kockash. Na hëngërt mortja, të dy, edhe mua edhe ty, që mbetëm këtu, të hamë të pëgërat e Arsenit, dhe të pimë urinën e tij. Kjo frazë e shqiptuar pa ndonjë ligësi më ra në vesh kur kapërceva pragun e derës dhe në hundë m'u përplas tymi i duhanit, përzier me tymin e qofteve. Doemos, mendova përballë fytyrës agresivisht të vetëkënaqur të pronarit të qebaptores, ne që mbetëm s'kemi ç'hamë tjetër, as ç'pimë. Në një copë letër mora qoftet e spërkatura me kripë e piper, dhe një raki të madhe, dhe zura vend në cep të qebaptores, me bërrylin e dikujt në ije. Qoftet i kapërdiva. Rakinë e ktheva ngadalë. Të qe konjak, do ta ktheja me një frymë. Po më digjte etja. Aq shumë, sa më

vinte ta merrja gotën e ta derdhja në gojë. Siç derdhin shoferët ujë në motorin e një makine të zhuritur. Vazhdova ngadalë, me durim, me gllënjka të vogla. Është mënyra e vetme për të shuar etjen me raki. Dhe për të larguar mendimet ogurzeza. Fjala vjen, për një çast më lindi dëshira të merrja gotën, dhe rakinë ta flakja në fytyrën agresivisht të vetëkënaqur të ish-brigadierit. Sipas meje, përmbajtja e rakisë ishte më e dyshimtë se përmbajtja e qofteve të përfolura. Mirëpo, duke pirë lëngun plasës me metodikën e nevojshme, domethënë ngadalë e me gllënjka të vogla, në vend të zbatimit të mendimit të mbrapshtë, i kërkova të më mbushte një tjetër të madhe, porosi që ai nuk vonoi ta plotësonte. S'mund të them me siguri sa vazhduan mirësjelljet midis nesh, domethënë midis meje dhe Arsen Mjaltit. Kur dola, qielli qe ulur, qe nxirë, diku, në kodrën përtej lumit, shkreptiu, ca pika të mëdha më lagën fytyrën. Ngrita kokën drejt qiellit. Sheshi qe i zbrazur. Ndaloi urbani, por kurrkush nuk zbriti. Qe bosh, si sheshi. Mbeta në mes të sheshit duke parë largimin e ngathët të autobusit. Qyteza, e zhytur në turbullirë, vazhdonte gjumin e vdekjes. Hodha disa hapa. Gjunjët mezi më mbanin. Sa ç'mund të mbajnë gjunjët e një të dehuri. Kisha një qëllim të vetëm: të mbërrija në shtëpi, me çdo kusht...



## 11

Të mbërrij në shtëpi, mendova, me çdo kusht. Autobusi sapo qe larguar, pa zbritur udhëtar tjetër veç meje. Sheshi qe i zbrazur, qielli i ulët, qiell shkurti, i ftohtë, i pistë. Armiqësor, si fytyra e Xhohut. Isha ende nën pushtetin e kërcënimit të tij. Po ta duash me shkrim... Sigurisht, nuk do të kërkoja asgjë me shkrim. Do të më duhej të paraqitesha te Sytë e Bardhë dhe, me ç'flitej, Sytë e Bardhë treteshin nga kënaqësia për të torturuar klientët. S'doja të bëhesha klient i Syve të Bardhë. Të këtij mendimi qenë edhe prindërit kur u tregova në hollësira ballafaqimin me Zeusin e katedrës. Nëna shkuli flokët, babai nisi ecjaket nëpër kuzhinë. Kësaj radhe krizën e zgjidhi im atë, në mënyrën më të thjeshtë. Si u end një copë herë nga njëri cep i kuzhinës në tjetrin, ai qëndroi dhe iu drejtua nënës me këto fjalë: Mos qaj, s'ka vdekur njeri. Fati na është qepur me gurë. Ti, u kthye nga unë, mos e mbaj mendjen atje. Ç'ishte për t'u bërë, u bë. Shih ç'do të bësh më tej. Po të mbyllesh siç ke zakon, do sëmuresh. Këtu e kam fjalën, pa për ne rri pa punë

sa të duash. Kaq tha im atë dhe vajti e zjeu kafe për të tre. Ai s'tregoi ndonjë frikë, çuditërisht. Kurse mua më kishte hyrë frika në palcë. S'më vjen turp ta pohoj. Zhdukja e miqve të mi dhe kërcëllimi i dhëmbëve të Xhohut më kishin terrorizuar. Po të bija në thonjtë e Syve të Bardhë; kushedi ç'më priste. Mbase më tepër nga frika sesa nga këshilla e tim eti, u paraqita në fabrikën e çimentos, zura punë. Në frontonë e thyerjes së gurëve. Sytë e Bardhë nuk u kujtuan për mua. Si fillova punë, e kuptova harresën e Syve të Bardhë. Ajo fabrikë qe ferri mbi tokë. Kisha përfunduar në ferr. Pa ndërmjetësinë e Syve të Bardhë. Ingranazhet e administratës s'kishin nevojë për porosira. U mjaftonin të dhënat e mia. Kisha një dajë të arratisur. Kësaj i shtohej miqësia me djalin e Filanit. Më se të mjaftueshme që njerëzve t'u ngjethej mishi kur ndodheshin pranë meje. Sa për përjashtimin nga fakulteti, një djall me brirë si unë nuk ishte i denjë të studionte. Një djall me brirë si unë ishte i denjë vetëm për në ferrin mbi tokë, fabrikën e çimentos së qytezës. Ku prodhohej më shumë pluhur se çimento.

Djalli nuk do t'ia dijë nga djalli. Pesë djajtë e frontosë së thyerjes së gurit, që me mua u bënë gjashtë, më pritën siç pritet një njeri i familjes. Ishin tre gabelë e dy gaxhonj. Mbërritja ime balancoi raportin e forcave. Bashkë me mua mbërriti një skodë me rimorkio e ngarkuar me gur gëlqeror dhe shkarkimi, pastaj bluarja e gurëve, shërbeu si ceremoni e paraqitjes së kredencialeve. Pas paraqitjes ndihesha i rraskapitur. Tek shihja të tjerët që zunë nga një qoshe e filluan të hanin në heshtje, mendova se, po të vazhdoja të punoja këtu, brenda javës do të vdisja. Nuk vdiqa. As brenda javës, as



brenda muajit, as brenda katër muajve. Po të kisha vazhduar edhe ca pas muajit të katërt, mbase do të vdisja. Megjithatë kolegët e mi, djajtë gurthyes, që ditën e parë më siguruan se historia e frontosë, ashtu si e gjithë fabrikës pluhurprodhuese, nuk njihte raste vdekjeje. Më erdhi t'u thosha se kjo as që vihej në diskutim. Fabrika ishte një ferr, e në ferr çohen të vdekurit mëkatarë për të vuajtur mëkatet, dhe ne ishim mëkatarë të vdekur, të dënuar në amëshim. Nuk ua thashë. Jo nga frika se, si njerëz të rëndomtë, ata s'do të kuptonin gjë. Ata ishin mëkatarë, dhe, si mëkatarë, të vdekur. Unë s'doja t'u kujtoja se ishin të vdekur. Në një kohë kur ata mendonin se kishin vdekur njëherë, kishin kaluar një herë nëpër ferr, dhe tani qenë ringjallur. Tre prej tyre, dy gabelë e një gaxhua, qenë dënuar me afate të ndryshme burgimi për vjedhje. Ordinerë, siç thuhet. Asnjëri nuk llogariste të rrinte gjatë këtu. Duket mendonin se, pas ferrit, ndodheshin në purgator, për të shpresuar në një parajsë të mundshme. Se si e përfytyronin parajsën, nuk ra fjala. Këta formonin klanin e djajve të lumtur të frontoiës, djajve optimistë, me moral vazhdimisht të ngritur. Them klan. Në atë grup prej pesë varfanjakësh, që me mua u bënë gjashtë, gjeta tri klane. I pari, optimistët ordinerë. I dyti përbëhej nga një person i vetëm, një gabel nja tridhjetë vjeç, ish-fatorino autobusi urban, i dënuar me një vit kondicionel për rrahje. I treti përbëhej gjithashtu nga një person i vetëm. Ky qe rreth të pesëdhjetave, punonte këtu prej dy vjetësh, qysh se qe liruar pas vuajtjes së një dënimi dhjetëvjeçar për krimin agjitacion propagandë. Më ra në sy shpejt se, me të shkarkuar e bluar një makinë, optimistët zinin një qoshe, ish-fatorinoja një qoshe dhe politiku qoshen e vet. Lindi një pro-

blem, në cilin klan të futesha? Zgjidhja erdhi pa ndonjë vështirësi: nuk u futa në asnjërin. Optimistët mund të më pranonin po aq miqësisht sa ç'e kishin miqësore buzëqeshjen. Por dobësia e tyre për t'i ngatërruar duart gjithandej s'para më pëlqente, kështu që buzëqeshjes i përgjigjesha me buzëqeshje. Ish-fatorinoja nuk denjonte të afrohej me njeri, e mbante veten një shkallë më lart se të tjerët. Me optimistët, doemos, nuk i rrihej, ata i përkisnin sojit të grepsave. Me politikanin, jo, s'kishte punë, i mjaftonte një vit kondicionel për rrahje, dënim i pranueshëm për një motiv që mund të quhej burrëror. E keqja është se s'më pëlqente si tip. Hante shumë, disa herë gjatë ditës, mbase për të na treguar ne të tjerëve kamjen e tij si ish-fatorino autobusi. Mbetej politiku. Në katër muaj që punuam bashkë, mësova pak gjëra rreth tij. Qe njeri i heshtur, i zymtë, e pinte cigaren shumë. U orvata pa sukses të hyja në bisedë me të. Në të gjitha rastet ma preu shkurt, thatë, me një pamje të lodhur, si të më thoshte ta lija rehat. Në fund të fundit formova dhe unë klanin tim, me veten time. Ishim gjashtë veta, me katër klane. Klane mëkatarësh. Mëkatarë të vdekur.

Dita e punës fillonte me grumbullimin në barakën pranë frontosë. Makinat zakonisht vinin pas orës tetë, kështu që kishim kohë të ngroheshim rreth një sobe me tallash. Optimistët na çanin kokën me biseda erotike, me zë të lartë. S'kishe ç'u bëje, ishin tre, të rinj, të fortë, askush nuk dëshironte të prishej me ta. Në këto raste ish-fatorinoja, si për të shfryrë dufin, binte pingul mbi trastën e tij dhe dëndej duke ngrënë. Sa më shumë talleshin e thirrnin optimistët, aq më me grykësi hante ai. Politiku, që, përveçse pinte duhan shumë, e ndiente të ftohtët



tmerrësisht, i afrohej sobës, gati për ta cikur. Fytyra e tij brehej nga një vuajtje e përhershme. Kur optimistët bërtitnin, ajo shtrembërohej, ngërdheshej, më krijonte përshtypjen se ja, burri do të kërcente nga vendi për t'iu hedhur në fyt zhurmëmëdhenjve. Asgjë e tillë nuk ndodhte. Burri psherëtinte, kthente kokën nga dera vazhdimisht e hapur, dhe vështronte shtjellat e dendura të tymrave që derdheshin nga oxhaku i fabrikës së çimentos. Kur s'frynte erë, shtjellat formonin një shatërvan të zi. Shatërvani ngjitej lart e prej andej përhapej në luginën e lumit, si napë. Napa ulej ngadalë, uniforme. Si një napë zie. Optimistët vazhdonin bisedat erotike, ish-fatorinoja mbllaçitej, politiku mbyllej në vuajtjen e tij. Unë i ndiqja këto nga një qoshe e barakës. Dhe e përfytyroja napën të mbështjellë rreth flokëve të Sonjës. Dhe e përfytyroja Sonjën të mbështjellë në një napë zie. Napë tymrash e pluhurash. Tymra e pluhura të ferrit. Ku të ishte? Diku. Edhe ajo, edhe Ladi. Të humbur diku. Pa shpresë. Përjetësisht. Ata larg meje, unë larg tyre. I humbur në një barakë me gjashtë veta dhe katër klane. Po ata ku të kishin humbur?

Befas, tutje në rrugë dëgjohej zhurma e skodës, dera zihej nga trupi i Zeusit tonë, pra zotit të gjashtë vetave ose katër klaneve. Ky qe brigadieri Y.Z. që shante e bubullinte më fort se vetë Zeusi i Olimpit. Por ne s'pyesnim për Zeus Olimpi. Ne kishim këtë minizeus që na mbikëqyrte, na kontrollonte, dy herë në muaj ndërtonte borderonë me emrat tanë, përbri emrave shumën simbolike të parave, ku ne hidhnim gjithashtu nga një firmë simbolike. Zhurma e makinave dhe shfaqja e trupit të minizeusit në hyrje të barakës kryheshin njëkohësisht, me një rregullsi laboratorike. Kjo rregullsi

më kujtonte një mësim që e kishim bërë dikur në
shkollë, ku flitej për eksperimente me qen. Tema:
Reflekset e kushtëzuara dhe reflekset e pakushtë-
zuara. Zhvillimi: Me të rënë zilja, që shërbente si
sinjal, qenve u jepej ushqim. Me dukjen e ushqi-
mit, gjëndrat përkatëse sekretonin pështymë. Më
pas mjaftonte zilja që goja e qenve të mbushej me
pështymë. Neve na mjaftonte zhurma e makinave
për t'u ngritur në këmbë. Zhurma do të thoshte se
minizeusi do të shfaqej në derë e ne duhej të ngri-
heshim për të bluar tonelatë pas tonelate pirgjet e
gurëve gëlqerorë. Me dukjen e minizeusit, zhduke-
shin klanet, gjashtë djajtë ktheheshin në gjymtyrë
të bindur të një kafshe. Në unitet veprimi, kjo kaf-
shë gurëbluaitëse i qepej rimorkios dhe karrocerisë
së skodës, hidhte shkëmbinjtë në tokë, pastaj u sulej
pirgjeve, në heshtje, duke dihatur, duke shfryrë, duke
djersitur gjashtë palë djersë, duke çliruar gjashtë
erëra të ndryshme djerse që përziheshin në një, e
kjo përzihej me pluhurin e gurit, të cimentos, të
qymyrit, dhe i futej gjashtëgjymtyrëshit në të gji-
tha poret. Kur përfundonte bluarja, minizeusi zhdu-
kej, gjashtëgjymtyrëshi shpërbëhej. Riformoheshin
klanet. Çdo klan zinte qoshen e vet për të marrë
frymë, për t'u fshirë nga djersa, për t'u tharë, për
të kryer nevoja fiziologjike në natyrë të hapur dhe
kurrë në WC, ku, vetëm po të futje kokën, mund
të vdisje nga pështirosja. Pastaj optimistët nisnin
bisedat erotike me zë të lartë, ish-fatorinoja zinte
hante me babëzi, politiku mbyllej në vuajtjen e
tij, kurse unë, duke parë napat e zeza të tymit,
mendoja për miqtë e mi. Dhe befas dëgjohej një
uturimë makine, dhe po aq befas shfaqej në derë
minizeusi, dhe... Gjithçka vazhdonte kështu çdo
ditë, me një rregullsi laboratorike, me një mono-





toni veprimesh rraskapitëse gjer në mizori.
Ato kohë për herë të parë më vajti mendja se
njeriu, sidoqoftë, e ka një rrugëzgjidhje. Kjo të
ndodh kur vë re se ke kaluar nga stadi i njeriut
në stadin e kafshës. Kur vjen në stadin e kafshës,
stadi i hiçit të duket më i pëlqyeshëm. Më mirë
hiç se kafshë. Unë isha kthyer në kafshë. Rraskapi-
tja fizike ta bën tepër familjare idenë për t'u kthyer
në hiç. Dikur, babai i Sherifit i kthente në hiç bas-
tardët e rrugëve me një copë mëlçi. Maksit i kisha
dhënë mëlçi qengji. Ideja e shndërrimit me një copë
mëlçi m'u end në kokë tunduese. E kisha parë me
sytë e mi se ndodhte shpejt, pa ndonjë vuajtje të
madhe. Ca dridhje, ca spazma, një shkumëzim i
gojës, një gremisje e syve. Pastaj hiç, në amëshim.
Dhe ndoshta një ringjallje në një ekzistencë të re.
Ladi më kishte mërzitur një herë një natë të tërë
me teorinë e një filozofi japonez, emri i të cilit s'më
bie ndër mend. Sipas tij, pas vdekjes, ekzistenca
përsëritet në një formë të re, shpirti ringjallet në
një qenie tjetër, për shembull në një pemë. Po ndo-
shta edhe në një qen. Po të ndodhte kjo, unë me
siguri do të përsëritesha në një qen rrugësh e prapë
te mëlçia e babait të Sherifit do të përfundoja. Nuk
u orvata ta provoja në praktikë teorinë e atij filo-
zofi japonez. Jo nga frika se, gjithsesi, do të rin-
gjallesha në një bastard rrugësh. Nuk u orvata, sep-
se, në fund të fundit, isha i pafuqishëm për diçka të
tillë. Më mungonte kuraja. Në njëfarë mënyre du-
hej të isha pak japonez. Ata nuk e kishin për gjë
t'ia nxirrnin zorrët vetes me harakiri. Unë s'ki-
sha asgjë prej japonezi. Dhe nuk e besoja këtë teo-
ri. Në përgjithësi unë nuk besoja në asnjë teori.
Dhe, kur nuk beson në asgjë, ke frikë, ke një mijë
herë frikë, nuk mund të kryesh asnjë veprim, të

tmerron e panjohura. Po mbase më pengoi ta vija në jetë teorinë e filozofit japonez rastësia.

Ishte një ditë prilli e kthjellët. Gjatë natës nuk kisha mundur të flija. Gjumi s'më zuri as ndaj të gdhirë, siç më ndodhte shpesh. Pa u ndier u vesha dhe dola. S'bënte as ftohtë, as ngrohtë. Ose trupi im nuk reagonte, ose nuk ishte në gjendje të analizonte ngacmimet e jashtme për të përcaktuar në bënte ngrohtë apo ftohtë. Dija se qe e diel dhe qe një ditë e kthjellët prilli. I vetmi mendim që më lodhte tek ecja duke shkuar për nga bregu i lumit ishte në mërdhinin apo jo peshqit në ujë. Nëse mërdhinin, si ia bënin në dimër? Ata dinë të notojnë, mendova, dhe, duke notuar, nxehen. Kurse unë s'di not. Po të bie në ujë, unë do të kallkanosem në çast, sepse s'di not, pra nuk ka mundësi të nxehem si peshqit. Pastaj më vajti mendja te Sonja. Ajo duhet të dijë not, thashë me vete. Ajo duhet të dijë patjetër. Të supozoj për shembull se ndodhet në breg të lumit, dhe i bie djali në ujë. Si do ta shpëtojë po nuk diti not? Ajo me siguri di të notojë, kurse unë s'di. Kjo është arsyeja që midis nesh nuk është hapur ndonjëherë bisedë lumore ose detare.

Lumi rridhte pa zhurmë. Ujërat qenë të kthjellëta. Pa i hequr këpucët, kalova vaun dhe u hodha në anën tjetër. Një pjesë e bregut fshihej në mjegull. Edhe një pjesë e shpatit të kodrës. Mora shtegun që ngjitej në shpatin me mjegull. Prandaj është hapur qielli, mendova, mjegulla ka rënë poshtë. Matanë, në gji të kodrës, lumi zgjerohej në një harkore ku gjendej një pellg. Në lumë kishte shumë pellgje që formoheshin dhe prisheshin. Ky qe ndryshe, ishte i përhershëm. Shtrëngohej midis gjirit të kodrës dhe një plazhi që mbulohej i gjithi vetëm në



raste përmbytjesh. Qe një pellg i thellë, i pëlqyer nga peshqit, të mëdhenj e të vegjël. I pëlqyer edhe nga peshkatarët. Nga ana e anës vinin këtu turlilloj peshkatarësh. Djemtë e qytezës, për mungesë durimi, i binin shkurt, gjuanin me llokume. Ka mbetur histori naiviteti i një djali që, duke dëgjuar për peshkimin me llokume, në vend të karemit e ushqente grepin me llokume. Kështu i kishin thënë, peshku i bie rëndshëm llokumit. Prej ca kohësh, në pellg s'dukeshin peshkatarë. Nga përdorimi i tepërt i llokumeve peshqit qenë sëmurë nga diabeti. Ujërat qenë ëmbëltuar, s'u bënin mirë dhe qenë zhdukur. Thuaj pastaj që s'kanë tru, mendova. Njerëzit i akuzojnë pa të drejtë, dhe më kot shajnë «trupeshk». Po të kishin peshqit gojë, do ta shanin njëri-tjetrin «trunjeri». Në rastin e tyre nuk mund të ketë tru më të mbrapshtë se i njeriut. Tru, marrëzinë e të cilit, truri i tyre dinjitoz prej peshqish lumi, nuk mund ta përfytyrojë.

Kisha dalë nga brezi i mjegullës. U shfaq gjiri i kodrës. Midis gjirit dhe plazhit, pellgu. I qetë, i përgjumur. Dredhova në anë të kundërt. Synimi im qe të mbërrija në pikën më të lartë ku kodra hilëshohej thikë mbi ujërat e pellgut. Prej andej hidheshin djemtë më kokëkrisur. Në verë, sigurisht, kur plazhi mbushej plot. Tani s'kishte këmbë njeriu. Vetëm unë ecja me këpucët e squllura drejt asaj pike zotëruese, pa e pasur dhe fort të qartë ç'kërkoja atje atë të diel prilli, as të ftohtë, as të ngrohtë, me një qiell të kthjellët. Por këmbët bënin punën e tyre. Ato e dinin punën e tyre. Kjo lëvizje ngjitëse finalizohej, siç thuhet në gjuhën e kronikave sportive, me një lëvizje fluturuese. Meqë nuk isha zog e nuk kisha krahë të fluturoja, lëvizja do të qe një rënie e lirë, një fluturim i lirë poshtë.

Pellgu do të zgjohej, peshqit do të trembeshin. Nëse kishte peshq. Dhe unë s'dija not. Por këmbët vazhdonin punën e tyre. Derisa dola në vendin për ku isha nisur.

Në fillim pashë sipërfaqen e pellgut. M'u morën mendtë. Po të mos kisha bërë një lëvizje prapa, do të isha rrëzuar. Lëvizja qe e pavetëdijshme dhe qesha. Kuptova se vuaja nga sëmundja e lartësive. Lartësitë më shkaktonin marramendje, organizmi im nuk u përshtatej. Qesha sepse nuk kisha në gjak asgjë prej japonezi. Por këmbët e dinin punën e tyre. U gjenda përsëri në këmbë. Dhe hodha aq hapa sa mbërrita buzë greminës. M'u morën mendtë përsëri. Poshtë, sipërfaqja e qetë e pellgut u lëkund. Bashkë me të zura të lëkundesha dhe unë. Pata ndjesinë se mjafton të hidhja një hap dhe do të mbetesha pezull në ajër, i lehtë si pendë. Pata ndjesinë se mund të fluturoja dhe rënia ime e lirë do të qe e butë, si mbi një shtresë të dendur pambuku. Midis dëshirës dhe mosdëshirës për të fluturuar sytë më kapën befas, tutje, në skaj të rripit ranor, trupa njerëzish. Atëherë ndjeva me gjithë kuptimin e fjalës tmerrin e rënies. Nuk lëviza. Po të lëvizja, do të gremisesha. Njerëzit po më shikonin mua. Unë shihja njerëzit. Më pas Vilma më tha se, duke më parë, kishte klithur, aq e lexueshme kishte qenë dëshira ime për të fluturuar. Kur u ule buzë greminës, u qetësova, babai më quajti torollake që kisha klithur. Por unë klitha se të njoha. Dhe kujtova se për pak do të bije. Kurse babai u tall, tha se kishe dalë të freskoje trutë.

Edhe unë i njoha. Kryqëzimi i rrugëve tona atje mund të ishte një kombinim vetëm i providencës. Një kombinim fatal, megjithëse unë s'fluturova. U ula buzë greminës, fsheha kokën midis



duarve dhe dënesa. Unë nuk e dija përse dënesja. Unë nuk mund t'i parashihja pasojat e këtij kryqëzimi. Po të isha orakull, me t'i parë ata të dy në cepin e bregut ranor, do të isha hedhur në fluturim. Drejt amshimit. Drejt hiçit. Por unë s'isha orakull. Unë s'kisha asnjë fuqi parathënëse të fatit. Kur i pashë ata të dy dënesa ndoshta ngaqë në prani të tyre idea e një fluturimi humbi vezullimin. Ata kishin dalë të zinin peshq. Vilma me sytë e kaltër dhe Xhoda i Marrë, që në ato kohë s'ishte aspak i marrë. Unë dënesa kot. S'e dija ç'na priste. Nuk isha orakull.

## 12

Njeriu mësohet edhe me gjendjen e kafshës. Mësohet lehtë. Njeriu, siç thuhet, është qenia më e adaptueshme. Pas orvatjes së dështuar për një fluturim të lirë asaj dite të kthjellët prilli, për mua çdo gjë u thjeshtëzua, si me magji. Qëllimi i vetëm mbeti ekzistenca, në çdo formë, me çdo kusht. Ekzistenca për të parë dritën e diellit, për të thithur ajrin, për të marrë ushqim, për të kryer nevojat fiziologjike. Ekzistenca për të parë inferioritetin e vetes. Për të ndier përbuzjen e të privilegjuarve. Të atyre që, për fatin e tyre të mirë, s'kishin ndonjë ungj të arratisur, që s'kishin pasur miqësi me ndonjë djalë Filani. Ekzistenca për ekzistencë. Në këtë rast një copë bukë është e mjaftueshme që njeriu t'i falet zotit shtatë herë në ditë. Unë nuk i falesha zotit, nuk besoja në zot. Zura t'i falesha minizeusit tonë, brigadierit të frontosë, që kishte nën hyqëm gjashtë djaj me katër klane. Aty ku ka djaj dhe klane, ekzistenca bëhet e vështirë, qofshin këta djajtë më paqësorë, qofshin klanet më zemërgjera. Doli se djajtë s'ishin fort paqësorë, klanet jo aq zemër-



gjera. Skena plasnin çdo ditë, për vogëlima që merrnin përmasa universale. S'kaloi shumë dhe optimistët më vunë në shënjestër. Ashtu iu tek, të më vinin në shënjestër. Ndoshta si ish-student. Ndoshta se diçka qe marrë vesh e flitej për të ashtuquajturat bëma të mia. Ndoshta sepse, me intuitën e sojit të tyre, e nuhatën se mund të isha një viktimë e lehtë në krahasim me ish-fatorinon ose politikun. Sidoqoftë ata më vunë në shënjestër me një urrejtje të pashpjegueshme. Si grepsa kryeqyteti e mbanin veten me të madh, por harronin se unë isha djalë qyteze. Një djalë qyteze, qoftë ky edhe ish-student, mund të ketë çdo dobësi, veç grushtit e thikës nuk i trembet. Sedra s'më linte të kërkoja ndihmën e shokëve të fëmijërisë. Shumica e tyre endeshin rrugëve të papunë, u hanin duart për grusht, mbanin thika, doreza hekuri, dhe ishin në gjendje t'i bënin grepsat të mos shkelnin më në qytezë. Nuk vajta tek ata. Nuk doja të veja tek ata. Për një arsye që mund të tingëllojë qesharake: kapoja i tyre vazhdonte të mbetej Fagu, Fagu i fëmijërisë. Shumë ujë kishte rrjedhur në lumë. Qëllonte të shiheshim nëpër qytezë. Ia ngulnim sytë njëri-tjetrit. Dhe e ndienim se midis nesh asgjë s'kishte ndryshuar. Mbeteshim në raportet e dikurshme. Atë që s'ua kërkova djemve, në njëfarë mënyre ia kërkova minizeusit, brigadierit Y.Z. Ai qe në gjendje t'i bënte zap entuziastët pa grushte. Mjaftonte një fjalë e tij që afati i grepsave për të punuar në fronto të zgjatej gjashtë muaj. Minizeusi ishte nga qyteza. Minizeusi e njihte zanatin e tij. Ai më ndihmoi. Dhe unë i falesha minizeusit.

Përplasjen me optimistët e solli një rrethanë e paparashikuar. Minizeusi s'kishte fuqi ta ndalonte,

as unë. Kjo ndodhi kur në skenën tonë befas u fut Linda. Gabelja Ermelinda, zhvirgjëruesja ime. Linda punonte jo më shumë se pesëdhjetë metra larg nesh, atje ku kishte punuar edhe para dy vjetësh, në mullinjtë e çimentos. U kryqëzova me të ditën e parë që u paraqita në fronto. Më buzëqeshi, më shkeli syrin. Asgjë më tepër. M'u shmang pa fjalë, si një njeriu të panjohur. Qëndrimi i saj s'më bëri përshtypje, kisha halle të tjera. Më pas mora vesh se ato kohë ajo bënte dashuri me teknikun e turnit. Ky qenkësh xheloz i marrë, për Lindën, jo për të shoqen. Dhe Linda shmangte çdo rast keqkuptimi, idioti e rrihte për hiçgjë. Mora vesh gjithashtu një hollësi që s'e kisha mësuar në kohën që bënim dashuri bashkë. Ajo vetëm nënën kishte gabele, i ati qe i bardhë. Dihej e njihej nga të gjithë. Na qe drejtori i fabrikës së betonit, ish-vinçier në kohën kur qe zënë Linda. Me këtë shpjegohej ngjyra çokollatë e çelur e lëkurës së saj. Këto të dhëna i mësova nga optimistët, qendra e informacionit. Gjatë bisedave të tyre emri i Lindës lakohej shpesh. Megjithatë s'guxonin t'i afroheshin. Tekniku i turnit mund t'u bënte gjëmën. Soji i tyre e ndien rrezikun me nuhatjen e një kafshe. Soji i tyre e ndien kur duhet ta kërrusë shpinën e kur duhet të skërmitë dhëmbët. Më të rrallë i hidhnin ndonjë fjalë, si ai që hedh gurin e fsheh dorën. Linda s'denjonte të kthente as kokën, jo më t'u fliste.

Kur Linda erdhi tek unë, u stepa. Ishte mes maji dhe bënte një i nxehtë i parakohshëm, aq sa në Durrës, siç thuhej, plazhi mbushej plot. Pas bluarjes së disa tonëve gurë, kafsha gjashtëgjymtyrëshe qe shpërbërë, secili kishte zënë qoshen e vet në pritje të makinave. Linda u shfaq në hyrjen e



barakës në mënyrën më të zakonshme. Futi kokën,
sikur kjo të qe e njëmilionta herë që e kryente këtë
veprim. Ish-fatorinoja mbeti me trastën në dorë, po-
litiku me cigaren midis gishtërinjve, optimistët u hu-
tuan më shumë se të gjithë. Ajo tha fjalë për fjalë:
«Sari, të lutem, eja pak jashtë.» Kurrkush nuk më
thërriste Sari. Më thërrisnin me emrin tim të plotë.
Kur donin të talleshin, optimistët përdornin shkur-
timin Thesi. Me shkurtimin Sari më kishin thirrur
vetëm dy njerëz, Sonja dhe Ladi. Si lëshoi fjalët, pa
u lënë kohë të pranishmëve të merrnin veten, Linda
u zhduk. Kur dola, ajo po më priste matanë, nja
tridhjetë hapa më tutje, në diell. Qe mbuluar e tëra
me pluhur çimentoje. Skufja lejonte t'i dukej vetëm
një pjesë e fytyrës. Rrobat prej doku i mbulonin gji-
thçka. Po aq telegrafisht sa ç'më kishte thirrur, ajo
tha «sonte më tetë te vendi» dhe u largua. Ngriva nën
diell. E ndoqa me sy, duke vështruar lëvizjen e vi-
theve të saj. E veshur me skufje dhe rroba pune, një
të panjohuri mund t'i dukej si dordolec i pluhuro-
sur. Ky dordolec sapo më kishte kafshuar me xixë-
llimin e syve. Unë e dija çfarë fshihej nën atë dor-
dolec. Ajo më kishte ftuar, sikur të kishim bërë da-
shuri vetëm një natë më parë. Më pushtoi trishtimi.
Ajo nuk e vinte në dyshim se unë do të shkoja. U
ktheva në barakë. Optimistët më hodhën ca thumba,
por unë s'iu përgjigja. As që e kuptova ç'ishin ata
thumba. Fatmirësisht mbërriti një makinë me gurë,
në hyrje u shfaq minizeusi, ne brofëm në këmbë. U
kthyem në gjashtëgjymtyrësh, në një gjashtëgjym-
tyrësh të bindur, të cilin, pa qenë nevoja ta trembte
me kamxhik, minizeusi e vuri të bluante gurët. Më
tingëllonte në veshë thirria «Sari» e shqiptuar nga
Linda pa ndonjë ekuivok. Kurse unë, në përbërje të
gjashtëgjymtyrëshit, kërkoja një ekuivok. Ekuivokun
e ekzistencës sime.

Të thirra Sari në shenjë afërsie, që të tjerëve të mos u shkonte mendja për keq, më shpjegoi Linda kur unë e pyeta nga e kishte gjetur atë shkurtim. Kur unë këmbëngula të dija përse kishte përdorur pikërisht shkurtimin Sari e jo ndonjë tjetër, ajo qeshi. Shkurtimi tjetër është Thesi, vërejti. A mund ta përkëdhelësh dikë duke e thirrur Thesi? Argument bindës. Po të ndodheshin të fshehur diku aty rrotull, optimistët do t'i jepnin Lindës maksimumin e pikëve. Po rrinim shtrënguar më tepër nga nata e freskët, për të mos thënë e ftohtë. Linda qe veshur hollë. Ajo duhej ta ndiente më shumë të ftohtët. Ajo shtrëngohej pas meje. Për t'u ngrohur. Po ndoshta për të më ngrohur mua. Ajo digjej, kurse unë ndihesha akull. Akullsinë time Linda e interpretoi në një mënyrë të papritur. Do t'i jap duart atij, — më pëshpëriti, duke m'u ngjeshur në gjoks. — Nuk e kam dashur kurrë, s'kam dashur njeri veç teje. Shkova me të për t'i shpëtuar turnit të tretë. Ti nuk e ke provuar ç'është turni i tretë. Unë kam një vit që s'dal turni i tretë. Tani aq më bën. Tani që erdhe ti, s'pyes për turnin e tretë.

Linda më shkopsiti bluzën. Me naivitet fëmije ajo trembej se mos i mbaja mëri për teknikun idiot të turnit. Kurse unë kisha dalë të takoheshim vetëm ngaqë s'më la kohë të merreshim vesh. Linda këmbëngulte të më mbushte mendjen për diçka të kotë, historia me teknikun nuk më interesonte. Por ajo këmbëngulte e ndezur gjer në vuajtje. Më erdhi keq për të. Ia mora kokën, e përkëdhela, e pushtova fort. Ajo m'u vërsul si e marrë. Trupi i saj çlironte një aromë parfumi të rëndë e për një çast, ndërsa Linda përpëlitej, m'u shfaq Sonja. Linda përpëlitej, Sonja më vinte rrotull. Linda dihaste, Sonja lëkundej. Ia hoqa bluzën me dëshpërim. Gjinjët e



saj të nxehtë u ngjeshën pas gjoksit tim akull. Buzët e saj të nxehta, u ngjitën pas buzëve të mia akull. Isha akull, akull... Dhe u tmerrova. Dhe më erdhi turp. Dhe më erdhi keq. S'bëja dot dashuri. Jo se s'doja. Akullsia ime kishte një emër. A ia dinte Linda kuptimin? Ajo bëri çmos të më ngrohte, derisa e preku me dorë akullsinë time. Dhe e largoi dorën menjëherë, si të kishte hasur jo në akull, por në hekur të skuqur. M'i nguli sytë në errësirë. I shkëlqenin si sytë e një maceje. Pastaj sytë iu zbutën. Nën dritën e hënës pashë lotët që e mbytën. Linda s'kuptonte asgjë. Linda qante pa e kuptuar akullsinë time. Ajo kujtonte se unë s'doja. Ajo nuk e dinte se unë doja, por s'mundja. Më në fund erdhi në vete, frymëmarrja iu qetësua. Të ftohtët e solli në vete. Veshi bluzën dhe, tek e kopsiste, u kujtua për vlerat e saj. Nuk u largua menjëherë. Dhe fjalën nuk e nxori menjëherë. Impotent, tha befas e inatosur dhe u largua. Unë mbeta në errësirë. Linda ia dinte kuptimin fjalës.

Të nesërmen optimistët ishin gdhirë me humor agresiv. Po ta dinin ç'kishte ndodhur midis meje dhe Lindës, humori i tyre do të ishte ndryshe. Mirëpo ata s'kishin arsye të mendonin se unë qeshë takuar me Lindën. Si lapangjozë ordinerë kërkonin të kruheshin vetëm sepse një ditë më parë, kur Linda kishte ardhur të më kërkonte, sedra e tyre qe cenuar. Edhe humori im nuk ishte fort paqësor. Dëshira e tyre obsesive për të më ngacmuar më kishte ardhur në majë të hundës. Ajo ditë m'u duk më e përshtatshmja për t'i larë hesapet me ta. Prej ca kohësh mbaja thikë, të fshehur në një xhep me zinxhir brenda njërës këmbë të pantallonave. Ia kisha blerë një gabeli kur

pashë se optimistët po më ngacmonin ca si tepër. Qe një thikë e bukur, e nxjerrë nga çeliku i tehut të një bajonete. Nuk e përdora jo se ngurrova ta përdorja. Nuk e përdora se nuk arrita ta përdorja. Përleshja jonë qe një blic. Kapoja i tyre, një djalë rreth të njëzetepesave, pak më i shkurtër se unë në trup, tek rrinim në pritje të makinës, befas iu drejtua shokëve të vet, thartoi turinjtë, bëri sikur nuhati dhe, duke u zgërdhirë, tha: Qelbet erë këtu, sikur ka një thes të mbushur me mut. Si e duroni thesin e mbushur me mut? Pa e bërë të gjatë, kërceva dhe i dhashë një të goditur të tërbuar. Nuk e priste, ra përtokë vërtet si thes. Ndërkaq dy të tjerët, një i bardhë e një gabel, moshatarë me mua, m'u hodhën vrikthi. Mbaj mend se fluturuam jashtë dere duke u përleshur. Mbaj mend gabelin të shtrirë përtokë me turinj të gjakosur, një goditje në kokë, pirgjet e gurëve që më erdhën rrotull dhe asgjë tjetër. Më pas mora vesh se gabeli kishte nxjerrë thikën dhe thikën e kishin parë të gjithë që u mblodhën. Mora vesh gjithashtu se qeshë rrëzuar përtokë nga një goditje me dorezë hekuri. Fatmirësisht, thikën time të fshehur në këmbën e pantallonave nuk e pa njeri. As infermieri që më mjekoi. Ish-fatorinoja dhe politiku deponuan në favorin tim. Edhe atyre optimistët ua kishin sjellë në majë të hundës. Jo se u zhvillua ndonjë gjyq. Kur unë përfundova lejen mjekësore, optimistët s'i gjeta më në fronto. Minizeusi i kishte degdisur në fabrikën e tullave, ku ata kishin vrapuar të kënaqur. Në fund të fundit, i kishin shpëtuar një dënimi të mundshëm me disa muaj burg, megjithëse kapoja i optimistëve qe ankuar, kishte thënë se grushtin e kisha filluar i



pari unë. Ditën që u paraqita në punë, pas dy javësh, minizeusi më pyeti në më dhimbte koka. Iu përgjigja se koka nuk më dhimbte. Atëherë ai u përkul dhe i ra me shpinën e dorës këmbës së pantallonave të mia. Kjo s'ka ç'të duhet, më tha. Grepsat e dinin që ti ke thikë. Unë i besova kur më thanë se ti mban thikë dhe i qëllove i pari. Vendin ku mban thikën ma treguan grepsat. Por ai që mban thikë, nga thika e gjen.

Megjithatë, për sa kohë qëndrova në mbretërinë e minizeusit, unë nuk e hoqa thikën. Vetëm sa e kalova nga një këmbë e pantallonave në tjetrën. Derisa u duk se Fati do të ma jepte edhe një herë dorën. Dhe unë e pranova. Nuk më qe mbushur mendja ende se Fati im ishte një mashtrues tinëzar. Nuk më qe mbushur mendja se sa herë më shtrinte dorën, s'vononte të ma kthente me një grusht dërrmues. Njeriu i mjerë dëshiron të besojë në mrekullira. Kur Fati më zgjati dorën, unë e flaka thikën. Ta dija ç'më priste, do ta gjakosja atë dorë, do ta gjakosja...

## 13

Jo dorën e Dorit. Nuk dua të mendoj se Fati ma zgjati dorën edhe një herë në trajtën e dorës së Dorit. Ai ishte qysh në atë kohë kryeinxhinier i fabrikës dhe, duke qenë, siç thuhej, inxhinier i shkëlqyer nuk kishte pasur aspak fat për veten e tij kur qe caktuar të mbante në këmbë një rrangallë prehistorike si fabrika e çimentos. Dori duhej të ishte katër, e shumta pesë vjet më i madh se unë. E mbaja mend nga koha e shkollës. Më i vogli i mban mend më të mëdhenjtë. E kundërta ndodh rrallë. Dori më mbante mend. Ai më takoi vetë, në klub. Ato kohë sapo kisha filluar të pija vetëm në qoshe të sallës së ngushtë e të gjatë, në atë tryezë këmbëlartë të mënjanuar, ku më pas do të isha i përhershëm. Në krahun e kundërt mblidheshin djemtë e klanit të Fagut. Shumica të papunë. Nuk ngatërrohesha me ta, me gjithë ftesat e herpashershme. Fagu më hidhte ndonjë vështrim nga larg. Ai punonte. Në repartin mekanik. Unë nuk e kuptoja kur punonte Fagu. Një pjesë të kohës rrinte në klub, pjesën tjetër nën hijen e pishave në krah të klubit, ku grumbulloheshin të gjithë, si pinin. Dhe vështronin kalimtarët, dhe talleshin me derdimenët, dhe u hidhnin fjalë vajzave. Jo të gjithave. Atyre që ishin pa mbrojtje, domethënë që s'kishin ndonjë vëlla ose kushëri thikëmbajtës.

Kur erdhi Dori tek unë, po pija një konjak. Edhe ai konjak kishte marrë. Në trup vinte i shkurtër, i ngjeshur dhe flokët kishin filluar t'i binin. Sapo qe fejuar për herë të parë. E shikoja ndonjëherë me të fejuarën t'ia hipnin autobusit për në Tiranë. Unë s'do të habitesha nëse në tryezën ku po pija të vinte ndonjë nga miqtë e klanit të Fagut. Nuk them për të gjithë, jo të gjithë ata qenë trima sa të rrezikonin të rrinin me mua. Por Dori ishte kryeinxhinier, kuadër dhe për një kuadër qëndrimi me mua nuk ishte higjienik. Prandaj kur erdhi me gotën e konjakut në dorë, edhe u habita, edhe u hutova. Më tepër u hutova. Ardhjen e tij e lidha me incidentin midis meje dhe optimistëve. Në të vërtetë biseda e tij lidhej me një incident, por ky incident fatmirësisht s'kish të bënte me mua. Njëra nga laborantet e fabrikës qe rrëmbyer. Mbase këtu qe zgjatur dora e Fatit. E kishte degdisur laboranten pas një shoferi diku nga Fieri apo Vlora, për të ma hapur vendin mua. S'm'u desh të mendohesha gjatë. Dhe nuk iu fala Fatit. Falënderova Dorin që më ftoi ta pranoja atë vend. Ta pranoja... Dërrmimi im fizik qe i asaj shkalle sa laboratori më dukej parajsë. Dori më tha ta takoja të nesërmen në mëngjes në zyrat e drejtorisë. Prej andej do të shkoja në parajsë. Me ndihmën e Dorit. S'do të dëgjoja më bubullimat e minizeusit. As rënkimet e frontosë tek bluante gëlqerorët si përbindësh. Do të më prehe-

 

shin kockat. Të gjitha këto i çova nëpër mend. Edhe politikun e mjerë që do të vazhdonte të bluante gurë derisa të bluhej edhe vetë. Edhe ish-fatorinon. Edhe optimistët. Vetëm një gjë nuk e çova nëpër mend ato çaste: Në laborator do të gjeja Vilmën.

E dija se Vilma punonte në laborator, sigurisht. E shihja të dilte që prapa fabrikës veshur me pantallona doku të bardhë, përparëse të bardhë, me skufjen e përhershme në kokë, po të bardhë. E shihja nga larg, gjithmonë nga larg. Në atë mjedis ferri, kalimi i saj i beftë, i shpejtë, dëshmonte se diku, aty rrotull, fshihej një jetë e ndryshme nga ajo që më shfaqej çdo ditë, me fytyra djajsh mëkatarë. Midis mjeranëve të atij ferri, ajo dukej qenie parajse. Mbase për këtë arsye, kur Dori më tha se si ish-student në degën kimi industriale, me një vit e ca fakultet, isha i përshtatshëm për të zënë vendin e lënë bosh nga laborantja e rrëmbyer, unë mendova se po ikja nga ferri në parajsë. Në të vërtetë kjo parajsë qe një dhomë nga më të rëndomtat, e pajisur me mjetet më të rëndomta, ku zhurma të shurdhonte ditën dhe natën. Me një fjalë s'kishte asgjë prej parajse. I vetmi ndryshim që ndodhi në jetën time qe se, kur nisa punën në laborator, s'merrja më ushqim me vete, të mbështjellë në gazetë. Dhe s'punoja më me djaj. Në vend të tyre, ditën e kaloja në shoqërinë e dy qenieve veshur nga koka te këmbët me të bardha. Njëra nga këto qe Vilma.

Para se Fati të më çonte në laboratorin e Vil-





mës, më kishte futur në një zyrë ku s'kishte as pluhur, as zhurmë. Atje ndriçimi s'qe as i fortë, as i dobët, dritarja e zënë me shufra hekuri. Që të futeshe atje, duhej të trokisje në një derë të veshur me llamarinë, ngjyer me bojë zmalti të bardhë. Si hapje derën, befasoheshe me një rrjetë shufrash të hekurta, që shkonte nga dyshemeja në tavan, nga njëra qoshe e murit në qoshen tjetër. Kjo të krijonte përshtypjen se po futeshe në një qeli burgu. Nuk ishte qeli burgu. Ishte zyra e kuadrit. Brenda kafazit të hekurt ndodhej një njeri, rrethuar me rafte dhe kasaforta. Kisha kaluar në këtë zyrë para ca muajsh kur zura punë në fronto. Gjeta përsëri të njëjtin person, me një reflektor të pandezur pranë këmbëve. Ky është i burgosuri i kësaj zyre, mendova kur e pashë sërishmi. Po të qe e mundur të ma lexonte mendimin burri i ulur pranë tryezës, midis shkresave, do të qeshte. Pastaj do të tallej. Pastaj do të shqyhej gazit. Së fundi do të më ulërinte në fytyrë: «Të burgosurit jeni ju. Ja tek ju kam, të gjithë, mbyllur nëpër kasaforta.» Dhe do t'u binte kasafortave me grusht. Por burri, ma lexonte apo jo mendimin, nuk e pa të nevojshme të godiste kasafortat me grusht. Le që s'dukej aq i marrë sa të dërrmonte dorën. Ai ngriti kokën nga shkresat. Më tha se, duke filluar nga dita e nesërme, me kërkesën e drejtorisë, do të shkoja të punoja në laborator. Ai i theksoi disa herë fjalët «me kërkesën e drejtorisë». Për atë vend kam pasur dhjetë kandidatura, shtoi duke më hedhur një vështrim nga këmbët te koka, si të kërkonte të gjente ç'kisha të veçantë. Na, më tha duke zgjatur një copë letër, ku urdhërohej drejtoria e fabrikës së çimentos të më merrte në punë si laborant. Kur unë zgjata dorën

drejt copës së letrës, ai befas e tërhoqi. Të kujtoj se për ty asgjë s'ka ndryshuar, tha. Fjalët i nxori si copëza gëlbaze. Frontoja nuk ka lëvizur nga vendi, shtoi me po atë ton. Dhe s'besoj të lëvizë. Më ngjeshi në dorë copën e letrës dhe unë mbeta pranë armaturës së hekurt me ndjesinë e një cope gëlbaze në pëllëmbën e dorës. Por tjetri më kishte kthyer krahët. S'kisha ç'bëja më aty përveçse të zgjasja atë ndjesi neverie.

Doemos, mendova kur dola jashtë, për mua asgjë s'ka ndryshuar. Dhe s'ka për të ndryshuar. Megjithatë Fati më tërhiqte prej dore, më çoi në laborator. Aty ishte Vilma. Ulur në karrige, pa skufje. Pyeta veten se si ishte e mundur që ajo qenie të ishte vajza e Xhodës. Më përshkuan mornica. Në fytyrën e saj pashë sytë e Ladit. Siç kisha parë dikur në fytyrën e Ladit sytë e saj. Vilma më buzëqeshi dhe mua m'u lidh një lëmsh në fyt. Më erdhi të qaja. Ja tek i kisha sytë e Ladit, në sytë e Vilmës. Por Vilma ishte, Ladi nuk ishte. Kjo s'do të thotë se ai nuk ishte vërtet. Ai diku ishte. Po ku, dhe si? Mos qesh, desha t'i thosha Vilmës. Unë jam ai që kam qenë e do të jem ai që jam. Unë s'kam ndryshuar, nuk ndryshoj, dhe nuk do të ndryshoj kurrë. Vura buzën në gaz. Vilma e mori si mirësjellje ndaj mirësjelljes së saj. Po të qe e vëmendshme e të dinte të lexonte në sytë e mi, do të vinte re se në fytyrën time çdo ndjenjë mund të endej, veç jo ajo që shfaqet përmes një të qeshure, që të ishte e ngjashme me të qeshurën e saj. Vilma s'kish nga ta dinte se ato çaste truri im i hapërdarë më recitoi brenda kafkës ca vargje të një poeti, të cilin ato ditë e kishin bërë copë. Blasfemia e poetit ishte diçka e tillë si «jam ai që s'kam qenë, do të jem ai që s'jam».



E kishin dërrmuar mëkatarin për këtë blasfemi. Kurse mua ma bënin jetën skëterrë për të kundërtën. Ndryshe, ç'kuptim kishin fjalët e njeriut që rrinte në dhomën si kafaz hekuri? Ç'ke, o tigër, thashë me vete. Pikërisht kur brenda kafkës sime u bë pyetja «Ç'ke, o tigër», qesha. Dhe Vilma më ftoi të ulesha në një karrige, ku zura vend. Dhe pata përshtypjen se diku prapa derës më përgjonte tigri. Dhe duke u mbytur në blunë e syve të saj vendosa t'i rrija sa më larg. Pas gjurmëve të mia vinte vazhdimisht një tigër. Një tigër që mund të hante dhe Vilmën. Siç kishte ngrënë Ladin. Siç kishte ngrënë Sonjën. S'doja që ai të hante dhe Vilmën.

Sado larg t'i rrija Vilmës, për orë të tëra ne thithnim bashkarisht ajrin e një dhome ku largësia që na ndante nuk bëhej kurrë më e madhe se gjashtë metra. Them më e madhe sepse zakonisht na duhej të punonim jo më larg se një metër nga njëritjetri dhe unë kisha mundësinë t'i ndieja frymëmarrjen. Po të pushonin së rrotulluari mullinjtë e çimentos, mund t'i ndieja edhe rrahjet e zemrës. Mullinjtë e çimentos s'pushonin së rrotulluari, as ditën, as natën. Rrahjet e zemrës nuk ia dëgjoja dot, por dëgjoja bisedat pa fund për tema që Vilma i sajonte aty për aty. Ajo s'donte t'ia dinte për tigrin. Ajo nuk e dinte se ekzistonte një tigër. Kurse mua më vinte t'i thosha të heshtte. Tigri ishte aty, na përgjonte. Ishte në dritaren me xham të thyer, prej nga futej pluhuri, në vrimat e errëta të qosheve, në plasat e mureve. Unë e dija ekzistencën e tij, ia ndieja praninë, e nuhasja me nuhatje qeni

erën e vdekjes që mbartte. Dhe shpina më akullohej. Dhe këmbët më bëheshin dru. Dhe goja më lidhej: Vilma kishte mbetur fëmijë. Nuk ka fëmijë që të mos këmbëngulë të përmbushë një dëshirë, kur i hipën në kokë. Asaj i hipi në kokë të më ftonte të shkonim në mensë për të drekuar. Iu shmanga nëntëdhjetëenëntë herë. Të njëqindtën nuk mundа. Askush s'ka forcë t'i mohojë përgjithmonë një fëmije plotësimin e një dëshire.

Në të vërtetë nuk shkuam vetëm. Ishim tre. Ngado që shkonte, Vilma merrte nga pas Lulunë. Luluja, laborantja tjetër e laboratorit tonë, qe një vajzë-plakë. Në atë kohë Luluja mbase mund të ishte vajzë në pikëpamje të virgjërisë, por jo plakë në pikëpamje të moshës. Sapo kishte mbushur njëzet e pesë vjeç, **megjithatë, me trupin e** hollë e pak të kërrusur, me fytyrën e shpëlarë e të fishkur prej nga të shihnin ca sy tepër seriozë, ajo dukej plakë. Vinte nga shtëpia e fëmijës. Që në ditët e para kuptova dy gjëra: si njeri pa njeri, Luluja e kishte lidhur ekzistencën e saj me Vilmën, e adhuronte atë gjer në nënshtrim. Dashuria e saj ndaj Vilmës i ngjante dashurisë së një qeni ndaj të zotit. Kuptova gjithashtu se, si qen besnik, ajo e ruante Vilmën me një xhelozi të egër nga çdo krijesë tjetër që mund të paraqiste rrezikshmëri. Armiqësia që shfaqi Luluja ndaj meje në fillim, dëshmonte se më kishte futur në kategorinë e qenieve të rrezikshme. Më pas ajo zuri të zbutej, vështrimi i egër i syve iu kthye në vështrim të paanshëm, derisa një ditë në ata sy shqova butësi. Vilma përpiqej më kot të mbulonte gjendjen e saj emotive. Atë e tradhtonin jo vetëm sjelljet prej fëmije. Tradhtarët më të mëdhenj të mendimeve të Vilmës ishin sytë e Lulusë. Ishin një pasqyrë ku unë shihja ç'po ndodhte me Vilmën. Dhe ndieja turbullirë, një ankth, përmbajtjen e të cilit e njihja. Duke parë dritësimin e butë të papritur të fytyrës së Lulusë, m'u kujtua Maksi. Dhe, duke kujtuar agoninë e Maksit, nuk arrita të sajoja ndonjë arsye për të mospranuar ftesën e njëqindtë të Vilmës, që të shkoja në mensë së bashku me to për të drekuar. Sido që në rrugë ishte tigri. Sido që në mensë ishte tigri. Kudo ishte tigri. Por ne kishim Lulunë.

Ishte e treta ose e katërta herë që shkonim të drekonim bashkë, kur në mensë u duk Fagu. Për mua kjo s'do të kishte ndonjë domethënie sikur të mos kapja një alarm që kaloi për një çast në fytyrat e shoqërueseve të mia. Ne ndodheshim nga mesi i sallës; Fagu qëndroi disa tryeza më tutje. Ai hyri duke ecur ngadalë, me duart në xhepa, fytyrënxirë. Kalimthi goditi enkas me bërryl një broke qelqi mbushur me ujë, në cep të një tryeze, që ra përtokë e u thye gjithë zhurmë. Kjo, doemos, tërhoqi vëmendjen e të gjithëve. Në mensë u bë qetësi, drekuesit kthyen kokat andej nga erdhi zhurma. Fagu, si të donte të sfidonte sallën, vajti e zuri vend në tryezën bosh, disa metra larg nesh. Ky, thashë me vete, ose ka fjetur zbuluar, ose ka parë mbrëmë një film uestern me kauboj. Ktheva verën që më kishte mbetur në gotë. Kur gotën e vendosa në tryezë, vura re zbehjen e Vilmës. Luluja po më shihte me ca sy të trembur. O perëndi, mendova, të jetë e mundur? Duke fshehur tronditjen që më përfshiu, ngrita kokën dhe vështrova Fagun. Drejt e në sy. Nuk m'u shmang. Edhe ai më pa në sy. Nuk zgjati shumë ky shkëmbim. Mbë-

rriti një nga ata të klanit të tij, me një shishe verë, dhe s'mund të them kush do të mposhtej, unë apo ai. Por në ato çaste kjo nuk më interesonte. Ata të dy zunë të pinin verë gjithnjë duke bërë zhurmë për të tërhequr vëmendjen. Unë iu ktheva pjatës. Vilma dhe Luluja ndoqën shembullin tim. Ndërsa ato hanin në heshtje, u binda se Fagu vazhdonte të besonte në lodrën e dikurshme të fëmijërisë. Në lodrën e burrit me gruan. Një pikë e ftohtë djerse m'u sajua në tëmth. Pastaj nga tëmthi u var poshtë. Fatmirësisht shoqërueset e mia dukeshin mjaft të përqendruara përmbi pjata, kurse ata të tryezës matanë, edhe sikur të ndiqnin veprimet e mia, ishin aq larg sa të mos e shquanin pikën e djersës. Nuk është nevoja të skërmitesh, thashë me vete tek vështroja shkarazi qëndrimin kërcënues të Fagut në drejtimin tonë. Mos kujto se ta kam frikën, vazhdova të arsyetoja, me një parandjenjë se ai m'i lexonte mendimet. Je një bastard më i zgjebosur se unë, megjithëse nuk ke ndonjë dajë të arratisur. Por unë kam vuajtur, zagar, kam vuajtur aq shumë sa mendja jote primitive nuk e kupton dot. Ashtu si në fëmijëri, edhe sot e kësaj dite unë nuk besoj në lodrën e burrit me gruan, siç vazhdon të besosh ti. Ama edhe ti duhet të kesh aq mend, sa të kuptosh se Vilmën, këtë qënie të butë prej mëndafshi, mund ta arrish vetëm kur të shohësh majën e veshit tënd të palarë pa pasqyrë. Shkurt, mos ki frikë nga unë, unë nuk jam ndonjë rival për ty. Jo nga frika jote, zagar. Por unë s'bie dot në dashuri, zemrën e kam akull. As këtë ti nuk e kupton dot, zagar.

Të nesërmen Vilma nuk erdhi në punë. Të pasnesërmen Luluja më dorëzoi një zarf, brenda të



cilit qe mbyllur një letër. Ajo tha se përgjigjen e priste gojazi. Dhe shkoi në qoshen e vet të laboratorit, ku humbi si një send midis sendeve. Me zarfin në dorë, duke parë trupin e brishtë të Lulusë, që zvarritej drejt qoshes së vet, parandjeva rrezik. Historirat aventuroze në qytezë fillonin kështu, me një letër nën dorë. Dija me dhjetëra historira të tilla. Qyteza ime e pluhurosur nuk kishte të ngopur me historira të tilla. Ato fillonin me një copë letër dhe kurrkush nuk ua dinte përfundimin. Për djemtë e qytezës, që jetonin shekullin e një romantizmi banal, këto ishin ngjarja më e rëndësishme. Fatlumët që merrnin letra të tilla gjenin mënyrat më naive për t'i bërë të njohura publikisht. Dërgimi i një letre përcaktonte një lidhje, detyrimisht të respektueshme nga të tjerët. Në rastet kur rregulli shkelej, puna shkonte deri në thikë. Kur Luluja më la në dorë zarfin me letrën e Vilmës, mua më doli parasysh një teh thike. Shoqëruar me erën e tigrit vdekjembartës. M'u zu fryma. Vilma kishte mbetur një vajzë qyteze. Edhe ajo, si gjithë të tjerët, jetonte shekullin e romantizmit banal. E futa letrën në xhep. Në shpirt s'më kishte mbetur asnjë shkëndijë dëshire për aventurë. Hodha sytë tutje, ku Luluja, midis epruvetave, sillej ndaj meje me një shkujdesje epruvete. Gërmadhë, desha t'i ulërija. Shko thuaji Vilmës së është fëmijë dhe unë nuk kam forca të merrem me teka fëmijësh. Atë çast Luluja ktheu kokën e trembur dhe mua më erdhi keq. Për të. Dhe për Vilmën. Vilma donte të më tërhiqte në një lojë. E kuptoja se kjo qe një lojë, me përmbajtje gjysmë të vërtetë, gjysmë të pavërtetë. Ndoshta më tepër qe dëshira për të jetuar një ëndërr. Në ëndërr njeriu e ka të pamundur,

ose nuk do me ndërgjegje të dallojë ku mbaron e vërteta dhe ku fillon e pavërteta. Letra qe shkruar pastër, me shkrim të bukur, të rrumbullakët: «Të kujtohet Maksi? Eja të flasim për Maksin. Nëse pranon, të tjerat t'i thotë L.» Kaq ishte letra, e tëra. Nuk figuronte as ndonjë inicial i dërguesit. Më pushtoi mërzia. Dhe një tërbim i kotë. S'kisha nevojë për argumente të tjera për t'u bindur se Vilma ishte nga pak fëmijë, naive dhe provinciale. Duke menduar kështu, nuk e dija se edhe një herë, siç më kishte ndodhur shpesh, siç më kishte ndodhur edhe me Sonjën, gabohesha në vlerësimet e mia për njerëzit.

Luluja erdhi drejt meje si një robot i komanduar sapo ngrita dorën dhe ia bëra me shenjë. Me frikën në sy, doemos. Ajo më jepte përshtypjen e një qeni të frikur, që, nga çasti në çast, pret të hajë ndonjë shqelm nga i zoti. Kur e pyeta ç'duhet të bëja, më hetoi me kujdes. Dua të takoj Vilmën, i sqarova, më thuaj ç'duhet të bëj. Luluja ndërroi pamje, fytyra iu çel. Çelja e fytyrës së Lulusë ka mbetur për mua si një nga shfaqjet më prekëse të natyrës. Një mrekulli. Ajo më mori nga dora letrën dhe zarfin, i dogji në flakën e një llambe me alkool. Në orën pesë të pres te qoshja e lulishtes, më tha. Eja pas meje, futu ku të futem unë... Mos ki frikë, është shtëpia ime, apartamenti im. Në katin e dytë. Atje na pret Vilma. Si tha këto, Luluja u largua për në qoshen e saj, ku humbi përsëri si një send midis sendeve. Ishte koha kur më duhej të ngrihesha për analizat e shllamit. Më vinte për të qarë e për të qeshur. Ngrehina prehistorike e fabrikës rënkonte, dridhej, rropullitë e saj kërcisnin si zorrët e një barku të prishur. Tek ngjisja shkallët e hekurta për nga sillosët,



pata ndjesinë se ja, midis përzierjes mbytëse të tymrave dhe pluhurit, po trokiste fundi i botës. E ndieja këtë fund aq pranë, sa më vinte të ulërija. Por, edhe po të ulërija, kurrkush s'do të më dëgjonte. Rropullitë e fabrikës kërcisnin. Përse kisha pranuar të futesha në lodrën e Vilmës?

Qe një pasdite pa ngjyrë. Me një qiell të thatë e të lagësht. Në pamje qielli i ngjante një shkretëtire, me nxehtësinë që hidhte poshtë si saç, të mbyste në djersë. Klubit iu shmanga, në atë orë duhej të qe plot. Çastin e fundit u luta të mos e gjeja Lulunë në qoshen e lulishtes. Më kot. Ajo qe atje, e përpiktë, e kujdesshme, vigjilente. Lulu, thashë me vete, do të të mbys. Luluja më kishte parë, lëvizi. Unë ta ndiqja në largësi, me një kapitje prej impotenti. Ndihesha impotent në të gjitha pikëpamjet. Këtë desha t'ia thosha edhe Vilmës sapo u futa në apartamentin e Lulusë, ku e zonja qe futur pak përpara meje duke e lënë derën të hapur. Vilma ishte në dhomën përballë veshur me një fustan të gjatë, me ujëvarën e flokëve të verdhë. Diçka mungonte në dekorin që rrethonte Vilmën dhe më në fund i rashë në të se mungonte Luluja. Lulu, mendova, kodoshbashe, kështu e lë vetëm tët zonjë, sa herë i teket t'i dërgojë ndokujt ndonjë copë pusullë? Vilma qe përskuqur. Midis nesh ndodhej një tryezë. Unë qeshë ulur në karrige në këtë anë të tryezës, ajo në anën tjetër. Mungonte Luluja. Mbase për këtë arsye as unë, as Vilma, s'po gjenim ndonjë temë bisede. Luluja erdhi, la dy filxhanë me kafe, dy gota me shurup, pastaj u zhduk si hije, siç kishte hyrë. Vilma piu shurupin. Dhe zuri të rrufiste kafenë. Unë përsërita të njëjtat veprime, piva shurupin dhe zura të rrufisja kafenë. Dëshira e sinqertë për t'i pohuar Vilmës se

ndihesha impotent m'u kthye në obsesion kur befas më sulmoi kujtimi i Sonjës. Ajo erdhi e qëndroi pranë Vilmës si për të më dëshmuar se prania ime në atë dhomë, vetëm për vetëm me një krjesë flokëverdhë, të pafajshme si krijesat e ëndrrave, s'mund të ishte veçse një trill, një iluzion, një kimerë. Po vuaja nga dëshira për të mësuar në kishte fjetur kjo krijesë me ndonjë djalë. Nëse kishte fjetur, si duhej të reagonte në çastin e orgazmës! Sonja, për shembull, klithte, në fushë të hapur klithma e saj do të dëgjohej larg. Linda rënkonte, gjithmonë më qe dukur se në çastin e orgazmës ajo vuante agoninë e fundit të botës. Ngrita kokën dhe e mbërtheva Vilmën me një vështrim që mund të quhet i paturpshëm. Ajo nuk shfaqi ndonjë shenjë turbullimi, vetëm filxhani që mbante në dorë iu drodh pak. Që dridhja të mos bëhej e dukshme, e vendosi filxhanin mbi tryezë. Dhe qeshi. Dhe u skuq përsëri. Kurse unë mendova se ajo s'duhej të kishte fjetur ndonjëherë me ndonjë djalë. Ajo që më tmerron tani është se s'jam në gjendje të kujtoj asgjë nga biseda e asaj dite. Më tepër qe një përçartje. Sjell ndër mend copëra fjalësh, emrin Maksi që endej në ajër si pupël bezdisëse, kodoshbashen engjëllore Lulu që hynte e dilte më të rrallë si hije dhe kapitjen time prej impotenti, me kokën bosh, qepallat plumb, duart të prera, trurin të tharë. Mbaj mend diçka tjetër. Kur dola si hajdut nga apartamenti i Lulusë, vajta në klub. Atje gjeta Fagun me nja pesë-gjashtë të klanit. Mora një konjak, pastaj u ngula në tryezën e qoshes përballë. Mbi vete ndieja të mbërthyera vështrimet e tyre. Dhe u përpoqa të gjeja se ku qe fshehur e më ruante tigri vdekjembartës. Erën ia nuhasja me një nuhatje qeni. Ktheva një gllënjkë të madhe. Mbase për rastësi, të njëjtin vep-



rim atë çast po kryente dhe Fagu, po kthente konjakun. Dhe mbase përsëri në një lodër të rastësisë kapëm vështrimin e njëri-tjetrit. Ti s'mund të jesh tigri, lapangjoz, thashë, ti je torturuesi i përjetshëm i Vilmës. Isha tek ajo, sapo jam ndarë. Ty s'ta zuri kurrkush emrin me gojë, por hija e frikës sate ishte e pranishme. Ajo s'ka fjetur me njeri, me ty as ka fjetur, as do të flejë. Do të pyesësh, nga i di unë këto. Përgjigja është e thjeshtë, m'i tha Vilma. Teveqel, si kujton, mund ta pohojë hapur një vajzë në ka fjetur ndonjëherë me dikë? Mos më shih me ata sy prej debili. Vilmës i ke kallur tmerrin. Ja ke kallur deri në atë pikë sa ajo s'guxon të takojë ndonjë djalë, sepse ky do të gjendet i linçuar nga trimat e tu. Ke mbetur ai që ke qenë, inatçi, gjakësor, i pabesë. Vilma më kujtoi historinë e Maksit. Ti e di kush ia mbyti, e di mirë, ia mbyta unë. Ashtu si dikur gabelin Sherif, që ngacmoi Vilmën, ti vazhdon të terrorizosh këdo që guxon ta takojë. Edhe këtë ajo s'ma tha hapur. I vinte turp ta zinte qoftë edhe me gojë emrin tënd. Ndyrësirë. Ajo më ftoi në shtëpinë e Lulusë nga frika jote. E kupton ç'do të thotë kur një vajzë të fton të takohesh diku me të, për më tepër në një shtëpi?

Befas, me gotën në dorë, Fagu u shkëput nga tryeza ku po rrinte dhe zuri të vinte drejt meje. Sejmenët e tij mbetën atje ku qenë duke vështruar apatikë shefin e tyre që kushedi ç'i kishte hipur në kokë. U mbështeta nga njëra këmbë te tjetra. Dhe ktheva një tjetër gllënjkë të madhe konjaku. Ai qëndroi pranë meje, i zymtë, fytyrënxirë, me një përskuqje të errët nga pija. Qeshi, më saktë u ngërdhesh. Atëherë vura re se i kishte rënë një dhëmb në anën e djathtë të nofullës së sipërme. Tek qe-

shte më hetoi sikur po më shihte për herë të parë. Na begenis edhe ne mjeranët, tha pastaj, mos u mbaj kaq me të madh. Heshti pak duke tundur lehtë gotën, dhe shtoi: — E di, je mësuar me sferat e larta, mbase të dukemi miza. Por, siç thotë llafi, harro mushkë Valarenë. Dhe ti harroje. Nëse ne jemi miza, ti je plesht. Më shpjego, student, si është më mirë, të jesh mizë apo plesht? Sipas meje, keq kështu, keq ashtu. Prandaj mos rri veç, shkrihu me kllasën. Mbi të gjitha hap sytë, mos u qorrolleps. Po u qorrollepse, të shket këmba. Dhe, po të shkau këmba, thyen kokën, dihet.

Fagu ktheu me fund konjakun. Gotën e kishte plot, iu lëngëzuan sytë nën efektin e masës së madhe. Paralajmërim më i hapur s'mund të bëhej. Vilma mbetej zonë e ndaluar. Ai u largua për te të tijtë, unë qëndrova mbështetur pas tryezës me gotën përpara. Fatmirësisht atë çast në klub hyri Dori. Hodhi sytë përreth dhe, kur më pa, erdhi tek unë. Pasi mori në banak një dopio, Dori e ktheu gotën me fund, siç kishte bërë Fagu. Sytë nuk iu lëngëzuan. Desha t'i thosha se ishte ndër të rrallët që nuk shfaqte ndonjë frikë nga përgjimi i tigrit vdekjembartës. Por Dori s'do të kuptonte gjë. Dukej i mërzitur. Kjo u pa kur vajti në banak dhe u kthye me dy dopio. Shkakun e mërzisë ma shpjegoi pas pak: qe zënë me të fejuarën. Ma shpjegoi vetë, ne ende s'kishim aq afërsi sa unë ta pyesja për diçka të tillë. Pasi pimë edhe nga një gotë, unë e pashë të natyrshme t'i shpjegoja shkakun e mërzisë sime: kërcënimin e Fagut. Dori më tha se do të bëja mirë të hapja sytë. Sigurisht, shtoi me një buzëqeshje të hidhur, për t'ia thyer arrogancën atij, s'do të qe keq sikur, në një kohë të përshtat-





shme, t'ia hidhje turinjve mbathjet e asaj çupës. Atëherë edhe unë qesha hidhur. Ja ngase sugjerimi i Dorit m'u duk banal, ja ngase, në të vërtetë, nuk kisha ndonjë kureshtje për të mësuar se si ishin mbathjet e asaj çupës, siç e kishte quajtur Vilmën Dori. Tutje, nga qoshja përballë, u ngrit një zhurmë. Zhurma u shoqërua me thyerjen e një gote. Këto dëshmonin se mund të plaste grushti. Nuk ndodhi kështu. Gotën e kishte përplasur Fagu, siç kishte bërë para ca ditësh në mensë. Për të tërhequr vëmendjen. Ngrita kokën dhe vura re se ai kërkonte të tërhiqte vëmendjen time. I mjeri ti, llushë, do të duhet të thyesh një magazinë me gota. Dhe ndjeva keqardhje për të, një keqardhje të sinqertë. Në mënyrën e tij ai vuante. Në mënyrën time, unë vuaja. Të gjithë vuanim, secili në mënyrën e vet. Edhe Dori, që s'dihet përse atë mbrëmje qe zënë me të fejuarën e që, si i dha fund gotës së katërt apo të pestë, më kërkoi ta shoqëroja në shtëpi.

## 14

Vilmës nuk mund të mos i binte në sy ftohtësia ime, ajo kishte aq dinjitet sa të ndreqte ç'kish për të ndrequr në veprimet e saj. Kjo ndodhi që të nesërmen e takimit te Luluja: nuk m'u përsërit më ndonjë ftesë për të drekuar bashkë, Luluja s'më solli më ndonjë copë pusullë, sytë e Lulusë, kur më drejtoheshin, ishin, në mos armiqësorë, mospërfillës. Ato kohë më ngacmoi për herë të dytë ideja e vetëvrasjes, ditët e netët i shtyja në një monotoni vdekjeje. S'isha i prerë për një akt të tillë. Unë isha tepër i zakonshëm për të kryer një akt të tillë. Edhe po të më pushkatonin tim atë, edhe po të më degdisnin të internuar në ndonjë humbëtirë, unë prapë s'do të isha i zoti të vrisja veten. Siç bëri Ladi. Ladi vrau veten. Ato ditë Ladi vrau veten. Por më parë qyteza mësoi një lajm tjetër: pushkatimin e babait të tij.

E vërteta është se lajmi që ish-shokut Filan ia kishin hedhur trutë në erë pranë një grope të hapur diku, u prit në qytezë në mënyrë sportive. Veç pa komente. Nga shumica me indiferencë të plotë. Pluhuri i përhershëm dhe kronika gri, që jo rrallë bëhej e zezë, u mjaftonin bashkëqytezarëve të mi për të qenë realistë. Tigri vdekjembartës i përgjonte të gjithë. Ishte koha kur askush nuk ndihej i sigurt. As të lumturit në lumturinë e tyre, as të mjerët në mjerimin e tyre. As torturuesit, as të torturuarit. As të mençurit, as budallenjtë. As të drejtët, as maskarenjtë. Të gjithë ia kishin frikën tigrit, të gjithë ia kishin frikën njëri-tjetrit. Kështu që lajmi, i pushkatimit të ish-shokut Filan s'mund të pritej veçse në mënyrë sportive. Por pa komente. Im atë, kurdohere i arsyeshëm, më këshilloi që për ca kohë të zhdukesha nga qarkullimi, e vetmja rrugë për mua të mbetej ajo që më çonte në punë dhe ajo që më kthente në shtëpi, pa stacione të ndërmjetme. Këshillë me vend, e ndoqa i bindur. Derisa mësova lajmin tjetër, vetëvrasjen e Ladit.

Absurditeti i jetës sime deshi që vetëvrasja e Ladit të bëhej shkak për rivendosjen e lidhjes së këputur me Vilmën. Nëse mund të pranohet se qe vendosur një lidhje midis nesh. Ishte mesi i muajit tetor, me ca ditë të mrekullueshme. Vështirë të besoje se mund të ndodhte ndonjë kob, ndonëse kobet rrinin varur në ajër. Kobin e Ladit ma komunikoi im atë, në mënyrën më mizore. Sapo qeshë kthyer nga puna, po rrija shtrirë në divanin e kuzhinës duke dëgjuar me përdhunë radion. Them me përdhunë. Radion e kishte hapur nëna, amatore e zellshme e teatrit, për të ndjekur transmetimin e radiodramës së radhës, që, me ç'kuptoja, ishte një dramë epiko-lirike dashurie. Im atë, në fytyrën e të cilit tashmë shquheshin shenjat e plakjes, u fut në kuzhinë, u ul në karrige, pranë meje, dhe tha se ai miku kishte varur veten. Kështu tha, fjalë për fjalë, mizorisht,

«ai miku vari veten». Nëna, e kredhur në rrjedhën e dramës së dashurisë epiko-lirike, vazhdoi të dëgjonte e përqendruar. Bashkë me të vazhdoja të dëgjoja edhe unë, që nuk e kapa domethënien fjalëve «ai miku». Përballë apatisë sonë babai mori zemër, hyri në detaje më të holla. Nga shpjegimet e tij kuptova se dikush ishte mbyllur në një dhomë, kishte varur veten, kishte qëndruar i varur pa u marrë vesh pesë ditë, pastaj mungesa e tij kishte rënë në sy, qe dhënë alarmi. Thonë se kufoma qelbej, psherëtiu babai dhe shtoi: I mjeri djalë. E ç'i duhej më jeta mjeranit, ia priti nëna, të atin në varr, të ëmën s'dihet se ku, vetë po i dobët, me atë çehre, o zot, më fal, si prej të vdekuri... Unë u drodha, më zgjuan fjalët e nënës. Ajo ishte në gjendje të dëgjonte njëkohësisht dy radio, të shtetit dhe të babait. Ajo ishte kureshtare të ndiqte njëkohësisht rrjedhën e dy dramave: të radios shtetërore, epiko-lirike dashurie, dhe të radios së babait, makabre. Desha ta pyesja nënën: cila nga dramat të pëlqeu më tepër, e radios shtetërore apo e radios së babait? Ata të dy po më shihnin mua. Babai qe zverdhur. Nëna, me një pikë loti që i rrëshqiti në faqe, më në fund e mbylli radion shtetërore. Kurse unë vajta u mbylla në dhomën time. Sytë e Ladit më shihnin me trishtimin e tyre të përjetshëm. E përfytyrova me litarin në grykë varur diku në tavan ose në hekurin e dritares, si një lavjerës të stërmadh që lëkundej. Me gjuhën jashtë, me sytë të nxjerrë. Më erdhi për të vjellë. Dhoma zuri të kutërbonte kalbësirë dhe pata përshtypjen se, po të vazhdoja të rrija aty, do të mbytesha. Muret, dyshemeja, tryeza e punës, shtrati ku kisha rënë përmbys, gjithçka kutërbonte kalbësirë. Dola jashtë.



Po ai kutërbim vdekjeje. Gjithçka kishte vdekur, qelbej.

E kam të vështirë të them ç'ndodhi brenda meje që më bëri të merrja rrugën për te Luluja. Në ato rrethana më kanoseshin një varg rreziqesh. Ishte pasdite, një pasdite e ngrohtë, njerëzit endeshin rrugëve dhe mundësia që të më shihnin tek futesha në apartamentin e Lulusë qe e madhe. Luluja mund të ma përplaste derën turinjve, të më tregonte rrugët, edhe sepse pamja ime do ta trembte, edhe sepse ajo nuk kishte ndonjë arsye që të më trajtonte njerëzisht: pas takimit të parë marrëdhëniet tona ishin në pikë të vdekur. Pastaj, përse duhet të mendoja se Vilma do të pranonte të vinte të shiheshim te Luluja? A nuk e kisha fyer me ftohtësinë time? Asgjë nga këto s'mendova. Ndihesha si ai njeriu që befas ka rënë në një baltovinë, baltovina e thith për ta gllabëruar, dhe ai përpiqet të kapet gjëkundi, në një degë peme, në një fije bari. Mua m'u fanitën sytë e Vilmës. Po të mos takoja Vilmën atë pasdite, mbase do të çmendesha. Dhe mbase Lulusë i jam dukur vërtet i çmendur. Kur unë trokita dhe ajo hapi derën, klithi. E hutuar vështroi përtej supeve të mi majtas, djathtas. Fatmirësisht shkallët qenë të boshatisura. Kjo përcaktoi qëndrimin e Lulusë. E ngrysur, inatçore, ajo zgjati dorën drejt meje. Në fillim kujtova se ja, do të më jepte një të shtyrë e do të më përplaste derën. Në vend të kësaj Luluja më tërhoqi përbrenda, fort, aq sa u habita që ajo qenie e brishtë të ishte në gjendje të ushtronte një forcë të tillë. Sidoqoftë u gjenda brenda, me derën që u mbyll shpejt pas krahëve të mi. Dhe me Lulunë përballë që po më shihte pa kurrëfarë kompleksi, e vendosur të mos më lejonte të hidhja asnjë hap më

tej pa i sqaruar arsyet e kësaj vizite. S'fola, atë çaste s'dija ç'të thosha. Po duket fliste gjendja ime, fytyra, sytë, e tërë qenia ime. Luluja më priu në kuzhinë. Gjithnjë pa fjalë unë zura vend në divan, ajo vuri xhezven të më ziente kafe. Tek pija kafenë, i thashë se kisha ardhur për Vilmën, i thashë se doja të takoja Vilmën, se do t'i isha tepër mirënjohës po të shkonte të lajmëronte Vilmën. Luluja shtrembëroi turinjtë. Sikur po kërkon ca si tepër, thoshin turinjtë e Lulusë. Ajo doli pas pak. Dhe u kthye pas një shekulli. Më zgjoi kërcitja e bravës së derës së jashtme. Në kuzhinë, ku po rrija, hyri vetëm Vilma. Me ujëvarën e flokëve të verdhë. Me sytë e kaltër në atë fytyrë të butë. Me sytë që më kujtonin sytë e Ladit.

Kur Vilma u ul në divan, pranë meje, m'u mblodh një lëmsh në fyt. Ladi ka varur veten, i thashë me një natyrshmëri që më rrëqethi. Nuk e dija në e kuptonte Vilma për cilin i flisja. Ajo më dëgjoi në heshtje, pastaj tundi kokën. E di, më tha, e kam dëgjuar, e kanë marrë vesh të gjithë. Ai miku yt ka varur veten dhe më vjen keq. Një herë ju kam parë bashkë duke shëtitur në bulevard. Dukej djalë i mirë dhe më vjen shumë, shumë keq. Unë desha t'i thosha se sytë e saj kishin ngjyrën e syve të Ladit, mbase për këtë arsye, po të mos kishte ardhur të shiheshim këtu, s'do të dija si ta zbusja sado pak dhimbjen. Desha t'i thosha gjithashtu se nuk më besohej ende që Ladi kishte varur veten. Nuk i thashë gjë. Po të flisja, nuk do të isha në gjendje të përmbaja dridhjen e zërit, ndoshta edhe dënesën.

Atë ditë Luluja na solli përsëri shurup. Përsëri na la vetëm. Dhe mua përsëri nuk më kujtohet





Biseduam deri në mbrëmje, kur u largova vjedhurazi. Truri im nuk punonte, truri im nuk komunikonte. As me Vilmën. Edhe takimi i së nesërmes më është fshirë. Si një shirit i prishur. Mbaj mend vetëm se Vilma diçka më fshihte, diçka matej të më thoshte. Aq e fortë qe kjo përshtypje, sa ditën e tretë i thashë: ti më fsheh diçka. Ajo po rrinte matanë tryezës, pranë dritares. Në dy takimet e kaluara gjithë kohën kishim ndenjur pranë njëri-tjetrit. Ditën e tretë ajo po rrinte matanë tryezës, pranë dritares, jo nga ndonjë frikë. As që bëhet fjalë se Vilma kishte ndonjë frikë të rrinte vetëm për vetëm me mua, pranë apo larg meje. Largësia e një tryeze nuk ishte ndonjë humnerë. Humnerën nuk e kaloja dot unë. Dhe as që më shkonte në mendje. Vilma po rrinte larg meje, matanë tryezës, pranë dritares, pikërisht sepse diçka matej të më thoshte, duke vërtetuar kështu përshtypjen time të fortë. Kur i thashë se diçka më fshihte, ajo më ktheu shpinën. Unë mbeta i shushatur në divan duke vështruar ujëvarën e verdhë të flokëve. Një Niagarë e verdhë. Një Niagarë ku, po të bije, nuk të gjendej fundi. Jam me origjinë nga fshati K, tha Vilma gjithnjë me fytyrë nga dritarja. Kam lindur këtu, në qytezë, por im atë është nga fshati K. Unë nuk kam qenë ndonjëherë në fshatin K. Edhe babai rrallë shkon atje, megjithëse ka kushërinj dhe thotë se është fshat i bukur. I jam lutur vazhdimisht babait të më çojë një herë në fshatin K, të njihem me kushërinjtë e atjeshëm. Ai sajonte lloj-lloj arsyesh për të mos vajtur, derisa më në fund kuptova arsyen e vërtetë: im atë nuk dëshironte të më çonte në fshatin e tij të lindjes. Dhe

arsyen përse nuk dëshironte e kam marrë vesh vonë: një kushërira ime para ca vjetësh më tregoi se fshati i tyre ishte plot me të internuar. Fshati i lindjes i babait tim është vend internimi. E di vetëm im atë përse ma ka ndaluar përgjithmonë të shoh vendlindjen e tij...

Vilma heshti. Ajo vazhdoi të qëndronte me shpinë nga unë, me fytyrë nga dritarja. Si është e mundur, mendova, si është e mundur që kjo qenie engjëllore, me atë Niagarë të verdhë ku po të gremisesh humbet pa nam e nishan, të jetë vajzë e Xhodës? Atëherë ai nuk ishte Xhoda i Marrë. Atëherë ai ishte ende Xhoda i Tmerrshëm. Ai vazhdonte të ishte gardiani i fëmijërisë së çapaçulëve të qytezës, ai kishte qenë gardiani i fëmijërisë i disa brezave. Kur kryqëzoheshim rrugës, Xhoda bënte sikur s'më shihte, fytyra i ngrysej. Mospërfillja e tij ndaj meje u bë patologjike pas përjashtimit nga fakulteti, kur u mor vesh botërisht mina ime biografike. I tmerrshmi Xhodë nuk mund të ma falte që për vite me radhë ia kisha hedhur duke i mbajtur të fshehur diçka që duhej deklaruar medoemos, përndryshe kryeje një faj të rëndë. Nuk ma falte as mua, as tim eti. Nuk më përshëndeste as mua, as tim atë. S'na hidhte as sytë. Sikur përmes syve do t'i injektonim një sëmundje. Sikur, po të na përshëndeste, do ta kafshonte qeni i tërbuar. Po ndoshta i dukeshim qen të tërbuar dhe ngutej të largohej. Vilma vazhdonte të heshtte me fytyrë nga dritarja dhe unë mendova se, sidoqoftë, gardiani i fëmijërisë sime kërkonte të ruante edhe të bijën. Gardiani Xhodë e dinte mirë ç'ishte një vend internimi. Një vend internimi me bëma të internuarish nuk ishte higjienik për sytë e një krijese si Vilma. Vilma ishte tepër e butë për të parë një vend internimi me fytyra të internuarish. Unë besoja se Xhoda e adhuronte të bijën deri në atë pikë, sa për të mund të bënte marrëzira të papërfytyrueshme, fjala vjen të grinte me automatik gjysmën e djemve të qytezës. Prandaj s'ishte për t'u habitur që gardiani Xhodë e ruante të bijën nga çdo gjë që mund të ndikonte për keq në shëndetin e saj. Po të shihte fytyra të internuarish, Vilma do të sëmurej.

Ajo kushërira ime është moshatare me mua, tha befas Vilma, e quajnë Tanci. Ke njohur ndonjëherë vajzë me emrin Tanci? Me një lëvizje të shpejtë, të papritur, Vilma u kthye nga unë. Ujëvara e flokëve ndërroi drejtim, Niagara e verdhë u derdh prapa. Vilma kapi kokën me duar, me gishtërinjtë në tëmtha, pastaj duart i kaloi mbi fytyrë. Kur im atë më fliste për Tancin, tha, përfytyroja një vajzë të shkathët, nga ato që s'lenë dy gurë bashkë. Kisha dëshirë ta përfytyroja si një kërcimtare të çmendur, aq të çmendur sa shkonte hidhte valle me dhitë e egra në shkrepat e malit mbi fshatin e babait. Nga përshkrimi që i bënte babai fshatit K, ai duhej të ishte një mrekulli turistike. As Tanci nuk qe ashtu siç e përfytyroja, as fshati K. Ndoshta dhe Tancin s'do ta kisha njohur sikur ajo të mos vinte vetë në Tiranë të njihej me mua. Sigurisht, nuk erdhi posaçërisht për mua. Kur u takuam, ajo më tha se më në fund i kishte qeshur fati për të parë Tiranën. Qe vajzë e dashur. Duart i kishte të ashpra, më të ashpra se duart e punëtorëve të frontosë ku ke punuar ti. Trupin e kishte të fortë, të shkathët, por me një deformim fizik që s'jam në gjendje ta përshk-

ruaj. Tanci ishte vajzë e zgjuar. Mjaftuan tri ditë që kalova me të për të kuptuar sa pa përvojë isha. Ta them shkoqur, sa e përkëdhelur isha.

Vilma iku nga dritarja, u ul në karrige, pranë tryezës. Largësia midis nesh u zvogëlua, na ndante vetëm tryeza. Vazhdoja të rrija në divan, mbështetur në shpinën e sfungjertë. Pak më parë sytë i mbaja përdhe duke ndierë mbi vete vështrimin e Vilmës. Tani ajo kishte ulur kokën dhe nuk e di në e ndiente apo jo vështrimin tim. Unë kërkoja sytë e Ladit në fytyrën e saj, i kisha thënë se më fshihte diçka, dhe nuk e kuptoja përse Vilma pikërisht sot kishte gjetur rastin të më fliste për një kushërirë me emrin e çuditshëm Tanci. Kur më kujtohet ajo, këmbëngulí Vilma, më vjen për të qarë. Ndoshta s'do të flisja për të sikur të mos e kisha takuar para ca ditësh. Javën që vjen Tanci martohet, kishte ardhur të bënte pazare në Tiranë. Dhe të më ftonte mua. Nuk do të shkoj, e di, babai s'më lejon. Por kjo është tjetër gjë. Tanci më tregoi një ndodhi që ndoshta të intereson... Është fjala për një grua...

Ishte pasditja e tretë që takohesha me Vilmën dhe kur më tha se bëhej fjalë për një grua, m'u ngrit përbrenda një zjarrmi ethesh. Jo, desha t'i lutesha, s'dua të dëgjoj historinë e cilësdo grua qoftë. E merrja me mend se gruaja për të cilën bëhej fjalë nuk ishte Brizhit Bardoja... Nuk ishte e mundur që Tanci t'i kishte folur për Brizhit Bardonë, në fshatin e Tancit Brizhit Bardoja s'kishte shkelur ndonjëherë. Edhe po të kishte shkelur, ç'më duhej mua historia e Brizhit Bardosë?

I duhej Vilmës. Vilmës ia kishte treguar Tanci. Sipas Tancit ajo ishte një grua me bukuri të



rrallë, sido që nuk quhej Brizhit Bardo. Kur kishte mbërritur ajo në K, hipur mbi kamion, ata që e kishin parë kishin mbetur të shushatur. Ajo është në K, tha Vilma. Jeton në një godinë mbushur me familje të internuarish. Pastaj mësova se Brizhit Bardosë së Tancit nuk guxonte t'i vardisej kush. Sipas Tancit rrëzë malit ku ngrihej godina e të internuarve çdo javë mbërrinte një veturë. Në fillim kurrkush nuk e dinte çfarë sillte, çfarë merrte me vete e çfarë kthente përsëri ajo veturë. Ishte një «Gaz» i tipit të vjetër sovjetik, i mbajtur mirë, në ngjyrë të gjelbër të errët, me dritaret të zëna me perde. Ai vinte rregullisht, të martave në të njëjtën orë, dhjetë paradite, qëndronte pak minuta dhe nisej përsëri për andej nga kishte ardhur, i ndjekur nga reja e pluhurit. Kthehej po atë ditë afër mbrëmjes, më shpesh natën, kur fshati kridhej në harresën e tij, në këmbët e malit, dhe zhurma e motorit përhapej, dhe njerëzit e dinin se «Gazi» do të zvarritej duke rënkuar deri në ngrehinën e të internuarve. Në fillim u mor vesh personi që merrte dhe sillte: gruaja e bukur. Në fillim në fshat nuk u dyshua për ndonjë gjë. Ikejakjet e gazeve që merrnin e sillnin kohë më kohë të internuar nga fshati në qytet dhe anasjelltas ishin diçka që s'habiste njeri. Dihej për ç'punë thirreshin ata. Dyshimet nisën kur u kuptua se gruaja e bukur nuk thirrej në qytet thjesht për punë hetuesish. Nuk dihet kush guxoi t'i fuste hundët në këtë mesele. Nuk dihet si u zbulua qëllimi i vërtetë i ecejakjeve të «Gazit». Ndoshta nuk u zbulua nga një njeri i vetëm. Varianti më i pranuar është se enigma e lëvizjeve të gruas së bukur u zbulua nga ata që u marrosën pas saj. Këmbëngulja e të marro-

surve zhvlerësoi çdo masë mbrojtëse të ngritur me kujdes. Gruaja e bukur nuk ndalonte në qytet. Gruaja e bukur e vazhdonte udhëtimin matanë qytetit, futej në një pyll, matanë pyllit gjendej një rezervat e në rezervat një shtëpi gjahu. Atje gruaja e bukur takohej me një njeri. Ky njeri ishte sybardhë. Në shtëpinë e gjahut gruaja e bukur mbyllej me njeriun sybardhë. Në fshat flitej se ajo bënte dashuri me njeriun sybardhë. Të tjerë thoshin se merrej me spiunllëqe...

Kërceva nga divani, u hodha përpjetë si një sustë e lëshuar befas. E zura Vilmën nga supet, e shtrëngova. Ajo u zbeh, një ndjenjë llahtari ia turbulloi blunë e syve. Gjatë kohës që Vilma ritregoi rrëfimin e Tancit, mua më oshëtinin veshët. Nga zhurma e atij «Gazit» të tipit të vjetër sovjetik që rrokullisej rrugëve të fshatit mbështjellë në renë e pluhurit. Ai nuk transportonte Brizhit Bardonë. Po ndoshta dhe Brizhit Bardoja në çastin e orgazmës njëlloj duhej të klithte, si Sonja. Kur Vilma fliste për udhëtimin në pyll të gruas së bukur veshët e mi shungullonin nga një klithmë në formë rënkimi dhe unë gati e pashë të gjallë skenën e kapërthimit të Sonjës me Sytë e Bardhë. Dhe mendova se njëlloj si unë, Sonja nuk ishte e prerë për të vrarë veten. Dhe mendova se Sonja e përjetonte vdekjen për së gjalli, nën frymën e gojës së Syve të Bardhë. Kujtova se kjo të interesonte, po më thoshte Vilma atë çast, me po atë llahtar që ia turbullonte blunë e syve, kurse unë vazhdoja ta shtrëngoja nga supet pa e kuptuar as vetë në dëshiroja ta flakja nga dritarja apo të zhytesha në blunë e syve të saj. E lëshova, u ula në divan.



Vilma kishte mbetur e terrorizuar si ai njeriu të cilit i kanë hedhur duart në fyt, për pak ia kanë marrë frymën dhe ka shpëtuar befas nga një ndërhyrje e providencës. Dola nga apartamenti i Lulusë. Jashtë po binte nata.

## 15

Të nesërmen ditën e punës e nisa në klub. Për mua kishte rënë ora e mallkimit.

Klubi qe bosh. Mbaj mend se një djalë nja dhjetë-dymbëdhjetë vjeç erdhi drejt meje, më përshëndeti, nxori nga xhepi i pasmë i pantallonave një zarf, ma zgjati dhe unë, pa e pyetur kush ma dërgonte, e mora dhe e futa në xhepin tim të pasmë të pantallonave. Desha t'i thosha se ishte i bukur si Hermesi lajmëtar, një skicë të të cilit, që e paraqiste në trajtën e një djaloshi me krahë te këmbët, e kisha parë diku. Nga frika se mos djali më merrte për të çmendur nuk ia zura me gojë Hermesin, m'u duk më e udhës t'i propozoja një kadaif si shpërblim për mundimin e sjelljes së zarfit. Djali s'pranoi, ndoshta nuk e hante kadaifin. Po ndoshta s'denjonte të qerasej prej meje. Si më hodhi një vështrim jo dhe aq dashamir, Hermesi breglumas u largua. Atëherë pata një yshtje të nxirrja zarfin, të shihja ç'kishte në të. Në vend të kësaj vajta në banak, kërkova një gotë tjetër. E merrja me mend nga vinte zarfi, ç'kishte brenda





dhe çfarë shkruhej. Banakierja, një ish-shoqe klase e fëmijërisë, duke përfituar nga rasti që klubi qe bosh, me një zë edhe lutës edhe të druajtur, më këshilloi të mos pija më. E falënderova. Ajo nuk e dinte rënien e orës së mallkimit tim, ndryshe s'do të më jepte një këshillë aq të kotë. Pastaj, përse të mos pija? Isha tepër i parëndësishëm që me pijen time të cenoja qoftë edhe një grimë bazat e moralit shoqëror. Pa bërë fjalë se askush nuk ishte në gjendje të përcaktonte sa centimetra sipër gjurit duhej të niste morali i shëndoshë i vajzave dhe me sa gramë alkool tronditeshin bazat e moralit shoqëror. Mua më ndalohej pija, vajzave u ndalohej minifundi. Shteti pije shiste, minifunde nuk shiste. Kështu që fajtor që pija ishte shteti, jo unë. Edhe që vajzat nuk vishnin minifunde, përsëri, fajtor ishte shteti. Pak a shumë këtë arsyetim i parashtrova ish-shoqes sime të fëmijërisë. Ajo u gajas. U gajas aq shumë sa më ofroi një dopio konjak gratis. Mos kujto se më preke me xhevahiret e tua, tha kur unë po shkoja drejt tryezës sime të qoshes. Ta dhashë konjakun ngaqë je djalë i urtë dhe me ta pirë do të nisesh për në shtëpi si ata qengjat e butë.

I tunda dorën. Dhe ktheva pak konjak. Pak. Ish-shoqja ime e fëmijërisë s'do të më jepte më asnjë pikë sikur ta bëja dhëmbin sa të elefantit. Kurse unë doja të mendohesha, të qetësohesha, të arrija në ekuilibër me botën pikërisht kur për mua kishte rënë ora e mallkimit. Dhe, që ta arrija këtë ekuilibër, më duhej të arsyetoja me ftohtësi filozofike. E, që ta arrija këtë ftohtësi filozofike, më duhej të vazhdoja të pija, nga pak, derisa arritja e ekuilibrit të përputhej me boshatisjen e gotës. Pra, arsyetova duke kursyer gllënjkat, gjithçka vjen

ngaqë as unë, as Sonja nuk jemi nga ata tipa, që nuk ngurrojnë të vrasin veten kur e shohin të nevojshme. Edhe unë, edhe Sonja i përkasim asaj kategorie njerëzore që e gjen një zgjidhje në çdo rrethanë. Kështu duhet të ketë menduar edhe Sonja, e vazhdova arsyetimin. Të tjerat nuk kanë rëndësi, nuk kanë pikë rëndësie. Sytë e Bardhë e kanë çuar disa herë «Gazin» e tipit të vjetër sovjetik por të mbajtur mirë dhe më në fund Sonja i ka thirrur logjikës. Doemos, pazari i Syve të Bardhë me Sonjën s'ka qenë aq i lehtë. Anasjelltas, pazari i Sonjës me Sytë e Bardhë gjithashtu s'ka qenë aq i lehtë. Një ujdi midis tyre mund të arrihej vetëm me pazarllëk. Sonja ka shitur mallin e saj. Po Sytë e Bardhë, me çfarë çmimi e kanë blerë? Edhe kjo nuk ka pikë rëndësie. Sonja më në fund i ka thirrur logjikës, është bërë pazarllëku dhe «Gazi» i tipit të vjetër sovjetik por i mbajtur mirë, e ka marrë Sonjën me vete, e ka çuar në qytet. Kështu kanë kujtuar naivët. Në të vërtetë «Gazi» e ka vazhduar rrugën më tej, jashtë qytetit, për në pyll, në atë pyllin e madh me pisha ku ka një rezervat, e në rezervat një shtëpi gjahu, ku Sytë e Bardhë futen si në shtëpinë e vet. Të tjerat gjithashtu nuk kanë pikë rëndësie, është realizuar pazarllëku. Sonja kishte të drejtë të bënte çdo lloj pazarllëku.

Ktheva dhe pikën e fundit të konjakut. E ndjeva veten si peshku në zall, më hipi një zjarrmi, një etje për të pirë. Vështrova i llahtarisur me bisht të syrit ish-shoqen time të fëmijërisë. Ajo s'do të më jepte asnjë pikë, e dija. Ajo ishte një trashaluqe babaxhane, por mua s'do të më jepte të pija sikur ta bëja dhëmbin sa të elefantit. Pastaj, veshët e saj ishin të qetë, të mitë gumëzhinin. Veshët e saj





nuk e dëgjonin zhurmën nëpër pyll të «Gazit» të tipit të vjetër sovjetik. Nuk i dëgjonin hapat e Sonjës në dyshemenë prej dërrase të shtëpisë së gjahut. Kurse veshët e mi i dëgjonin të gjitha, sytë e mi i shihnin të gjitha. Trashaluqe, më jep të pi, desha t'i ulërija. Rënkimet e Sonjës po më çmendnin. Dihatjet e Syve të Bardhë po më çmendnin. Kapërthimi i trupave të tyre lakuriq në shtratin prej dërrase që kuiste me ritmin e kapërthimit, po më çmendte. Do ta shqyeja trashaluqen sikur në atë çast të mos mbërrinte vizitori i dytë. Ky nuk ishte ndonjë ëngjëll lajmëtar. Ishte ëngjëlli im bamirës, Dori.

Sipas Dorit humori im i asaj dite ishte agresiv. Nuk e kuptova përse Dori më dha të njëjtën këshillë si trashaluqja e banakut, ish-shoqja ime e fëmijërisë: të mos pija më. Atë ditë prej meje të gjithë kërkonin të mos pija më. Të zije kokën me duar. Kur e pyeta Dorin në kishte edhe ai ndonjë letër për të më dhënë, më zuri për krahu e më nxori jashtë pothuajse me forcë. Me siguri ka kujtuar se doja të tallesha ose që isha i dehur në atë shkallë, sa flisja përçart. As doja të tallesha, as flisja përçart. I thashë se mënyra që po përdorte për të më nxjerrë nga klubi quhej dhunë. Do të protestoj, i thashë, kundër përdorimit të dhunës. Dhunën, shtova, mund ta përdorin vetëm Sytë e Bardhë si organe të Diktaturës së Proletariatit. Diktatura e Proletariatit është imponimi i së vërtetës me dhunë. Kjo e vërtetë imponohet edhe në një shtrat prej druri lisi, në një shtëpi gjahu prej druri pishe, me ndryshimin se nga dhunë kthehet në përdhunë...

Një goditje më bëri të heshtja. Ndodheshim

pranë lulishtes në qendër të qytezës. Ligustrat më erdhën rrotull. E mata Dorin me sy. Ai u zgërdhi. Në qoftë se ke ndërmend të përfundosh në birucë, vazhdo të ulërish, tha. Unë s'kam dëshirë të të shoqëroj, po nxore edhe një fjalë, do të t'i bëj turinjtë përshesh. Kësaj radhe u ngërdhesha unë. Je një frikacak i ndyrë, ia ktheva, gjithsesi me zë të ulët, një molusk. Së paku pranoje këtë. Unë për vete e pranoj, jam një molusk. Desha të shtoja edhe diçka tjetër të karakterit filozofik për moluskët, shtetin e moluskëve, diktaturën e moluskëve, por nuk arrita. Një gulç m'u ngrit përbrenda dhe volla në cep të lulishtes, mbi ligustrat e ngarkuara me pluhur çimentoje. Pastaj Dori më përcolli në shtëpi. Atje i mbajta një fjalim për karakterin universal të shtetit të moluskëve. Dori më dëgjoi duke pirë kafenë që i bëri nëna. Si piu kafenë, u largua. Unë fjeta. Fjeta dhe e vetmja gjë që më mbeti në tru ishte porosia e Dorit që të nesërmen, me të hapur sytë, të shkoja ta takoja patjetër. Kështu më tha ai tek zbriste nëpër shkallë, ta takoja pa tjetër. Kurse unë, pa e çarë kokën përse duhej ta takoja, i mbështetur në parmakun e shkallëve, u zgërdhiva dhe i tunda dorën duke i thirrur «Mirupafshim, molusk».

Mirupafshim, molusk! Mirupafshim! Po ku? Dhe përse? Këto pyetje i bëra vetes me të hapur sytë, sikur tërë natën s'kisha bërë gjë tjetër veç kisha menduar ku dhe përse donte të më takonte Dori. Dita m'u duk e zbrazur si një guaskë e boshatisur



moluskú. Një ditë e mbrapshtë me të gjitha shenjat ogurzeza të tersit. Them kështu jo ngaqë tek zbrisja shkallët më doli përpara një mace e zezë. Nuk jam i sigurt për ngjyrën e maces, mund të kishte qenë dhe e hirtë. Sidoqoftë, mace ishte, e hirtë apo e zezë, nuk ishte tigër. Ishte thjesht një pjesëtare e familjes mishngrënëse te felinëve, përfaqësuesja më e parrezikshme dhe mbase pikërisht për këtë i vishnin tersin. Në cep të lulishtes me ligustra, buzë rrugës që përfundonte në derën e klubit, po rrinte një burrë i madh, i vrenjtur, me duar të kryqëzuara përpara, me sytë që i shkreptinin rrufe inatçore dhe, kur e pashë, mendova se ja tek më kishte zënë pusi tersi i asaj dite. Qe Xhoda. M'u përftua një përshtypje e fortë se ai kishte dalë e rrinte aty posaçërisht për mua. Në fillim desha të ndërroja rrugë, siç ndërrojmë rrugë kur na del përpara një mace e zezë. Meqë unë s'e çaja kokën për macet, të zeza apo të hirta, vazhdova të ecja. I kalova nën hundë pa e begenisur. Synoja të mbërrija me çdo kusht e sa më shpejt në klub, të ktheja me një frymë një gotë të madhe me konjak, një shishe të tërë, për të mos ulërirë, për të mos sharë me fjalët më të ndyra që dija gjithë universin. Por Xhoda duket kishte planet e tij, nuk ishte nga ata që dalin e ngulen si hunj gardhi në cepin e një rruge vetëm për të soditur kalimtarët. Kur i kalova nën hundë, ai turfulloi. Mezi i rashë në të se kishte diçka për të më thënë. Pra gardiani i fëmijërisë më nderonte duke më zënë pritë në mes të rrugës përpara derës së klubit, vendi më i sigurt për të më ngritur një kurth. Në kurthe zakonisht lëshohen breshëri automatiku, hidhet ndonjë bombë. Bomba e Xhodës qe shprehja «kur të shohësh majën e veshit pa pas-

qyrë», të cilën e nxori si një gëlbazë midiis dhëmbëve. Ia ktheva se nuk më hante meraku ta shihja majën e veshit as me pasqyrë, as pa pasqyrë. Replikën e lëshova kot, sa për të mos i mbetur Xhodës borxhli. Nuk kisha si ta merrja me mend kuptimin që do t'i jepte tjetri, aq më pak efektin shkatërrues të saj. Xhoda u nxi. Trupi i tij katana, një kokë më i lartë se unë, u drodh. Maskara, turfulloi, të bëj të hash dhé. E përsëriti këtë frazë disa herë, më tepër për veten e tij. Unë i kisha kthyer krahët, e kisha lënë prapa, mbi trotuar, anës lulishtes me ligustra, Të hash dhé... Të hash... Atëherë i rashë në të arsyes së tërbimit të Xhodës. Tri ditë radhazi isha mbyllur me Vilmën te Luluja. Tri ditë radhazi. Dhe Vilma ishte vajza e Xhodës. Dhe Xhoda e donte të bijën me një dashuri të marrë. Na kanë parë, mendova, dikush duhet të na ketë parë, dikush e ka zbuluar që jemi mbyllur në apartamentin e Lulusë dhe ia ka çuar lajmin Xhodës. Një rrymë e akullt më përshkoi shtyllën kurrizore. Jo nga frika. Nuk e kuptoja ç'mund t'u bënte Xhoda atyre që i binin në qafë së bijës dhe unë me siguri nuk futesha në këtë kategori. Por replika ime priste keq, mjaft keq. Një ngasje e papërballueshme më bëri të ktheja kokën: Xhoda vazhdonte të rrinte në të njëjtin vend, në cep të trotuarit, me vështrimin inatçor që çante si rrufe drejt meje. S'pata më asnjë dyshim: na kishin parë.

Nuk u ktheva nga klubi. Po të futesha në klub, kish të ngjarë të mbetesha përsëri aty. Vajta në fabrikë. Atë ditë tymi ngrihej drejt, si një shatërvan i zi. Më erdhi në kokë shprehja e modës «Qentë le të lehin, tymi të shkojë drejt». Pastaj u kujtova se shprehja e saktë ishte: «Qentë le të lehin, karvani të shkojë përpara.» Të çmendesh, thashë me vete, kush janë qentë e kush është karvani? Qëndrova një copë herë i shushatur përpara fabrikës duke vështruar tymin e zi që ngrihej drejt, i patrazuar, në ekuilibër të plotë me qiellin. Mjaftonte të frynte pak erë, pra të lihte qielli, që tymi të shpërndahej në një mishmash, pra karvani të prishej. Të prishej ekuilibri i botës. Dhe unë të haja dhé. Xhoda do të më bënte të haja dhé. Siç kishte ngrënë Ladi. Kurse Sonjës nuk i pëlqente të hante dhé, ajo bënte pazarllëqe. Po unë ç'pazarllëk mund të bëja dhe me kë? U kujtova se duhej të takoja patjetër Dorin. Ai kështu më kishte porositur, ta takoja patjetër.

Nuk e gjeta. Rreth fabrikës nuk shihej këmbë njeriu. Atë ditë gjithçka dukej e braktisur. Edhe laboratori qe bosh. As Vilma, as Luluja s'qenë atje. Zbrazëtia më kalli datën. Zhurma e mullinjve vinte në veshët e mi si një rënkim që dilte nga rropullitë e tokës. A ka njeri, thirra më në fund me tërë forcën e mushkërive. Askush nuk u përgjigj. Vetëm mullinjtë vazhdonin të rrotulloheshin. A ka njeri, përsërita i dëshpëruar dhe në cep të laboratorit sytë më kapën një kokë me skufje. Ishte koka e një laboranteje të turnit të dytë, një grua rreth të pesëdhjetave, me një fytyrë të tultë, të squllët, gjithnjë si të fjetur. Ca nga zhurma, ca nga skufja, po mbase edhe nga dhjamosja e veshëve, ajo s'e kishte dëgjuar thirrjen time. Kur ktheu kokën e më pa në mes të laboratorit, klithi. Nuk jam xhebrahili, shushkë, e shava, i sigurt se ajo s'kishte për të dëgjuar gjë. Më tha se Dori ishte në mbledhje, se Luluja dhe Vilma mungonin. Më tha se

e kishin thirrur me urgjencë të dilte së bashku me një laborante tjetër, që tani kishte vajtur nga siloset, sepse asnjëri nga ne të turnit të parë nuk qe paraqitur. Vilma s'dihej për ç'arsye. Luluja qe shtruar në spital. Kur e pyeta për ç'arsye qe shtruar Luluja në spital, ajo më vështroi tërë frikë. E kanë rrahur sqaroi, e kanë sakatuar. Mbrëmë, kur kthehej në shtëpi, dikush i ka dalë përpara në errësirë, i ka hedhur diçka mbi kokë dhe...

Fytyra e squllur e laborantes u zbardh. Ika, s'kisha nevojë të dëgjoja më shumë. Një pandehmë rrëqethëse më kaloi nëpër tru dhe bëra një lidhje midis kërkesës së Dorit për ta takuar, pritës së Xhodës, mungesës së Vilmës, rrahjes së Lulusë. Vajta drejt e në spital.

Lulunë e kishin vendosur në një dhomë me katër gra të tjera të operuara. Për fat njihja shefin e pavijonit të kirurgjisë, banonte në hyrjen e mesit të pallatit ku banoja dhe unë. Ai më gjeti një përparse të bardhë, më shoqëroi deri te dera e dhomës ku qe shtruar Luluja dhe më porositi të mos qëndroja gjatë. Sapo u futa brenda, më pushtoi një përshtirosje. Në ballë të dhomës, një grua, së cilës po i rrinin mbi krye dy vajza, rënkonte, ankohej, kërkonte t'i jepnin ujë, por nuk i jepnin. Kur u futa unë vajzat kthyen kokën, më panë. Pastaj, vetvetiu, vështrimi i tyre iku nga unë për t'u hedhur në një krevat, në të djathtën time, ku e mora me mend se duhej të ishte Luluja. E mora me mend menjëherë dhe shtanga. Mirësjellja e shefit të pavijonit, gatishmëria e tij për të më ndihmuar, sido që komshi, i kishin tejkaluar parashikimet. Tani këto vajza më hidhnin një vështrim tërë nënkuptim dhe më drejtonin drejt shtratit ku



duhej të shkoja. S'më mbeti pikë dyshimi se hyrje-daljet e mia te Luluja tashmë i kishte marrë vesh e gjithë qyteza. U ktheva shpinën vajzave. Një erë e rëndë ilaçesh përzier me një erë të rëndë grash, po m'i sillte zorrët në grykë. Majë gishtërinjve i vajta Lulusë te koka. Ajo më njohu dhe, o perëndi, vuri buzën në gaz. Atë e kishin dërrmuar. Megjithatë e mjera Lulu gjente rastin të vinte buzën në gaz, si të donte të më jepte zemër. Fytyrën e kishte të nxirë, njërin sy të mbyllur nga buavitja. Ia mora dorën që i varej jashtë shtratit, ia mbajta midis duarve të mia, u përkula, mbështeta buzët mbi lëkurën e flashkët të dorës së saj, e putha dhe me një zë të mbytur që mezi më doli nga fyti, mërmërita: Lulu, kush të bëri kështu, tregomë!

Luluja u përpoq përsëri të vinte buzën në gaz. Ajo qeshte rrallë. Por kur qeshte në fytyrën e saj mund të vije re shfaqjen e një mrekullie të natyrës. Atë ditë nuk shquhej asgjë përveç ënjtjes dhe xixëllimit të syrit të hapur. Ishte errësirë, belbëzoi, më hodhën një thes mbi kokë. Ata më rrahën, unë, nga inati, nuk nxora zë. Sa më fort më godisnin, aq më shumë shtrëngoja dhëmbët. Derisa u mërzitën e më lanë me thesin në kokë, në hyrje të pallatit, te shkallët. Ndoshta u ngopën duke më rrahur, ndoshta ua mbathën nga frika mos i shihte kush. Erdhën nja dy komshinj e më gjetën aty si një thes të flakur, por maskarenjtë qenë zhdukur. Në fillim s'kuptova ç'po ndodhte, ç'kishin me mua, i mora për hajdutë ordinerë, që kërkonin të më grabitnin. Nuk ishin të tillë, së paku hajdutë. Ordinerë ishin, pa dyshim, nga ata zorraxhinjtë e klubit. Tani e di mirë përse ma bënë këtë. Edhe ti besoj e kupton, prandaj hap sytë.

Vazhdoja t'ia mbaja dorën midis duarve të mia. Ke të drejtë, i pëshpërita, janë qen të zgjebosur. Ata as një vajze s'guxojnë t'i dalin vetëm për vetëm. Janë trima në grup, në lukuni, si ujqit. — Luluja më shtrëngoi dorën në një përpjekje që të mos e ngrija zërin — Lulu, i thashë, e pësove për shkakun tim. Që sot e tutje kushdo që të të prekë, do të ketë të bëjë me mua. Dëgjon? Ai që do të guxojë të të prekë një qime floku, do të ketë të bëjë me mua. — Ndjeva përsëri shtrëngimin e dorës së saj. Po flisja broçkulla. Megjithatë isha gati të kryeja çdo marrëzi, mjafton të hakmerresha.

Kur dola nga spitali, po afronte mesdita. Shmanga rrugën që kalonte përpara klubit, përshkova një rrotullame të gjatë, pallatit ku banoja i dola nga prapa dhe pothuaj vjedhurazi u futa në shtëpi. Me këto veprime të pakuptimta ndoshta kërkoja të bindja veten se vendimi që kisha marrë tek bisedoja me Lulunë ishte një detyrim. Fytyra e saj e nxirë me syrin e hapur, nuk më shqitej, përpjekja e saj e dështuar për të vënë buzën në gaz më ngjallte dhimbje. E mjera Lulu, mërmërita, ç'patën me ty? Rrotullova çelësin e derës dhe u futa brenda. Apartamenti qe bosh, edhe nëna, edhe babai ndodheshin në punë. Në heshtjen e apartamentit nervat më ranë, koka m'u kthjellua dhe u ndjeva i aftë të arsyetoja qetësisht. Së pari vura të ziejë një kafe. Tek zieja kafenë, mendova se në atë orë të gjithë ata duhej të ndodheshin në klub duke pirë. Në të vërtetë mua nuk më duheshin të gjithë. Mua më duhej vetëm njëri, Fagu. Të tjerët s'më hynin në punë.



Kafeja u gufmua, kërceu dhe u derdh mbi plitkë. Dhoma u mbush me erë kafeje të djegur. Si do t'ia bëjmë, thashë duke kthyer lëngun e xhezves në filxhan, vërtet mendon se unë do ta gëlltis këtë që më bëre? Kështu ke menduar, jam i sigurt. Është frikacak, ke thënë, biçim studenti, s'ka për të rrezikuar për një si Luluja. Një rrugë e disa punë, ke thënë. Lulusë, si kodoshbashe, i jap një mësim që të mos e harrojë sa të jetë gjallë. Pastaj, ngjarja në qytezë do të bëjë bujë, doemos. Njerëzit do të mësojnë arsyen përse Lulusë ia zunë kokën me thes. Do ta mësojë edhe Xhoda. Gjëja e parë që do të bëjë ky, do të jetë mbledhja e rripave. Bravo, deri këtu arsyetimi yt nuk çalon. Xhoda duket është tërbuar dhe ia ka mbledhur Vilmës keq, nuk e lë të dalë nga shtëpia. Siç më tregoi Luluja, ajo s'ka mundur të shkojë t'i bëjë së paku një vizitë mikeshës së shtruar në spital. Deri këtu, plani yt, siç thuhet, ecën sipas parashikimit. Mirëpo plani yt i vërtetë nuk është ky. Ti kishe boll mënyra për ta trembur Lulunë, kishe boll mënyra për t'ia shtënë në vesh Xhodës punët e së bijës. Atëherë përse veprove kështu, dua të them përse fute dy nga ata maskarenjtë e tu të rrihnin në errësirë një njeri të pambrojtur, një gjynahqare që s'i ka prekur kujt një qime floku? Dhe ç'të rrahur, Fag, edhe ty do të të vinte keq ta shikoje atë mjerane të katandisur në pikë të hallit. Ke instinkte rrugaçi, Fag. Ti s'mund të veprosh jashtë instinkteve prej rrugaçi. Më vjen sinqerisht keq për ty. Dhe për shokët e tu. Më vjen keq për veten time, për të gjithë ne. Po të pyes edhe ty e m'u përgjigj: përse jemi bërë kështu? Ti qesh, gajasesh, më quan idiot. Kjo pyetje mezi

e ngacmon trurin tënd të plogët. Kurse mua më torturon, tmerrohem kur mendoj si jemi katandisur. Tmerrohem kur mendoj se kjo pyetja ime ty vetëm mund të të ngrejë nervat, të të nxitë për të m'i bërë turinjtë përshesh. Të vësh kujën, Fag. Me sa mbaj mend, kur ishim fëmijë, yt atë ka qenë ushtarak, oficer. Tani nuk e di, vazhdon të punojë apo ka dalë në pension. Ka qenë mik i Xhodës yt atë, megjithatë edhe ty Xhoda të zhdëpte në dru. Siç më zhdëpte mua. Im atë e pranonte drurin që më jepte Xhoda. Po yt atë, e pranonte? Ja, përsëri inatosesh, pyetjen time e merr për fyerje. Nuk dua të fyej as ty, as tët atë. Ne kemi kaluar një fëmijëri me dajak e vazhdojmë të mbahemi nën dajak. Kjo është e keqja jonë, Fag. Sepse dajaku të lë ca gjurmë që as varri nuk t'i shlyen. Prandaj edhe ti, edhe sejmenët që mban rrotull vetes, e quajnë të ligjshme të përdorin dhunën ndaj më të dobtëve. Punë e fëlliqur, Fag, duhet ta pranosh. Të rrahësh një qenie të pambrojtur e të pafajshme si Luluja është punë pushtash, dhe ti s'ke përse nxehesh. Ai që duhet të nxehet jam unë. Por, siç e shikon, tek rri e bisedoj me ty, përpiqem të jem gjakftohtë. Nuk e di a do ta ruaj dot këtë gjakftohtësi kur të ndodhemi përballë njëri-tjetrit. Se, që do të ndodhemi, kjo nuk diskutohet. Ta themi troç Fag, duke rrahur Lulunë, ti i ke rënë pragut që të dëgjojë dera. Dera jam unë, mesazhin tënd e kuptoj. Mirëpo ke bërë një gabim të vogël: ti ke harruar se unë, ashtu si ti, jam rritur në qytezë, bashkë me ushqimin, kam ngrënë pluhur çimentoje. Kemi ngrënë të dy pluhur çimentoje, Fag, llogaritë jemi mësuar t'i lajmë sipas mënyrës sonë. Ke gabuar pra kur ke besuar se, duke rrahur Lulunë, do të më trembësh mua,



do të më shtrëngosh të heq dorë nga Vilma. Ti e do Vilmën, e di. Të ngjethet mishtë kur mendon se ti vazhdon të besosh në lodrën e dikurshme të fëmijërisë. Më vjen keq për ty. Sikur të vije tek unë e të më qaje hallin si burri-burrit, s'do të bëje këto gomarllëqe për arsyen e thjeshtë se unë nuk kam asgjë me Vilmën. Kjo është dhe ana tragjikomike e veprimeve të tua.

Lashë filxhanin mbi tryezë. Kafeja më qetësoi. dhe kokën e ndieja të kthjellët. Vetëm në gjoks më gërryente diçka. Kisha përshtypjen se një gaforre qe strukur brenda hapësirës së kafazit të kraharorit dhe mjafton të lëvizte që kafazi të kërkonte të shpërthente. Gaforrja e tërbimit tim. Ajo rrinte e tulatur, s'kafshonte. Ajo rrinte në përgjim, përgjonte veprimet e mia. U ngrita, vajta te dollapi ku mbaja teshat. Atë që kërkoja e gjeta në një kuti në cep të dollapit, përfund ca rrobave të vjetra të hedhura sip mbi sip: thika. Në frontonë e gurit për pak e kisha përdorur kundër optimistëve. Qe një thikë e bukur, e punuar me çelikun e një bajonete. Të mbështjellë në një pece të vajisur, e mbaja brenda një qeseje plastmase, kurse qesen brenda një arkëze të drunjtë. E fshiva ngadalë, me nge, derisa tehu shkëlqeu. Me thikën në dorë, u ula mbi krevat. Frymëmarrjen e kisha të rregullt, zemra më rrihte normalisht. Një zë i brendshëm më pëshpëriste ta mbështillja thikën përsëri në pece, pecen ta futja në qesen prej plastmase, qesen në arkë, arkëzën nën vandakun e rrobave të vjetra dhe t'ia këpusja gjumit. Dyshova në ishte zëri i ndërgjegjes sime që më fliste apo zëri i Vilmës. Mbase ishte ndërgjegjja ime që më fliste me zërin e Vilmës. Gjithsesi dëgjoja zërin e Vilmës.

Ajo më pëshpëriste ultazi, dhembshurisht, kurse unë rrija e vështroja tehun e thikës. E keqja është se nuk kisha gjumë, nuk ndieja asgjë dhe nuk kisha asnjë lloj emocioni. Zëri i Vilmës më vinte nga larg. Zëri i Vilmës më vinte si nga ndonjë planet tjetër, megjithëse në hapësirë ajo ndodhej fare pranë meje; e mbyllur në një shtëpi matanë rrugës, disa qindra metra më tutje. Nuk kam punë me ty, mërmërita i përhumbur. As ti nuk ke punë me mua. Je shumë e pafajshme për t'u ngatërruar në punët e kësaj bote.

Dola. I shoqëruar nga pëshpërima e Vilmës. Unë nuk e kuptoja ç'ndieja për Vilmën, nuk e kuptoja ç'emër mund t'i vije asaj ndjenje. Ishte mesditë, zagushia të zinte frymën. Një qiell i pistë varej mbi qytezë dhe për herë të parë vura në dyshim nëse qielli ishte vërtet i pistë apo më dukej mua ashtu. A i dukej edhe Vilmës i pistë tek e vështronte përmes dritares së dhomës ku mbahej e burgosur? Vërtet, thashë me vete, përse duhet të mendoj se unë dhe Vilma e shohim botën njëlloj? Përse duhet pranuar se njerëz të ndryshëm e shohin botën njëlloj në kuptimin që e kuqja është për të gjithë e kuqe dhe e zeza është për të gjithë e zezë? Mjafton të mbyllësh sytë dhe bota zhduket. Si në gjumë. Dhe gjumi është vdekje. Çdo njëzet e katër orë njeriu ushtrohet për gjumin e vdekjes, mendova. Dora më shkoi vetvetiu në vendin ku mbaja thikën, në anën e brendshme të këmbës së djathtë të pantallonave.

Si zakonisht në atë orë, klani i Fagut kishte pushtuar tryezat e qoshes përballë skajit tjetër të sallës ku rrija unë. Hyrja ime u prit me indiferencë të plotë, askush nuk m'i hodhi sytë. Kjo më dha të kuptoja se ardhja ime pritej. Fluturimthi u përpoqa të gjeja se cilët prej tyre ishin linçuesit e Lulusë. Pastaj thashë me vete se çdonjëri nga ata ishte një linçues i mundshëm dhe vajta në banak. Ish-shoqja ime trashaluqe e fëmijërisë e përforcoi përshtypjen që m'u formua kur hyra në lokal. Edhe ajo e kishte nuhatur se atë ditë klani dikë priste. Hap sytë, më tha tek më vinte përpara dopion e konjakut, s'më duken fort mirë sot. Edhe unë, ia ktheva, ndihem aq keq, sa nuk duroj dot as lëkurën time. Qoshja vështroi këndej me bisht të syrit. Fjalët «s'duroj dot as lëkurën time» i kisha shqiptuar me zë të lartë qëllimisht. Banakierja u prish në fytyrë. Ajo u tërhoq, kurse unë mora gotën dhe me hap të ngeshëm mbërrita në tryezën e qoshes së kundërt. Kur zura vend dhe mbështeta bërrylin mbi tryezë, e nuhata menjëherë se ata e kishin kuptuar domethënien e pantallonave që kisha veshur. Qenë prej doku ngjyrë gri. Në këmbën e djathtë shquhej një zinxhir vertikal përgjatë kërcirit. Zinxhiri mbyllte një xhep të brendshëm. Moda e pantallonave me zinxhir te kërciri ishte e përhapur në qytezë. Se ç'fshihej në xhepin e brendshëm, dihej. Së paku, ata të qoshes matanë e kishin të qartë se xhepi im në këmbën e djathtë të pantallonave nuk ishte as fals, as bosh. I kisha veshur me t'u kthyer nga spitali, i bindur se klanin, si zakonisht, do ta gjeja të mbledhur. Asnjëri prej tyre nuk e bëri veten. Vura re gjithashtu se asnjëri prej tyre nuk mbante pantallona me zinxhirë vertikalë përgjatë kërcirit. Kjo s'do të thoshte se xhepat e tjerë i kishin bosh.

Kaluan disa minuta të zbrazura dhe fillova të ndieja se atë ditë diçka nuk shkonte. Jo thjesht nga fakti se asnjëri prej tyre nuk mbante pantallona me zinxhir. Ata ishin tepër të urtë atë ditë, të thuash se kishin dalë të fitonin publikisht një certifikatë mirësjelljeje. Fagu ngrinte kokën, vjedhurazi e hidhte shikimin nga unë, po se ç'kishte në atë vështrim diçka të paqartë, që nuk arrija ta kapja. Djalosh, thashë me vete, si i ke punët sot? S'më pëlqen hiç që je kaq i urtë. Matanë rrugës, pranë lulishtes me ligustra, sytë më zunë një tip. Qe një burrë i shkurtër, nga ata që vështirë t'ua përcaktosh moshën. E quanin Llambro, flitej se ishte hafije. Që Llambroja rrinte aty, siç rrinte shpesh, s'kishte ndonjë gjë për t'u habitur. Që pranë Llambros pas pak vajti një polic, prapë s'kishte asgjë për t'u habitur. Por, kur vura re se Fagu, bënte ç'bënte dhe e hidhte vështrimin nga ata, nuk mund të mos habitesha. Në përgjithësi, djemtë e qytezës, me ose pa pantallona me zinxhirë, ishin alergjikë ndaj hafijeve, edhe ndaj policëve. Ç'kishte Fagu atë ditë? Ktheva një gllënjkë. Tutje klani vazhdonte punën e tij në heshtje. Djemtë pinin. Fagu jo, Fagu mbante përpara një gotë bosh. Të tjerët pinin, ai nuk pinte. Ai këmbente vështrime me Llambron. Qelbësirë, shava, ç'ke ndër mend të bësh? Tek vendosja gotën mbi tryezë, pak a shumë e mora me mend ç'kishte ndër mend të bënte Fagu. Pa u ngutur, për të mos ngjallur dyshime, lashë tryezën dhe vajta në të djathtë të banakut, ku ndodhej një WC. Nuk u futa në WC. Kalova në anën e prapme të banakut, prej nga i vërshëlleva banakieres. Trashaluqja më pa dhe shqeu sytë. Unë vura gishtin te buzët. Ia bëra me shenjë të afrohej.



Tërhoqa zinxhirin, nga xhepi i brendshëm nxora thikën dhe gjithnjë duke ia bërë me shenjë që të mos ndihej ia lashë banakieres në dorë. Të lutem fshihe, i thashë ultazi, do të ma dorëzosh mua. Po të mos vij unë ta marr, zhduke, hidhe, bëje ç'të duash, vetëm njeriu tjetër mos ia jep.

Banakierja veproi siç i thashë. U ktheva në tryezën time. Djemtë vazhdonin të pinin, Fagu hidhte vështrime jashtë. Pata kohë të mbaroja konjakun që më kishte mbetur e të merrja një tjetër. Mos pi, më pëshpëriti e trembur ish-shoqja e fëmijërisë. Nuk do të pi, e qetësova, veç të lutem më jep një kallam sheqeri. Trashaluqja shqeu sytë përsëri. Ajo mbështolli në një copë letër një kallam sheqeri, dhe e vendosi mbi banak. Tek kthehesha në qoshen time, vura re se pranë Llambros tashmë qenë bërë dy policë. Pastaj gjithçka ndodhi shumë shpejt. Fagu u shkëput nga të tijtë dhe zuri të vinte drejt meje. Njërën dorë e mbante të fshehur prapa. Hajvan, e shava me vete. Përpara se ai të më hidhte konjakun turinjve, ia hodha unë atij. Gota që e mbante të fshehur i ra përtokë. Ulëriu. Mori vrull, iu vërsul tryezës, deshi të më ngjeshte me të pas murit, por unë iu shmanga dhe tryeza gati u përplas me faqen e xhamtë të klubit. Banakierja klithi. Dy-tre klientë që ndodheshin aty, u larguan të trembur. Në një heshtje të egër ne shkëmbyem disa grushte. Nga djemtë e klanit nuk ndërhyri askush. Siç kisha parashikuar, erdhën e na ndanë policët. Njëri mbërtheu Fagun, tjetri mua. Bashkë me ta ndodhej një civil, fytyrë mjaft e njohur në qytezë. Llambroja qe zhdukur. Edhe unë, edhe Fagu, u dorëzuam pa ceremoni. Nën vështrimet e kureshtarëve që u mblodhën në çast,

të shoqëruar nga policët e të ndarë nga njëri-tjetri, përfunduam në rajon.

Me të shkelur pragun e godinës së rajonit, një ndërtesë dykatëshe pak e mënjanuar nga qendra e qytezës, iu nënshtrova një kontrolli trupor të imët. Nuk lashë xhep pa zbrazur, përveç atij me zinxhir në këmbën e djathtë të pantallonave. Kënaqësinë e zbulimit të sendit të fshehur në atë xhep ia lashë njeriut që merrej me inventarizimin e sendeve të mia. Ishte një graduat policie kokëmadh, me fytyrë kuqaloshe, me ca panxha që të shtinin frikën. Po këtë marifetin këtu, — më tha i kënaqur sikur po bënte një zbulim e do të më vinte me shpatulla pas murit, — kujton se nuk i dimë marifetet e tua prej huligani? — Deri në atë çast sjelljen e tij mund ta quaj shembullore. Deri në atë çast ai kishte treguar një durim të admirueshëm ndaj ngathtësisë sime për zbrazjen e xhepave. Kur unë, mospërfillës, i hidhja mbi tryezë ca sende të kota si bileta autobusi, monedha metalike, lidhëse këpucësh të mbetura në pantallona kushedi se kur, e vogëlima të tjetra si këto, ai qeshte lehtazi, pothuaj çiltërsisht. Sikur donte të më thoshte: Vazhdo, maskara, vazhdo! Unë kam durim! Dhe fytyra i shkëlqente. Dhe në sytë e tij shihja xixëllimin e syve të maces që luan me miun. — Hë, pra, u ngrefos, duke çuar putrën në zinxhirin e këmbës së djathtë të pantallonave, përse u meke kështu? — Me një lëvizje të beftë tërhoqi zinxhirin, futi gishtërinjtë dhe nxori prej andej kallamin e sheqerit të mbështjellë në letër. E mbajti midis putrave pa u besuar syve. E kaloi nga njëra putër te tjetra, e shpështolli, kallam se kallam i dilte. Po kjo, mërmëriti i zbehur duke vështruar policin që rrinte në këmbë pranë meje, ç'është kjo? Kur unë ia ktheva se sendi që mbante në dorë nuk ishte gjë tjetër veçse një kallam sheqeri, të cilin, po të donte, ia falja t'ia çonte së bijës në shtëpi, ai kërceu nga karrigia i tërbuar. (Më vonë mora vesh se vërtet kishte një vajzë gjimnaziste, por unë s'e dija). Ndjeva dy goditje njëherazi: një grusht në stomak dhe një shkelm në kërcirin e këmbës. Me një ulërimë dhimbjeje u gjenda përtokë. Aty hëngra dhe një shqelm brinjëve. Me kaq mbaroi inventarizimi i sendeve. Krahë të fuqishëm më ngritën përpjetë, më tërhoqën rrëshqanthi, kaluam nëpër një korridor, u hap një derë, më flakën brenda, dera u mbyll dhe unë mbeta me turinj në dysheme.

Për një kohë që s'jam në gjendje ta përcaktoj sa zgjati nuk guxova të bëja as lëvizjen më të vogël. I gjithë trupi më dhimbte. Pastaj e mora veten disi, arrita të ngrihesha dhe u ula në një stol të mbështetur pas murit. Ndodhesha në një dhomë pa dritare, me një llambë të zbehtë në tavan. Herë pas here në korridor dëgjoheshin hapa. Duke kujtuar shtangien prej idioti të graduatit fytyrëkuq kur në vend të thikës kishte gjetur një kallam sheqeri, më erdhi të qeshja. Derisa jam me humor, mendova, gjithçka vete mirë. Si për të vërtetuar fjalët e mia, në korridor u ndien hapa. Hapat sa vinin afroheshin. Mbase sjellin Fagun për ndonjë ballafaqim, thashë me vete. Fagun s'e kisha parë që nga çasti kur qemë futur në godinën e rajonit. Nuk ishte Fagu. Dera kërciti, u hap dhe në prag u shfaqën dy policë shtatlartë, të rinj në moshë, fytyra të pa-

njohura. Ata dy policë nuk i kisha parë kurrë në qytezë dhe nuk i pashë kurrë më. Si mbyllën derën pas vetes, njëri prej tyre qëndroi te dera, tjetri erdhi pranë meje. Po rrija ulur në stol. Fyti më digjte, ndieja etje dhe desha t'u kërkoja ujë. Ai që m'u afrua m'i nguli sytë nga lart-poshtë. Ku e fshehe thikën, më pyeti, nga e hodhe? E dimë se kishe thikë, po të mos ndërhynim ne, ti do të kryeje një krim. Flit, qelbësirë, ç'e bëre thikën? Nuk priti të merrte përgjigje. Më dha një grusht në stomak dhe një shqelm në kërci. Qenë të njëjtat goditje standarde që pak më parë i kishte eksperimentuar me mua graduati fytyrëkuq. Efekti gjithashtu qe pak a shumë i njëjtë: lëshova një ulërimë dhimbjeje dhe do të shembesha përtokë sikur polici të mos më mbërthente e të më mbante ulur mbi stol. Dhoma më erdhi rrotull. Llamba mbi kokë u shndërrua në një tufë llambash të lëvizshme. Në brerorен e tyre shihja fytyrën e policit pa bustinë, me ca flokë të zinj që i kshin rënë mbi ballë. Kur u kthjellova ca, vura re se ishte një fytyrë vrarë lie. Njëkohësisht vura re se polici tjetër la derën, zuri të vinte drejt nesh. Ai mënjanoi fytyrën e vrarë lie dhe u vu përballë meje. Shiko, iu kthye shokut duke qeshur, po vrisja mendjen të gjeja ku e kam parë këtë surrat. Në fillim thashë se po, është ai hajduti i xhepave që kapëm para ca ditësh në linjën e kombinatit. Mirëpo edhe është edhe s'është. Edhe më duket si hajdut edhe jo. Ka më tepër pamjen e një perversi, madje, po të mos e kisha parë sot rastësisht në qelinë e burgut atë tjetrin, do të thosha se është ai qeni që përdhunoi para dy ditësh atë vajzën katërmbëdhjetë vjeçe, nga gazhina e mishit. Ja një problem, thashë me vete, ky surratmi më ngjan me dikë që deri dje bridhte i krekosur rrugëve të Tiranës, lokal më lokal, sikur të kishte çliruar kryeqytetin. Ky zgjebanjoz për ca kohë harroi kush ishte e nga vinte. Pse, mor qelbanik, — turfulloi duke më shtrënguar fort në gjoks, — harrove se mali me malin s'piqen, po njerëzit piqen? Mut i mutit...

Nuk më kujtohej ta kisha takuar ndonjëherë këtë njeri. Nuk e kuptoja si ishte e mundur të urrehesha prej tij deri në atë masë pa ndonjë shkak. Në qoftë se është e thënë të vdes tani, mendova, le të vdes. Dhe i hodha një pështymë surratit. Ai u zverdh. Mbaj mend dy grushte turinjve dhe një shqelm në bark. Mbaj mend se në një gjendje gjysmëndërr, gjysmëzgjuar, për të mos thënë gjysmë i vdekur e gjysmë i gjallë, e pashë veten në tavernën e «Dajtit». Në veshë më kumbonte një melodi e përgjumur bluzi nën një dritësim të gjelbër, ndieja aromën e flokëve të Sonjës që lëkundej e varur pas meje, kurse tutje, nga një tryezë rrumbullake, na ndiqnin Sytë e Bardhë. Pranë Syve të Bardhë një fytyrë gjatoke me nofulla të kërcyera prej mongoloidi, me bustinën e policit të ulur sipër syve, si të donte të fshihej, të mos e njihnim. Por unë e njoha, e njoha, ishte ai... ai... Dhe erdha në vete.

Ata qenë larguar. Ndoshta qenë larguar pikërisht në çastin kur vija në vete dhe m'u bë se dëgjova zëra, dikë që këputi një të sharë të ndyrë. Sidoqoftë, ata qenë larguar dhe unë pashë mbi kokë përsëri llambën e zbehtë. Trupi më therte, fytyra më digjte. Fytyra duhej të më qe ënjtur, mbase edhe nxirë. Sikur nuk ishte fytyra ime, por një maskë që ma kishin ngjeshur, ma kishin mbërthyer me gozhdë. Arrita të ngrihesha dhe u ula në stol.

Pa dyshim, gjendja ime duhej të qe serioze. Që më kishin ngritur kurth, kjo kuptohej. Që ata qenë orvatur të më zinin me armë të ftohtë e të më rrasnin disa muaj brenda, edhe kjo dukej qartë. Ama dajaku që po haja ishte jashtë logjikës së zakonshme të policëve të qytezës. Ata që u morën me mua nuk ishin policë të qytezës. Unë nuk e kuptoja përse me mua nuk po merreshin policët e qytezës, me veshje ushtarake apo civile, por ca të tjerë që s'i kisha parë kurrë. Këtë kureshtje do ta shuaja shpejt.

Në fillim unë nuk e njoha atë. Nuk e njoha ndoshta ngaqë kishim kohë pa u parë e gjatë kësaj kohe ai kishte ndryshuar. Po ndoshta nuk e njoha ngaqë as më shkonte nëpër mend se mund të shiheshim në ato rrethana e të bëja një lidhje midis rrethanave ku ndodhesha dhe ardhjes së tij. Ka të ngjarë gjithashtu që nuk e njoha thjesht sepse ndihesha i dërrmuar dhe llamba ndriçonte dobët, aq dobët, sa fytyra e tij m'u duk e mbështjellë në mjegull. Përmes mjegullës ai erdhi tek unë. Po rrija në stol, mbështetur pas murit. Edhe kokën e kisha mbështetur pas murit. Fytyra e tij doli nga mjegulla dhe unë e njoha. Nuk mund të them se pata ndonjë emocion, e vetmja gjë që mendova qe se edhe ai, si paraardhësit, do të më bënte tabelë qitjeje. Mali me malin s'takohen, por njerëzit takohen, qeshi. Nuk iu përgjigja. S'kishte kuptim t'i përgjigjesha. Ndodhesha në këmbët e tij i poshtëruar. I poshtëruar në këmbët e djalit të ministrit, hetuesit A.P. Nën këmbët e Syve të Bardhë. Pastaj ndërrova mendje, diçka kisha për borxh t'ia sqaroja. I thashë se të njëjtën shprehje popullore, pra që mali me malin s'takohen por njerëzit takohen, ma kishte mësuar pak përpara tij një tip fytyrëkalë, me mollëza të kërcyera prej mongoloidi. Besoj të kujtohet ajo mbrëmja në tavernën e «Dajtit», e ngacmova, mongoloidi ishte ulur në një karrige pranë teje, me ndryshimin se atë natë ishte civil, jo me uniformë polici si sot. Sybardhi qeshi prapë, më saktë u ngërdhesh, kryqëzoi duart në gjoks e, duke më vështruar njëlloj si miku i tij, nga lart-poshtë, tundi kokën. Me sa shoh, vërejti, nuk ta paska mësuar si duhet, me sa shoh paske nevojë ta vazhdosh atë mësim. Por unë s'kam ardhur për këtë, as të të jap ndonjë mësim.

Ai heshti në një mëdyshje për të më thënë apo për të mos më thënë diçka. Diçkanë po e bluante me vete. Pata mundësi ta kundroja mirë dhe për një çast më tmerroi mendimi se ato buzë të holla si shushunjëza kishin thithur buzët e Sonjës, kishin pirë sytë e Sonjës, kishin lëpirë thimthat e gjinjve të Sonjës. A e dinte ai se për mua s'mund të kishte torturë më të madhe se pamja e atyre shushunjëzave? Do të dëshiroja të më përvishej me grushte e shqelma, të ma përplaste kokën pas murit, veç të m'i hiqte sysh shushunjëzat e tij. Ua hodhe bukur, foli më në fund dhe shushunjëzat u përdrodhën. Njeriu s'mund të dënohet kur nisesh t'i kapësh një thikë e në vend të thikës të mbetet në dorë një kallam sheqeri. Të lumtë, gjithmonë ke qenë i shkathët. Veç, a ua ke hedhur vërtet? Për këtë kam ardhur. Qenka këtu në qytezë njëfarë Xhode, na paska një vajzë të bukur. Thonë se i bën gropën kujtdo që guxon t'i ngacmojë vajzën. Me ty puna qëndron ndryshe, nuk je nga ata që ngacmon vajza. Ti je nga ata që gllabërojnë vajza dhe gllabëruesit gllabërohen, s'mund të ketë

zgjidhje tjetër. Kësaj radhe ti kujton se ua hodhe, por unë s'kam ardhur për këtë, sinqerisht. Madje seç më ka hipur të të ndihmoj. E di se i mbajmë njëri-tjetrit mëri kot së koti? Të kam urryer, edhe ti më ke urryer, mos u mundo ta mohosh. Shtrohet pyetja: përse? Përgjigjja është: për mustaqet e Çelos. — Ai më erdhi pranë dhe më mbërtheu me sytë e bardhë: — Kot, pra, ta them unë. Për një femër që s'ia vlente. Unë çoç e kujtoja, por, kur e provova, pashë se s'vlente një dysh. Le që i mbante goja erë. Qofsh ti që e ke duruar aq gjatë, stomak të fortë paske pasur. Unë hoqa dorë me të shuar kureshtjen. E di ti, gllabërues, kureshtja është një gjë e madhe. Dëgjova se ka filluar të shkojë me budallanë e fshatit, një humbameno që i varen jargët. S'ishte ndonjë femër për të qenë, ta them unë, një histerike...

Matanë derës, në korridor, dëgjoheshin hapa. Herë shkonin, herë ktheheshin, herë ndalonin në prag, të thuash se dikush vinte veshin, përgjonte. Hapat nisnin përsëri ecjaket e tyre dhe përsëri ndalonin në prag. Sybardhit s'ia kishte mbajtur të futej vetëm, të rrinte vetëm për vetëm me mua pa siguruar krahët. Por unë isha i dërrmuar. Dhe më vinte keq të harxhoja pështymën me atë njeri. Ai ishte një gëlbazë nga koka te këmbët, ai s'mund të ndotej nga një pështymë. Qesha. Në fillim lehtë, pastaj fort. Dera u hap, dikush futi kokën, por ai, me një lëvizje të dorës, e largoi. Dhe më tha të mos qeshja si idiot. Dhe më urdhëroi të mos luaja filma. Unë kam ardhur të bisedoj diçka serioze, që ndoshta mund të ketë interes për ty... Po mbase dhe për dikë tjetër... Ajo puna e humbamenos së fshatit është kot, ta thashë për t'u tallur...



Shushunjëzat u përdrodhën. Pastaj u shtrinë, u qetësuan, u puthitën, kurse mua më dukej se mijëra shushunjëza më qenë ngjitur në trup, në çdo centimetër katrore të lëkurës, dhe thithnin e thithnin gjakun tim me etje të përbindshme. Që ta marrësh vesh, vazhduan Sytë e Bardhë, gjendja jote është e rëndë. Ti kujton se, duke fshehur thikën që kishe me vete, ua ke hedhur. Edhe unë ashtu mendoj, ua ke hedhur, por ata mendojnë ndryshe. Ka njerëz që mund të dëshmojnë se në çastin që u zure me atë tjetrin, thikën e ke pasur në xhepin me zinxhir. Ta kanë parë, ta kanë prekur me dorë.

Nuk po e kuptoja ku donte të dilte. Një instinkt vetëmbrojtjeje më shtyu ta kundërshtoja, t'i thosha se s'kisha pasur me vete asnjë lloj thike. Kësaj radhe qeshi ai. Përzemërsisht, madje shkoi deri atje sa e pa të natyrshme të më vinte dorën në sup. Sinqerisht! Kështu e vazhdoi fjalën: Sinqerisht të besoj, nuk je nga ata që theren me thika. Dhe më pëlqen që fillove të arsyetosh. Në rrethanat ku ndodhesh rëndësi ka të arsyetosh se si ta hedhësh lumin, të shpëtosh nga qorrsokaku. Ja, të gjykojmë bashkë. Paske një dashnore, vajzën më të bukur të qytezës. Kur njeriu shkon me më të bukurën, duhet jo vetëm t'i pranojë rreziqet, por të marrë edhe masa. Ti ke përvojë, e di ç'ndodh kur shkon me më të bukurat... Njerëzit të hanë me sy. Deri këtu ende s'ka ndonjë rrezik, rreziku, siç thuhet, është në potencë. Ti je kërcënuar keqas nga dy drejtime. Drejtimi i parë, babai i vajzës, njeri me kredira në qytezë. Drejtimi i dytë, ai halabaku me të cilin u zure në lokal. Me ç'më treguan, ai e gjurmon vajzën tënde me një xhelozi prej maniaku. Ky biçim është i informuar për veprimet e vajzës

deri në atë pikë, sa mund të thotë edhe se sa herë në ditë hyn e del në banjë. Kurse ti, me pakujdesi të pafalshme, mbyllesh pikërisht me këtë vajzë në shtëpinë e një të njohure, për disa ditë me radhë. Si s'të ka vajtur nëpër mend mundësia e ndonjë gracke? Ke rënë në grackë, të kanë ruajtur. Ai halabaku ka nënshkruar se ti e sulmove dhe deshe ta godisje me thikë. Mohoje sa të duash. Edhe sikur ta zëmë se nga kjo s'të vjen ndonjë e keqe, s'ke për të shpëtuar dot nga i ati i vajzës. Ai di gjithçka. Ai do të lëvizë tokë e qiell derisa të ta bëjë gropën. Dhe ka aq kredira sa të ta bëjë.

Po më merreshin mendtë. Nuk kisha idenë e kohës. Qyshse më kishin futur këtu shihja vetëm llambën e zbehtë dhe nuk mund të përcaktoja prej sa orësh më mbanin të mbyllur. Truri më qe bllokuar. Sado që përpiqesha të gjeja një lidhje midis historive të mia dhe pranisë së Syve të Bardhë, nuk arrija të krijoja ndonjë pikë takimi. Ai më kishte thënë se donte të bisedonte për diçka serioze, diçka që mund të më interesonte mua. Por që mund t'i interesonte edhe ndonjë tjetri. Kujt? Jo, mor zotëri, thashë me vete tek shihja xixëllimin e keq të bebëzave të tij, nuk e ke marrë mundimin të vish deri këtu për të më treguar se ke vajtur me Sonjën. As për ta poshtëruar atë në sytë e mi. Nuk je aq i ngeshëm sa të lodhesh e të vish deri këtu për vogëlima të tilla. I këtij mendimi qe edhe njeriu sybardhë. Të mos merremi me vogëlima, tha ai. A të ka shkuar ndonjëherë nëpër mend të mësosh diçka për Sonjën?, më pyeti befas. Kurse unë ndihesha i pafuqishëm për t'ia thyer turinjtë. Një orvatje për t'ia thyer turinjtë do të dështonte, do të më kthehej në bumerang. Ajo pastron stallat e lopëve, më



bëri të ditur hetuesi, me sigurinë e njeriut që ndihet i pandëshkueshëm. Të them të drejtën, kur e pashë në një stallë lopësh, më erdhi keq. Atë ditë vërtet i vinte rrotull një humbameno tërë jargë. Përfytyroje Sonjën me çizme nga ato të minatorëve, veshur si fshatare, me kokën të mbështjellë me një shall leshi, me një lopatë në dorë duke fshirë urinën dhe bajgat e lopëve. Pikërisht atë ditë më lindi ideja se njeriu që mund ta shpëtojë Sonjën je ti. Më lindi ndoshta ngaqë bënte ftohtë, toka kishte ngrirë dhe Sonja, e ndjekur nga humbamenoja, midis bajgave, më ngjalli atë ndjenjën e poshtër që zakonisht e quajmë mëshirë. E mëshirova, sinqerisht, në thellësi të shpirtit, dhashë urdhër ta bënin humbamenon t'i dridheshin leqet e këmbëve. Sa para bën? Çdo orë që kalon në atë humbëtirë asaj i merr diçka derisa të vijë çasti që të ketë humbur gjithçka. Dhe më lindi ideja se, sidoqoftë, për Sonjën mund të gjendej një rrugë shpëtimi. Kjo ka ndodhur para shumë muajsh, mendja më vajti te ti. Qe vetëm një ide, e pakristalizuar, mbase e parakohshme për t'u diskutuar. E kam fjalën midis meje dhe teje. Unë gjithmonë kam besuar se ti do të jesh i gatshëm t'i vish Sonjës në ndihmë po qe se të krijohet mundësia për t'ia dhënë këtë ndihmë. Prandaj kam ardhur, të të krijoj mundësinë t'i vish Sonjës në ndihmë, ta shpëtosh nga ajo humbëtirë, që, në mos sot, nesër, do ta përpijë.

Fjalët e fundit i shqiptoi me një dridhje të zërit. Dikush tjetër, nuk do ta vinte në dyshim se njeriu sybardhë vuante, se fjalët, siç kishte thënë, i dilnin nga thellësia e shpirtit. Kurse unë, tek shihja mollën e tij të Adamit që ulej e ngrihej sa herë përcillej, mendoja se thika ime do ta mbaronte

punën shpejt. Mjaftonte ta kisha me vete, në xhepin e këmbës së djathtë të pantallonave. Por thikën ia kisha lënë ish-shoqes sime të fëmijërisë, banakieres trashaluqe, kështu që s'kisha ç'bëja veç ta duroja, t'i gëlltisja edhe këto, siç kisha gëlltitur fëlliqësirat që kishte nxjerrë nga goja qyshse qe futur në dhomën ku më mbanin. Nuk e di ç'kuptim i dha heshtjes sime. Po të jetë e vërtetë thënia sipas së cilës edhe heshtja flet, ai duhej të kuptonte se në ato çaste doja ta vrisja. Dhe isha në gjendje ta vrisja. Do t'ia futja majën e thikës në gurmaz, siç bëjnë kur therin deshtë. Mirëpo ose heshtja nuk flet, ose ai nuk e kuptonte gjuhën e heshtjes sime, ose e kuptoi ashtu siç dëshironte. Ti, më tha, e ke në dorë jetën e Sonjës, ti do të bësh gjithçka për ta shpëtuar. Përgjigjen nuk e pres tani. Tani do t'u jap urdhër këtyre të të lëshojnë, të vesh në shtëpi, të bësh banjë, të hash, të flesh dhe, pasi ta kesh marrë veten, të kalosh nëpër mend bisedën tonë. Është çështja për jetën e Sonjës dhe ti e ke në dorë. Kjo do të jetë gjëja e parë që do të duhet të kujtosh kur të marrësh veten. Gjëja e dytë do të jetë propozimi im, pra propozimi që dua të të bëj, megjithëse përgjigjen nuk e pres tani. Tani dua të të kujtoj diçka tjetër. Je djalë i zgjuar, ke aq mend sa të shohësh gjendjen tënde. Po i lëmë historitë e vjetra. Prej tyre humbe fakultetin, mbete pa shkollë, rrezik ta ngrysësh jetën në këtë gropë ku të ha pluhuri i çimentos. Por ti ke pasur fatin të provosh edhe një jetë tjetër. A të ka shkuar ndonjëherë nëpër mend se mund ta fitosh përsëri? A të ka shkuar ndonjëherë nëpër mend se mund të kthehesh në fakultet e ta vazhdosh aty ku e ke lënë? Mbi të gjitha, a të ka shkuar ndonjëherë nëpër mend se



mund të lidhesh nga e para me Sonjën? Edhe po të pranoj se të gjitha këto të kanë shkuar nëpër mend, ti as vetë nuk i ke besuar. I ke quajtur ëndrra me sy hapur. Unë kam ardhur të të them se të gjitha mund të bëhen realitet. Mjafton të duash t'i vish në ndihmë Sonjës. Dhe do ta shohësh po nuk shpëtove nga ky mizerabilitet, ku njerëzit vegjetojnë si krimba. Do të shpëtosh nga pluhuri, nga puna me turne, nga përndjekjet e atij Xhodës së fantaksur, të atij rrugaçit që desh u zutë me thika. Do të jesh i lirë... dëgjomë mua. Ti nuk i përket këtij llumi. Njerëz si ti është mëkat të humbasin kështu.

Bashkëfolësi im qe përfshirë nga një krizë sinqeriteti. Kjo dukej në mënyrën se si fliste, se si më shihte. Në këtë rast mund të besoja se të gjitha i kishte seriozisht. Por skotën e tij e njihja mirë dhe dyshimi im qe i kobshëm. Jo nga xhelozia për Sonjën. Nuk e besoja se ai kishte ardhur tek unë me porosi të Sonjës. Dyshimi im qe i kobshëm pikërisht, sepse, o perëndi, ç'mund të ëndërroja më shumë? Gjithçka mund të realizohej, e ndieja, mjaftonte të doja. Dhe unë doja me gjithë shpirt të filloja nga e para, ta shihja Sonjën edhe një herë, të flija me të, të prehesha përjetësisht pranë kurmit të saj. Ç'mund të ëndërroja më shumë unë, i humburi në humbëtirë? Ai më mbante të mbërthyer nën turjelat e syve të bardhë kurse unë, me kafkën bosh, isha gati t'i bija në gjunjë, t'i lutesha të më nxirrte prej këndej, të më çonte te Sonja, pa le të përmbysej bota. E pyeta ç'kërkonte prej meje, por zëri m'u drodh, m'u duk i huaj, si zëri i një të vdekuri që ka ngritur rrasën e varrit e flet nga bota tjetër. Asgjë, m'u përgjigj ai. Dhe unë

mendova se ja tek ishte djalli që kishte ardhur të më merrte shpirtin. Asgjë me rëndësi, plotësoi ai. Dhe u përkul mbi mua. Diçka miqësore, shoqërore, midis meje dhe teje; biseda të lira për kohën e lirë, jo tënden, të njerëzve, që i njeh e s'i njeh. Mbase formojmë një klub, një shoqëri, quaje si të duash, unë, ti dhe Sonja, jo tani, as sot, mbase nesër, kur me dashjen tënde dhe ndërhyrjen time do t'ia dalim ta nxjerrim prej andej, ta largojmë nga ai vend ku po tretet midis bajgave dhe urinës së lopëve. Atëherë do të ndihesh i fortë, si burrë e si mashkull, do të shohësh ç'është pushteti i të fortit, do të kuptosh se vetëm të dobëtit, budallenjtë, të dështuarit, vegjetojnë në një llum amorf, të fëlliqur, ku të gjitha virtytet njerëzore shumëzohen me zero, ku veten e ndien një hiç që të marrin nëpër këmbë, të fyejnë, të poshtërojnë, të shtypin. Ti ke aq mend sa t'i kuptosh këto. Nuk kërkohet ndonjë gjë e madhe, ta thashë. Bisedat tona do të jenë të lira, kokë më kokë, në park, në kafene, në shëtitje, rreth tryezave të shtruara, ku të duash ti, në cilin lokal të duash, në cilin vend të duash, biseda për jetën, për njerëzit, për studentët, ç'mendojnë ata, ç'bëjnë ata, si e kalojnë kohën, kë shajnë, kë marrin nëpër gojë, ç'thonë, ç'bëjnë sot, ç'duan të bëjnë nesër... Përgjigjen nuk e dua tani. Tani do t'u jap urdhër këtyre të të lëshojnë. Shko në shtëpi, qetësohu. Për sa biseduam, asnjë fjalë, kurrë, me kurrkënd. — Bebëzat e tij shkëndijuan keqas. — Mendohu dhe gjithçka do të vejë mbarë. Përndryshe...

Ai nuk e çoi frazën deri në fund. Të pres pas dy ditësh në Klubin e Lidhjes së Shkrimtarëve, më tha. Është një klub i qetë, i këndshëm, me një sallë të madhe ku unë i kaloj pasditet duke luajtur



shah. Është vend higjienik, mblidhen personalitete, njerëz të shquar, artistë, jo rrallë dhe gra të bukura. Të pres, pas dy ditësh, pra, në orën gjashtë të mbrëmjes. Mosardhjen do ta quaj mospranim. Po të jap një shans. Mos luaj me shansin. Përndryshe...

Kur unë arrita të formoja së brendshmi «Jo» — në time bërtitëse, ai qe larguar. Në dhomën-burg rrinte pezull fjala «Përndryshe...» dhe thirrma «Jo» më mbeti në grykë. Ajo ulëriu brenda meje me egërsinë e një kafshe të zënë në kafaz, që u sulet hekurave për t'i shkallmuar. Por hekurat nuk u shkallmuan. Thirrma mbeti brenda meje, e mbytur, e shurdhër. Muret s'dëgjuan gjë. Dhoma-burg s'dëgjoi gjë. Në dhomën-burg qëndronte pezull si shpend i zi fjala «Përndryshe...». Dera u hap, dikush hyri: graduati fytyrëkuq me dorën panxhë. Ma vuri panxhën nën mjekër, më ngriti kokën. Llamba e zbehtë gjithsesi më verboi. Dhëmbët i kishte jashtëzakonisht të bardhë, të rregullt e të fortë. S'kisha parë ndonjëherë dhëmbë aq të bardhë, të rregullt e të fortë. Atëherë i rashë në të se në panxhë mbante një copë leckë dhe kokën ma kishte ngritur të më fshinte fytyrën. Nuk ishte leckë, ishte një shuk i madh pambuku lagur me alkool. Fytyra më përvëloi. Pastaj ai më dha një krehër për flokët dhe më urdhëroi të shkundja rrobat nga pluhuri. Këtu s'të ka prekur me dorë kurrkush, tha më në fund. Plagët dhe vuratat e zeza i ke marrë në rrahje e sipër me një vagabond rrugësh, të cilin ti s'e njohe dhe, si u rrahët, vagabondi ua mbathi. Tani zhduku që këtu dhe ta bësh niet se, po të shtimë në dorë dhe njëherë, s'do të shpëtosh kaq lehtë.

Ai më shoqëroi deri jashtë. Mirupafshim, tha,

ndoshta për forcë zakoni. Mos të pafsha kurrë, ia ktheva me vete. Sheshi qe i zbrazur. E tërë qyteza qe e zbrazur. Vetëm në një cep të qiellit varej një diell i verdhë i fshehur pjesërisht në një nebulozë të zezë. Megjithatë mjaftoi të më verbonte. Si llamba e zbehtë në dhomën-burg.





*Mars 1991*

Pika të mëdha shiu u përplasën mbi asfalt dhe ngritën përpjetë pluhurin. Unë ngrita fytyrën. Përse nuk zbrazesh, qiell maskara, shava, ke frikë mos lag ikanakët? Ata kanë mbërritur tani, qiell i pistë, si mbathjet e rospive. Të gjithë ikën, unë mbeta, mbeta të ha qoftet me mish qeni të Arsen Mjaltit, të pi rakinë ku Arsen Mjalti ka derdhur urinën për t'i rritur gradacionin. Më mirë urinën e Arsenit, se nitratin e azotikut. Nga urina e Arsenit së paku s'të gjen gjë, kurse nitrati të çon në botën tjetër. Jo në atë botë ku kanë mbërritur ikanakët. Edhe ajo botë tjetër quhet, por unë e kam fjalën për atë tjetrën fare, ku të rrethon hiçi, në një gjumë pa ëndrra. Edhe unë tani dua të shkoj të shtrihem, të fle. Do të bëj një gjumë me ëndrra. Apo pa ëndrra?

Mbërrita në hyrjen e pallatit duke notuar në kufijtë e dehjes së thellë. Te shkallët u ula, po të mos ulesha, do të rrëzohesha. Në botën tjetër... Në botën tjetër... Dua të shkoj në botën tjetër, i thashë nënës që po vinte nga rruga dhe më gjeti në fund të shkallëve. Ajo mallkoi. S'mund të them kë

mallkoi, mua, botën tjetër apo errësirën e shkallëve, ku ngjitja ime mbështetur në krahun e saj ishte një veprim problematik. Më në fund ia dolëm të mbërrinim para derës së apartamentit tonë që u hap, në prag u shfaq babai e që nga ai çast çdo gjë shkoi më lehtë. Babai në një anë, nëna në anën tjetër, më çuan në kuzhinë, më shtrinë mbi divan. Në atë dehje gjithçka lundronte mbi një sipërfaqe të qetë, me një valëzim të nënujshëm, përkundës, marramendës gjer në trallisje. Bashkë me mua, shtrirë në divanin- anije, përkundeshin nëna dhe babai, ulur në karriget matanë tryezës. Përkundesha unë, përkundeshin fytyrat e tyre të dyfishuara. Dy fytyra babai, dy fytyra nëne. Katër fytyra të trishta që shihnin me pikëllim shpresën e tyre të humbur. Dhe më hipi t'i pyesja a kishin shpresuar ndonjëherë tek unë? Prindërit e mi, të mjerët prindërit e mi, qenë plakur. Plakjen ua pashë me sytë e të dehurit. U ngrita nga divani-anije, lundrova drejt tyre dhe zura të puthja njëherazi katër fytyrat e trishta; dy të babait, dy të nënës. Isha bërë me katër palë buzë, katër palë sy, katër çifte duarsh, si çiftet e duarve të Budës. Unë jam Buda, u thashë fytyrave të babait dhe fytyrave të nënës. Ata qanë heshturazi. Nuk e mora vesh përse qanë. Mbase shpresën e tyre të humbur. Mbase prodhimin e një jete: të vetëquajturin Budë, që tani ndodhej në shtëpi, pranë tyre, ndoshta falë një aksidenti të vogël: urinës së djalit të Dorit. Po të mos më kishte urinuar në qafë djali i Dorit, mbase do të ndodhesha mes ikanakëve, në ndonjë kamp refugjatësh. Buda refugjat.

Prindërit më çuan në dhomën time, më zhveshën, më shtrinë në krevat e më mbuluan me jorgan. Bëra një gjumë pa ëndrra, me një fjalë gjumë vdekjeje. Në atë buçitje të brendshme të kafkës, m'u shfaq Dori. Ku të jetë Dori, mendova, duke parë qiellin që fekste përtej dritares.

## 91

Kisha fjetur pa ëndrra, si një i vdekur, nuk e di prej sa orësh. Ndoshta trembëdhjetë, ndoshta katërmbëdhjetë, ndoshta më shumë, ndoshta më pak. S'kishte pikë rëndësie. Do të doja që koha të qëndronte në vend, por ajo ecte. Koha kishte vazhduar punën e saj, mizorisht, me ritmin e amëshuar, pa dashur t'ia dinte nëse unë kisha bërë një gjumë pa ëndrra apo një gjumë prej të vdekuri. Ajo ecte, ajo kishte ecur, trembëdhjetë, katërmbëdhjetë orë, ndoshta më shumë, ndoshta më pak, qysh kur nga rajoni i policisë, duke u kujdesur më kot të ruhesha nga vështrimet e njerëzve, sepse qyteza qe bosh, isha kthyer rrëzave për në shtëpi. Në një shtëpi po ashtu të boshatisur nga mungesa kushedi për ç'arsye e prindërve, mungesë tepër ngushëlluese për mua. Asnjë nevojë për shpjegime, asnjë detyrim për të folur. Gjithë ajo heshtje vetëm për mua, gjithë ai boshllëk vetëm për mua. Edhe dhoma ime e ftohtë, e zhveshur, posaçërisht vetëm për mua. Dhe për shtratin tim. Dhe për një dollap të vjetër rrobash. Por ato qenë sende pa gojë, të shëmtuara, të ngrira,



dhe nuk më penguan që, tek zhvishesha duke u dridhur nga tmerri i një ndjesie braktisjeje, tek futesha në dyshek e mbulohesha me jorgan, të uroja që bashkë me mua, në gjumin tim me ëndrra apo pa ëndrra, të ngrinte edhe koha. Koha nuk kishte ngrirë. Qielli qe zbardhur. Ky qe ngacmimi i parë që më kujtoi se bota ishte po ajo që kisha lënë. Ngacmimi i dytë: djegia e fytyrës, e fytit, e kërcirit, e brinjëve, një rrënim i gjithë qenies sime. Pasqyra më tregoi sinqerisht, pa më fshehur gjë, gjymtimet në fytyrë: një ënjtje të mavijosur në gjysmën e djathtë të surratit, një çarje në cepin e majtë të buzës. Të tjerat ishin gërvishtje ose vurata të vogla, pa rëndësi. Më tregoi gjithashtu se qimet e mjekrës kishin vazhduar të më rriteshin, por kjo s'më bëri ndonjë përshtypje, qe diçka e natyrshme. Mjekra rritej natën, në gjumë, në gjendjen e vdekjes së përkohshme. Mjekra vazhdonte t'u rritej edhe të vdekurve. Pasqyra, me sinqeritetin e saj, ndoshta këmbëngulі të më kujtonte se isha një i vdekur, i përkohshëm, apo i përhershëm. Bëra një dush, pastaj zura të rruhesha përpara pasqyrës, i përfshirë nga një ankth. Koha nuk kishte ngrirë, ajo rridhte mizorisht, me ritmin e amëshuar, rritej apo nuk rritej mjekra ime. Kurse mua do të më duhej të jepja një përgjigje. Sytë e Bardhë prisnin përgjigje.

Edhe pse u rrova, edhe pse u përpoqa me gjithçka më vinte për dore të shmangia sado pak gjurmët e masakrimit të fytyrës, kjo qe e pamundur. Madje gjurmët sikur u bënë më të dukshme. Ato nuk ishin gjurmë. Ato ishin rrënim. Tekefundit vendosa të dilja. Një fytyrë e shkarravitur s'do të ngjallte ndonjë habi, qoftë kjo edhe fytyrë e shkarravitur prej të vdekuri. Megjithatë mungesën e habisë

tek ata që më panë me fytyrën e shkarravitur prej të vdekuri e shpjegova me faktin se tashmë aventura ime në polici qe marrë vesh dhe, kur arrije të dilje prej andej, siç dola unë, për çka duhej të isha i lumtur, s'duhej të merakoseshe fort për shkarravinat e fytyrës, ato bënin pjesë në rregullat e lojës. Në klub, mirëkuptimi midis meje dhe ish-shoqes së fëmijërisë, banakieres trashaluqe, u arrit në çast, pa nevojën e fjalëve, vetëm me një vështrim të shpejtë sy ndër sy tek më zgjaste gotën e konjakut: mos u bëj merak, më thanë sytë e saj, atë plaçkën e kam në vend të sigurt. Mbaje, thashë me vete, në vend të sigurt apo të pasigurt, ku të duash. S'do t'ia kem më nevojën thikës. Pragu i fundit për përdorimin e saj qe dita e djeshme. Po të mos më kishin mbërthyer, do ta kisha përdorur në trupin e Fagut. Më mbërthyen. Kështu që Fagu shpëtoi. Thika s'ka ç'më duhet më. Le më që është armë primitive, vulgare. Kur e përdor, duhet t'i dalësh tjetrit ballazi, t'ia ngulësh në vendin më të përshtatshëm, diku midis kraharorit, pak nën zemër, dhe puna mbaron. Pa bërë fjalë pastaj për rreziqet. Sepse vërtet synon t'ia ngulësh thikën tjetrit në atë pjesë të kraharorit që thamë, por nuk përjashtohet mundësia të ndodhë e kundërta, domethënë ta hash ti i pari thikën e të shkosh ti në botën tjetër. Dhe në rastin më të mirë, kur tregohesh i zoti, kur arrin ta dërgosh ti tjetrin në botën tjetër, të pret burgu, plumbi, litari, pra del jek e jek. Jo, ta them unë, thika klasike, ajo thikë që ti e ke fshehur nuk e di se ku, s'është për mua, s'do të më hyjë në punë. Është e rrezikshme, lë shenja, të ha edhe kokën...

Po flisja me vete. Kjo më tmerroi. Tek flisja me vete dhe ktheja ndonjë gllënjkë, trashaluqja nuk m'i shqiste sytë. Ajo tundte kokën në shenjë miratimi sikur të qe futur brenda meje dhe dëgjonte gjithçka. Për shembull, vazhdova arsyetimin, sidoqë i tmerruar, ta zëmë se ti futesh në armiqësi me mua. Një supozim, siç thuhet në një gjuhë pedagogësh matematike. Supozojmë se ti futesh në armiqësi me mua, ose, anasjelltas, futem unë në armiqësi me ty. Përsëri në gjuhë matematike, mund të gjenden një infinitet arsyesh që dy njerëz të futen në armiqësi. Fjala vjen, si shpirtlig, unë të marr inat se ty të shkojnë punët mbarë, se ti ke një burrë që të respekton, kurse mua, duke supozuar që jam femër, im shoq më zhdëp në dru. Ose unë të kam inat ngaqë ti fiton para, unë s'fitoj, ti je e bukur, unë e shëmtuar, ti je e shëndetshme, unë rakitike, ty të lakmojnë të gjithë, mua s'më afrohet kurrkush, asnjë mashkull, madje kur u afrohem unë, ata më largohen si të kisha zgjeben. Shkurt, e zëmë se hymë në armiqësi dhe armiqësitë zakonisht nisin për shkaqe meskine. Po të duash, edhe për shkaqe të tjera, shkaqe madhore siç i quajnë ata që vuajnë nga mania e madhështisë. E di ti trashaluqe se unë mund të të vras? Jo me thikë, nuk jam aq i marrë sa të të vras ty, të vras dhe veten. Puna është të të vras ty dhe vetë të dal i larë. Jo vetëm i larë, por dhe i fituar. Jo vetëm i fituar, por dhe i sistemuar. I rehatuar, i trashëguar, i lumturuar, i burrëruar.

Dola. Po të rrija edhe pak nën vëzhgimin e banakieres, do të ulërija. Nga nevoja për t'u ngashëryer e nuk ngashërehesha dot. Më kishin propozuar një thikë. Jo atë klasiken, armë vulgare prej metali që të ngulet në trup, të çan muskujt, të thyen kockat, të dërrmon kafazin e kraharorit, të shpon

zemrën, t'i nxjerr zorrët jashtë. Më kishin propozuar një thikë të padukshme, me anën e së cilës kundërshtarit mund t'ia haje kokën pa qenë nevoja t'ia ngulje në trup, t'i çaje muskujt, t'i thyeje kockat, t'ia dërrmoje kafazin e kraharorit, t'ia shpoje zemrën, t'ia nxirrje zorrët jashtë. Ai mund të ishte duke fjetur i qetë në shtrat, me të shoqen, me të fejuarën apo me të dashurën, në çastin e vuajtjes qiellore, që kurorëzohet me zënien e një jete, kurse ti ia ngulje thikën diku, pa u marrë vesh, ia ngulje thellë, dhe të nesërmen e takoje në klub, dhe pije me të një konjak, dy, pesë, dhe ia shtrëngoje dorën me dorën tënde të përgjakur në gjakun e tij.

Dola. Ndihesha i spërkatur nga një lëndë që përmbante vdekjen. Si një merimangë e helmatisur. Si një gjarpër i fshehur nën gur. Dhe në ujin qelqor të syve të mi notonte Sonja me kokën të mbështjellë si fshatare, me çizme minatori, midis bajgave dhe urinës së lopëve, e ndjekur nga humbamenoja tërë jargë. Kështu do të mbetej ajo përjetësisht. E mbështjellë në jargët e humbamenos. E mbytur në ujin qelqor të syve të mi. Me shushunjat e Syve të Bardhë ngulur në thimthat e gjinjve. Kurse unë më mirë të vdisja. Apo të pranoja thikën?

Tymi mbi oxhakun e fabrikës shkonte drejt, ngrihej për nga qielli si një shatërvan i zi. Edhe po të ulërija, pra të vihesha në rolin e qenit që leh, ai përsëri drejt do të ngrihej. (Qentë le të lehin...). Nga lagjja e gabelëve erdhën vërtet të lehura, por nuk pashë të kalonte andej rrotull ndonjë karvan. Karvanët mbase nuk e dinin se ekzistonte një lagje gabelësh në breg të lumit, ata dreqi e di për nga e kishin drejtimin dhe nuk e çanin kokën për të lehurat e qenëve të gabelëve, siç nuk do ta çanin po që se unë imitoja një qen dhe lihja. As fytyra e tultë, në përgjumjen e saj të përhershme, mbështjellë në skufjen e bardhë, nuk e çau kokën për mua kur unë hyra në laborator dhe atje mora guximin të pyesja me ulërimë në kishte njeri apo jo. Munda të mësoja se Dori ndodhej përsëri në mbledhje, Luluja në spital, Vilma vazhdonte të mos paraqitej në punë. Sipas fytyrës së tultë, s'dihej për ç'arsye. Baldosë e fjetur, thashë me vete, ti e di mirë arsyen e mungesës së Vilmës. Padashur ngrita dorën, mbulova pjesën e rrënuar të fytyrës sime. Baldosa po më shihte syshqyer. Nuk është gjë, i thashë për t'i shuar kureshtjen, mbrëmë më ftuan diku për darkë, siç e sheh ma shtruan me gjithë të mirat. Ajo qeshi. Qe një e qeshur e papritur që pothuaj më solli në formë. Të paskan dëndur paq, tha pas pak. Dhe shtoi: I ngrëntë një mortje. Ruhu, bir, ki mendjen. Po të vunë ata në listë, s'ke ymër as sa një pulë. Si tha këto, baldosa më ktheu krahët, shkoi drejt qoshes së saj të laboratorit, ku mbeti e dukshme vetëm skufja e bardhë, spërkatur me një përzierje pluhurash. Faleminderit, mërmërita. Për vete, sepse ajo ishte larg dhe nuk më dëgjonte. Edhe sikur të ishte afër, prapë s'do të më dëgjonte, sepse unë mërmërita për vete. Si të doja t'i jepja zemër vetes. Dhe ika.

Kur dola nga laboratori, qëndrova një copë herë në sheshin përpara fabrikës duke vështruar shatërvanin e zi të tymit. Rrija e vështroja tymin që sulej drejt qiellit dhe veshët më buçisnin nga një lehje qensh, një lukuni qensh, bastardë rru-

gësh, të uritur, të mardhur, të përzënë me shqelma, për të përfunduar në copën e mëlçisë të helmatisur. Po unë, mendova, kur do ta ha copën time të mëlçisë? Këtë, domethënë çastin, kur trurin ma përshkoi si rrymë elektrike pyetja e mësipërme, e kujtoj qartë. Gjithçka ndodhi më pas më bëhet lëmsh. Sikur pikërisht atë çast të më ketë goditur dikush në kokë me diçka të rëndë, fjala vjen me ndonjë lloz apo manivel. Në të vërtetë askush s'më goditi, as me lloz, as me manivel, as me ndonjë mjet tjetër të këtij lloji. Nuk bëhet fjalë pra për ndonjë amnezi, megjithëse termi «amnezi» këtu është pa vend. Deri atë ditë, domethënë ditën kur u gdhiva me fytyrë të rrënuar dhe vajta në fabrikë të kërkoja Dorin, shiriti i kujtesës sime i ka regjistruar ngjarjet me një rregullsi pak a shumë normale. Më pas ky shirit është pothuaj i boshatisur. Jo ngaqë humbi aftësinë regjistruese. Ai është i boshatisur ngaqë s'pati ç'regjistronte më, po të mos përmend disa ngjarje që mbyllin këtë kapitull të jetës sime, regjistruar në shiritin e kujtesës.



## 17

Fundi i shiritit të kujtesës është i mbytur në zhurmë. Zhurmët më vijnë herë si ulërima, herë si të lehura qensh, herë si klithma të vdekurish. Veshët më gumëzhijnë ditë e natë, një zukatje mizash më endet brenda kafkës, kërkon të ma shpërthejë. Por kafka ime ashtu si çdo kafkë njerëzore, është e fortë, e ndërtuar përsosmërisht sipas ligjeve të natyrës për të ruajtur e mbrojtur pjesën e materies së organizuar në shkallën më të lartë: trurin. Kurse truri, diku në një dhomë, ruan shiritin e kujtesës. Në një dhomë të kredhur nën llumin e pesëmbëdhjetë, gjashtëmbëdhjetë, shtatëmbëdhjetë apo më shumë vjetëve, një llum i trashë, viskoz, llumi i monotonisë kafshërore të jetës së mëpastajme. Megjithatë zhurmat, herë si ulërima, herë si të lehura qensh, herë si klithma të vdekurish, shpërthejnë nga thellësitë e dhomës së kujtesës, çajnë shtresën e llumit të viteve dhe pluskojnë në sipërfaqe. Janë ngjarjet e fundit të kësaj pjese të jetës, të regjistruara në shiritin e kujtesës. Është fundi i ditëve të mia para se të futesha në fa-

zën kur do të vegjetoja në llumin e monotonisë së qytezës, me vdekjen brenda vetes.

Tani nuk jam i sigurt për rendin e këtyre ngjarjeve. Nuk mund të them kush ndodhi më parë e kush më pas, a patën ndonjë lidhje me njëra-tjetrën apo rrodhën verbërisht. Një gjë mund ta them me siguri: unë s'kisha forcë t'i parandaloja. Mund të parandaloja ndoshta një veprim timin të pakuptimte, por që s'ka lidhje me ngjarjet që pasuan. Ditën dhe orën e caktuar, në të vërtetë unë vajta në Lidhjen e Shkrimtarëve ku më priste djali sybardhë i ministrit, hetuesi A. P. Vajtja ime nuk kishte kuptim. Vajtja ime në Lidhjen e Shkrimtarëve do të kishte kuptim po të kisha marrë thikë me vete, sepse unë do të pranoja të takohesha me të vetëm për ta vrarë. Mirëpo unë vajta atje pa thikë, kështu që kur mbërrita në derën e hekurt të Lidhjes së Shkrimtarëve, nuk hodha në sallë një sy qoftë për kureshtje, për të parë në ishin paraqitur Sytë e Bardhë apo jo.

U ktheva nga kisha ardhur pa e zgjidhur këtë enigmë. Dhe bëra zbulimin e madh të jetës: nuk isha i zoti ta përdorja thikën. Siç nuk isha i zoti të vrisja veten, po ashtu s'isha i zoti të shuaja jetën e një tjetri. Këtë pazotësi e ndjeva tek largohesha nga dera e hekurt e Lidhjes së Shkrimtarëve, ku Sytë e Bardhë ndoshta më prisnin për marrëveshje. Dhe më erdhi turp. Ndjeva se këtej e tutje do të lëvrija midis jetës dhe vdekjes, as në jetë, as në vdekje, as i gjallë, as i vdekur. Kisha humbur në një anonimat të pashpresë duke lënë prapa një të kaluar që pikonte helm, me një të ardhme përpara, ndaj së cilës isha indiferent. Tek largohesha nga dera e hekurt e Lidhjes së Shkrimtarëve, ndjeva se për mua arsyeja më bindëse që më bënte të vazhdoja të qëndroja në jetë ishte pamundësia për t'u larguar prej saj. Pamjaftueshmëria ime. Po mbase ishte e thënë të mbijetoja në një mediokritet banal, midis llumit të qytezës, t'i shtyja vitet që do të pasonin i dënuar të përjetoja vuajtjet dhe tragjeditë e të tjerëve. Vdekja është gjumë i amëshuar. Vdekja për së gjalli është torturë në amëshim.



Në fillim ndodhi arrestimi i Dorit. Së paku, kështu po e rendis. Nuk jam i sigurtë në isha pushuar nga puna në laborator para arrestimit të Dorit, apo njeriu i mbyllur në zyrën me kafaz hekuri më thirri të më komunikonte pushimin tim pas arrestimit të Dorit. S'ka rëndësi, po them se në fillim ndodhi arrestimi i Dorit.Atëherë qe dimër dhe klubi mbushej plot. Ato ditë e kisha parë disa herë Dorin të futej në klub, me shoqërinë e inxhinierëve. Nuk shkonte me të fejuarën dhe mërzinë e mbyste në pije. Dorin e arrestuan pasi doli nga një mbledhje e këshillit teknik, ia vunë prangat në sy të të gjithëve duke i recituar formulën e njohur «Në emër të popullit je i arrestuar». Këto i kam me të dëgjuar. Vetë nuk pashë gjë, as Dorin, as buzëqeshjen e tij të përhumbur, me një nëntekst ironik. Për ironi të fatit, m'u kujtua grushti që kisha ngrënë prej tij para ca kohësh, kur, i pirë, kisha llapur me zë të lartë diçka jo higjienike. Meqë atij nuk i pëlqente të më shoqëronte në ndonjë birucë, më kishte goditur. Ja tani, Dori i kujdesshëm, kishte rënë vetë në birucë, si për të vërtetuar fjalët e laborantes fytyrëfjetur me skufje të bardhë, e cila më kishte paralajmëruar të hapja sytë se, po të të vinin ata në listë, nuk kishe ymër

as sa një pulë. Me sa dukej, Dorin e kishin vënë në listë. Nuk e mora vesh kurrë përse. As kur e dënuan në një gjyq me dyer të mbyllura, as pas dhjetë vjetësh, kur ai doli nga burgu i rrënuar tërësisht dhe ne vazhduam të pinim bashkë, sa herë na gjendeshin para e ai s'kishte dëshirë të kujtonte të kaluarën. Pastaj ndodhi thirrja ime nga njeriu në zyrën me kafaz hekuri. Ai u kollit, u skërmit, më vështroi nga koka te këmbët. Më tha se kisha munguar tri ditë radhazi në punë dhe sipas kodit të punës isha i pushuar. Në këtë rast mbase kishte të drejtë, unë nuk e mbaj mend as vetë prej sa ditësh nuk isha paraqitur në laborator. Nisesha në mëngjes nga shtëpia, stacionin e parë e bëja në klub, ku ngecja, sigurisht jo për mungesë transporti... Pija, pija, pija. Pa u ngopur. Nga mëngjesi në mbrëmje. Prandaj s'kisha arsye të vija në dyshim pretendimin e njeriut të mbyllur në dhomën me kafaz hekuri. Mund të kisha munguar jo tri ditë, sa ç'qe e mjaftueshme për zbatimin e kodit të punës, por më shumë. Prandaj dhe s'pipëtiva. Dhe ika, pa ditur ku veja, me ndjesinë e humbjes totale. Pas gjurmëve të mia vinte tigri vdekjembartës, i gatshëm të më hidhej sipër, të më shtypte, të më gllabëronte. Ecja dhe prisja të ndodhte mrekullia, të ndieja mbi kurriz putrat e tigrit, në qafë kafshimin e dhëmbëve të tij, të ndieja fundin tim. Kurse ky s'donte të vinte. Fundi im kushedi ku qe e s'donte të vinte. Ai kushedi ku rrinte i fshehur e përgjonte sfilitjen time, derisa t'i shkoja pranë gojës-shpellë, siç shkon i verbri drejt një humnere, t'i shkoja vetë, me këmbët e mia, dhe aty të gremisesha. Këtë fund e përfytyroja në trajta konkrete, për shembull i mbytur nën kafshimin e tigrit, i copëtuar në shkrepat e humnerës së jetës, i dërrmuar në ingranazhet e fatit. Dhe nuk e kuptoja se fundin tim e përjetoja prej kohësh. Sepse ç'fund tjetër më sfilitës mund të më ruante fati? Këtë e them tani. Atëherë s'bëja ndonjë lidhje midis rrokullimës sime dhe mosvajtjes në takim me Sytë e Bardhë. Pas arrestimit të Dorit, tri ditë, katër apo pesë, në krahët e dehjes së thellë ishin të mjaftueshme për të më flakur tutje. As që më shkoi mendja të fajësoja Sytë e Bardhë. As që më shkoi mendja të fajësoja Xhodën. Aq më pak njeriun e mbyllur në dhomën me kafaz hekuri. Komplistët e vërtetë të rrokullimës sime. Sytë e Bardhë më ndanë nga Sonja. Xhoda më fshehu Vilmën. Njeriu në kafazin prej hekuri m'i rrëmbeu të gjitha, në këmbim të librezës së punës që më la në dorë. E, meqë s'dija ç'të bëja me të, tek largohesha, ia flaka në dysheme përmes shufrave të hekurta të kafazit. Disa ditë më pas, një korrier i posaçëm i degës ushtarake të qytezës trokiti në derën e apartamentit. U ndodha në shtëpi, gjysmë i dehur, gjysmë i budallallosur. Korrieri i posaçëm më dorëzoi një letër zyrtare, me firmë e me vulë. Firmosa dhe unë. Atdheu më thërriste. Atdheu kishte nevojë për mua... Kjo ndodhi disa ditë, vetëm disa ditë pasi qeshë sikterisur nga zyra në dhomën me kafaz hekuri...

## 18

Edhe pak. Dhe shiriti i kujtesës mbyllet. Gjithçka më tej është një errësirë tuneli, lakuriqë nate të përplasen në trup e fytyrë, kurse ti ecën kuturu. Në një tunel të zi ku as vetë nuk e di si ke hyrë e në do të dalësh ndonjëherë. Në këtë pjesë të fundit të shiritit zhurmat mbyten, lëvrijnë diku thellë, të lehurat e qenve qëndrojnë në sfond, si një kor që përcjell një karvan të verbër nëpër tunelin pus, dhe në polifoninë e klithmave të të vdekurve ngrihet klithma e Vilmës. Është një klithmë dhimbjeje, klithma e një fëmije të pafajshëm.

Ishte verë, isha i shkëputur nga bota. Atdheu më kishte bërë apel, i qeshë përgjigjur, dhe në vend të pushkës më dhanë një lopatë. Pastaj lopatën ma zëvendësuan me kazmë, pastaj me bel, pastaj me lloj-lloj veglash pune. Duket atdheu s'kishte nevojë për pushkën time. As për gjakun tim. Çdo ditë kalbesha në bujqësi, në një NBU — Ndërmarrje bujqësore ushtarake. Rritnim pula. Rritnim dele. Rritnim edhe derra. Kurse unë vazhdoja të kalbesha. Mbase për këtë arsye, pra për shkak të kalbjes sime progresive,



gjaku im ishte i pavlefshëm për atdheun. Në mos po duhej të pranoja se në atdhe s'më përkiste asgjë, asnjë gur, asnjë kokërr rëre, as nëna, as babai. Ato i përkisnin dikujt tjetër, fjala vjen komisarit të NBU-së, që e kishte jo vetëm qafën të trashë e surratin të tultë, por mbante edhe kobure pas prapanicës, e maja e kobures i varej nën xhaketë. Secili nga ne, ushtarët pa pushkë, ishte për të një djall me brirë, më i keq se djajtë optimistë të frontosë. Kurse për ne ai ishte jo minizeus, por perëndia vetë që çdo ditë, me të hapur sytë e gjersa ngryseshim, na kujtonte qenien tonë prej mëkatarësh, racën tonë inferiore me gjak jo si gjaku i shqiptarëve të tjerë, na kujtonte se duhej t'i faleshim atij gjashtë herë në ditë, në çdo vakt ngrënieje, para dhe pas buke, se duhej të ulnim qafën, të mbyllnim gojën, të zinim veshët. Kaq për të, s'ka interes.

Telegrami mbërriti pasdite. Qe një pasdite e nxehtë, me një duhmë mbytëse që vinte nga stalla e derrave. Po rrija shtrirë nën hijen e një plepi, me kokën bosh, si kafshë e trullosur, kur dikush më thirri nga kapanonet. Thirrja, e shoqëruar me të shara, u përsërit disa herë derisa kuptova se bëhej fjalë për një telegram. Truri im i plogët mezi e kapi këtë njoftim, mezi e zbërtheu. Dikush qe bezdisur të më dërgonte nje telegram në humbëtirën ku ndodhesha, si të donte të më tregonte se globi megjithatë rrotullohej. Firmosa, mora copën e pakuptimtë të letrës me shkronja të zbehta. Aty qe ndrydhur klithma e Vilmës. Me ta hapur, klithma u shkëput si shpërthim. «Vilma vdiq varrimi nesër katërmbëdhjetë Lulu.» E futa telegramin në xhep. Vajta u shtriva përsëri nën hijen e plepit. Vilma ka vdekur, thashë me vete. Varroset nesër në orën katërmbëdhjetë. Kështu thotë

Luluja dhe Luluja s'e ka zakon të gënjejë. Zhyta fytyrën në pëllëmbët e duarve. Pëllëmbët m'u lagën. Truri im i mpirë kapi vetëm njoftimin, pra që Vilma kish vdekur. Truri im i mpirë nuk ishte në gjendje të analizonte, të shtronte pyetjen: Si vdiq, në ç'rrethana? Ai qe i aftë vetëm të arrinte në përfundimin se, sidoqoftë, ajo qenie engjëllore e kishte vendin tjetërkund, ajo ngutej të shkonte për atje ku e kishte vendin, në parajsë. Ferri me djaj i qytezës nuk ishte për të, nuk mund ta mbante. Vilma ka vdekur, mërmërita me fytyrën zhytur në pëllëmbët e duarve. Pëllëmbët ishin të squllura.

Një shpjegim me eprorët për të marrë leje, m'u duk i tepërt. Jo vetëm se nuk i quaja të denjë për të ndarë me ta intimitetin e vdekjes së Vilmës. Ata do të më vinin menjëherë pyetjen ç'e kisha Vilmën dhe unë s'do të isha në gjendje t'u jepja një përgjigje bindëse e të mjaftueshme për të shkëputur lejen e tyre. Fshehurazi dola nga reparti, u shmanga nëpër një shteg rrëzë gardhit të një are aty pranë, ca më tutje u vara në një thellim të tokës që dikur duhej të kishte qenë përrua, ca më tutje akoma dola në rrugën që lidhte fshatrat e zonës me qendrën e lokalitetit, një rrugë tërë gropa e pluhur, ku më të rrallë kalonte ndonjë makinë. Dielli nuk ishte diell, ishte një hekur i skuqur që më rrinte mbi kokë. Siç më rrinte pyetja e mundshme e eprorëve në rast se do të kisha bërë marrëzinë e do të kisha vajtur t'u kërkoja një leje që ata s'do të ma jepnin. Ç'është kjo, do të më pyesnin, e ke nënë apo motër, hallë apo teze, gjyshe apo... Dhe unë s'do t'u përgjigjesha dot. Unë s'e dija ç'ishte Vilma për mua. S'kisha dashur ta njihja, s'kisha pasur kohë ta njihja, s'kisha mundur ta njihja. Tek ecja, me hekurin e skuqur mbi kokë, pata një



ndjesi makthi. Perëndi, mërmërita, mos ishte lumtu-
ria që ti kishe gatuar për mua dhe unë s'e pashë?
Shpina m'u akullua. Perëndi, ulëriva si i çmendur,
mos ishte lumturia ime e vdekur dhe ti ma zbulon
tani? Thirrja ime u shua, përreth sundoi përsëri një
qetësi shkretëtire dhe unë vazhdova rrugën, dhe me-
ndova se, pa dyshim, ky makth më vinte nga hekuri
i skuqur mbi kokë.

Në fillim në këmbë, pastaj me makinë, pastaj me
tren, duke iu ruajtur patrullave të garnizonit, mbë-
rrita në qytezë natën vonë. Qyteza qe kredhur në
errësirë, dritat qenë shuar kudo. Mbase për shkak të
ndonjë avarie. Vrunduj xixash shkëputeshin nga
oxhaku i fabrikës dhe përpiheshin nga qielli. Vetëm
një shtëpi kishte ndriçim, vila e Xhodës. Ndriçim të
zbehtë, të dridhshëm, ndriçim qirinjsh. U mbështeta
pas trungut të pishës. Këmbët më kishin shpënë atje
vetvetiu, te pisha e fëmijërisë, përballë kangjellës.
Ndihej një vajtim i mbytur, i dridhshëm si ndriçimi
i qirinjve. Dritat befas u hapën, një instinkt vetë-
mbrojtjeje më bëri të ngjeshesha pas trungut, por
ky qe një veprim i kotë, në atë shkreti isha një hi-
je e harruar. Midis një grupi njerëzish që u dukën
në hyrje, shqova Lulunë. Njerëzit zbritën shkallët,
ecën në heshtje përgjatë oborrit, dhe ndaluan te dera
e kangjellës. U struka, balli m'u mbulua me djersë.
Luluja u nda nga grupi, dhe në shoqërinë e dikujt që
se njoha, humbi në kthesën e rrugës. Edhe unë s'kisha
ç'bëja më aty. Më merreshin mendtë. I panjohuri e
përcolli Lulunë te shkalla e hyrjes. Atje u ndanë. I
fshehur pas cepit të pallatit, prita derisa i panjohu-
ri u largua. Ndërkaq Luluja qe futur në apartament.
Kur unë i rashë ziles elektrike, ajo nuk u përgjigj.
Kur unë këmbëngula, ndjeva hapa të lehtë që iu af-

ruan derës dhe pyetjen: «Kush është», të shqiptuar nga një zë i ulët, i trembur. Kur unë tregova cili isha, dera u hap, Luluja lëshoi një klithmë dhe m'u hodh në gjoks. Kur mbylla derën pas vetes dhe ajo ngriti kokën, pashë një Lulu të shfytyruar. Piu helm, tha përmes lotëve. Unë s'e dija, s'pata mundësi ta shpëtoja. Po nga ta dija unë?

Luluja dridhej. Luluja dukej si e vdekur. Ia mora kokën midis duarve, ia mbështeta në gjoks, i përkëdhela flokët. Si ndodhi, e pyeta, duke iu përkulur pranë veshit. Ajo u shkëput nga unë. Trupi vazhdonte t'i dridhej, e tërë qenia e saj dridhej. Pa fjalë vuri xhezven në plitkë për të më zier një kafe. S'më pyeti në doja apo s'doja kafe, thjesht vuri xhezven, siç kishte bërë sa herë i shkoja në shtëpi. Unë zura vend në divan, pranë tryezës. Ajo u ul në karrige, në anën tjetër të tryezës. Qëndroi e heshtur përballë meje derisa unë mbarova kafenë. Kur unë mbarova kafenë, ajo u ngrit në këmbë. Vilma, tha me zë të akullt, helmoi veten sot në mëngjes. Piu një helm me një emër të pështirë që s'e mbaj mend, di se i ati e përdorte për të spërkatur hardhitë. Qe mbyllur me çelës në dhomën e saj dhe, kur njerëzit e shtëpisë nga rënkimet që dëgjuan i ranë në të ç'po ndodhte, shkallmuan derën, por qe vonë. Ajo mbaroi në spital.

Atë çast duhet të jem zverdhur, më erdhi për të vjellë, megjithëse nuk kisha ç'villja përveç kafesë që sapo kisha pirë. Agonia e saj ka qenë e ngjashme me agoninë e Maksit, mendova. Këtë mendim për pak sa nuk ia thashë Lulusë. Historinë e Maksit Luluja nuk e dinte, ndaj s'ia thashë. Luluja s'kish nga ta dinte historinë e Maksit. Po ndoshta Luluja, që dinte gjithçka për Vilmën, e dinte edhe historinë e Maksit, prandaj më vështronte ta-





ni me ata sy zhbirues, sikur të kishte përpara një
kriminel. Desha t'i sqaroja se nuk isha unë krimi-
neli, se edhe Maksin dikur nuk e kisha helmuar unë,
me dorën time. Maksin e kishte helmuar një gabel
i quajtur Sherif, me një copë mëlçie qengji të ga-
tuar enkas me një helm për shfarosjen e qenve ba-
stardë, sido që Maksi nuk ishte bastard. Pastaj, s'ki-
sha asgjë kundër Vilmës, kisha dashur vetëm të
hakmerresha ndaj babait të saj, xhelatit të fëmi-
jërisë sime. Kundër Vilmës s'kisha pasur asgjë, ku-
rrë, asnjëherë.

Një dyshim i tmerrshëm më shtrëngoi për fy-
ti. Ndërsa Luluja po sillej ndaj meje me një heshtje
të beftë provokuese, truri im i mpirë më në fund
arriti të vinte pyetjen: përse ishte helmuar Vilma?
Një qenie si ajo s'mund të kishte brejtje në ndër-
gjegje, ajo s'kishte mëkate për të larë. Atëherë për-
se, përse! Ngrita kokën, pashë Lulunë pranë dri-
tares që ia kishte qepur sytë errësirës. Lulu, bel-
bëzova, ç'ka ndodhur... Vilma s'kishte arsye të ve-
pronte kështu. Ç'e detyroi të helmonte veten? Lu-
lu, kam udhëtuar tërë ditën, jam i rraskapitur, je
i pari njeri që takoj...

Luluja shtrëngoi tëmthat. Fytyra e saj e ver-
dhë, u zbardh. E zuri një dënesë e fortë dhe një co-
pë herë nuk qe në gjendje të fliste. Atë e përdhu-
nuan, shqiptoi më në fund. Qe më tepër një kli-
thmë. Një klithmë e çjerrë, të cilën ma flaku që
tutje si heshtë e kjo heshtë m'u ngul në gjoks. Po
më zihej fryma. Atë e përdhunuan, përsëriti Lu-
luja si të donte të më shqyente kraharorin. Para,
katër ditësh, në shtëpinë e saj, në atë dhomë ku
piu helmin. Krimineli gjeti rastin, e ruajti, priti
kur njerëzit e shtëpisë nuk qenë aty. Ata qenë la-

rguar në një dasëm, ku Vilma s'vajti. Në dasmën e një kushërire, diku në një fshat, larg. Të gjithë shkuan përveç Vilmës. Unë s'e di përse nuk vajti, po duket për të zezën e saj. E përdhunuan ditën për diell. Ishte aq e butë, e pafajshme, kurrkush s'mundi t'i vinte në ndihmë; as kur e përdhunuan, as kur piu helmin. Ujku shqeu një qengj. Fagu... Fagu e përdhunoi.

Kërceva përpjetë. Përbrenda m'u ngrit një ulërimë. Po të mos godisja murin me kokë, ulërima do të dilte jashtë meje, do të ngrinte në këmbë pallatin, tërë qytezën. Por unë iu ktheva murit, më buçiti gjaku dhe sytë m'u veshën. Klithma u ndrydh brenda meje. Edhe po ta thyesh kokën, nuk ndryshon gjë, tha Luluja, sikur dëshironte vërtetë që unë të thyeja kokën. Ajo nuk ngjallet, iku dhe ti bjeri murit me kokë sa të duash. Përse ta dërgova telegramin? O zot, përse ta dërgova telegramin ty, që s'bëre asgjë për të, që s'pate sy të shohësh, që s'pate zemër të ndiesh? Bjeri murit me kokë një mijë herë, ajo që u bë nuk zhbëhet. Ç'e kujton ti një vajzë që të fton të rrish me të? S'kuptove asgjë, u solle ndaj saj si rrugaç, si ata vagabondët e pijetores që janë mësuar të shkojnë me lavire. Ke menduar ndonjëherë se ti e ke trajtuar atë më keq se një lavire? Kurse ajo ishte gati të shkonte me ty në fund të botës. Dhe tani i bie murit me kokë. Bjeri, Vilma nuk ngjallet më.

Lulunë e përfshiu përsëri një dënesë e fortë. S'më mbetej tjetër veç ta lija të shfrynte vrerin që i qe mbledhur. S'do të habitesha sikur Luluja të më vërsulej, të më çirrte me thonj. Si qau, ajo më erdhi pranë. Mos ma vër re, tha, nuk është faji yt. Edhe po të ishe sjellë ndryshe me Vilmën,



ju të dy s'do bashkoheshit dot. As për fajin tënd, as për fajin e saj. Edhe sikur të merreshit vesh me njëri-tjetrin, Xhoda s'do ta lejonte kurrë bashkimin tuaj. Vilma e dinte këtë. E dinte edhe ai ujku, Fagu. Dhe vetëm unë mund të them ç'ka hequr ajo prej tij, derisa i mori jetën. Nuk e la të qetë asnjë çast, e ruante, e përgjonte, ditën dhe natën. Ajo kafshë ishte gati të puthte vendin ku shkelte Vilma, ishte gati të bënte krimet më të përbindshme për të. Horrat e tij na ruanin kur ti vije takoheshe me Vilmën këtu, horrat e tij më rrahën. Ç'kemi hequr prej tyre kur të ndërruan turnin e më pas, kur të morën ushtar! Ai e donte Vilmën, çmendej, por kësaj unë s'i them dashuri. Kësaj i thonë verbëri kafshe. Verbëria e shtyu deri atje, sa të shkonte t'i kërkonte dorën e Vilmës të atit. Xhoda e trajtoi siç trajton një padron skllavin. I tha se mund ta merrte vajzën e tij për grua kur të shihte majën e veshit pa pasqyrë, se dhe dyzet vajza sikur të kishte, atij nuk i jepte asnjërën. Xhoda s'e njihte Fagun, nuk e dinte se Fagu, sidoqoftë, s'ishte nga ata që mund t'i trembësh e t'i fyesh kollaj. Tani është bërë si i çmendur, shkul flokët, qan me zë të lartë. Me ta marrë vesh ç'kishte ndodhur, ai doli në mes të qytezës me kobure në dorë, e kërkoi Fagun gjithandej, në klub, në pijetore, në fabrikë, e kërkoi deri në shtëpinë e tij dhe, po ta kishte gjetur, do ta kishte vrarë. U tregua më e shpejtë policia. Fagun e arrestuan para dy ditësh, e kishin kapur në Tiranë dhe s'dihet ku e mbajnë. Sot arrestuan dhe dy djem të tjerë, që kishin bërë roje, por ata s'i njoh.

Zëri i Lulusë u shua. Mbase ngaqë s'kish ç'të tregonte më, mbase ngaqë vetëm atëherë pa rea-

lisht se gjysma e fytyrës sime ishte e përgjakur. Për një çast u step. Murit s'ke përse i bie me kokë, mërmëriti, koka jote do të thyhet, jo muri. Si tha këto, vajti në dhomën përbri, prej nga u kthye me një shishe të vogël, mbushur me alkool, me një shuk pambuku. Po të më dëgjosh mua, tha së fundi, sonte rri fli këtu, të shtroj në divan. Kështu si je, do t'i llahtarisësh ata të shtëpisë. Mendova se kishte të drejtë. Për kokën dhe murin. Për historinë e kokës dhe murit. Murit nuk i bihet me kokë, e thoshin dhe e pranonin të gjithë. Kushdo që kish dashur të provonte të kundërtën, qe bindur shpejt për logjikën e fortë të murit. Ata që s'donin të bindeshin, thyenin kokën. Ke të drejtë, i thashë Lulusë, s'ka kuptim t'i biesh murit me kokë, së paku unë e di mirë këtë. Muri nuk tundet. Përkundrazi, të thyen kokën. Po deri kur, Lulu, deri kur do të pranojmë të na e thyejë kokën? Derisa të kuptosh se murit nuk i bihet me kokë, ma ktheu ajo dhe unë u ngrita. S'mund të rrija aty. Po të rrija, mbase do të vazhdoja t'i bija murit me kokë.

Prania e një marsiani s'do t'i kishte habitur më tepër prindërit e mi. Nuk më prisnin, për më tepër i zgjova nga gjumi. Dhe kur të zgjojnë nga gjumi në mes të natës, e keqja që të del përpara shumëfishohet. Mos u trembni, u thashë, nuk vij nga rajoni i policisë. Prindërit e mi të kalitur s'më bënë pyetje. U mjaftoi që unë, sidoqoftë, qeshë shëndoshë e mirë, plaga në kokë dhe gjimnastjorka e përgjakur, s'kishin rëndësi. Ata, doemos, diçka nuhatën për motivin e mbërritjes sime të papritur,



u rrekën ta hidhnin fjalën larg e larg te varrimi i nesërm. Ua preva vrullin butësisht. Nervat e mia qenë të tejacaruara, më duheshin përpjekje të mundimshme të përmbahesha. Babai shkoi të flinte. Nëna më pyeti në doja të haja. I thashë se nuk më hahej asgjë, i thashë se doja vetëm të bëja një banjë. Nëna vuri një kazan me ujë në furnelën me vajguri. Vajti të flinte vetëm kur iu luta unë. Para se të shkonte të flinte, erdhi pranë meje, më pa në një mënyrë të çuditshme. Zgjati dorën, ma mori kokën e ma mbështeti në gjoksin e saj. Pa kuptuar asgjë, iu binda. Qe një veprim i harruar thellë, në vitet e fëmijërisë. Para ca ditësh, tha, të lava një palë pantallona, ato me zinxhir. I gjeta në një qoshe, të hedhura. Në xhepin e pasëm gjeta një zarf. E ke në dhomë, mbi komodinë.

Ajo më ktheu krahët, kurse unë mbeta në korridor. Mbeti varur edhe enigma e zarfit për të cilin bënte fjalë nëna. Përderisa qe zarf, brenda duhej të kishte një letër. Unë s'di të kisha marrë ndonjëherë letër nga dikush, e zarfin ku qe futur kjo letër ta kisha vendosur në xhepin e pasmë të pantallonave. Ai qe vërtetë mbi komodinë. Zarfi qe hapur, pra nëna e kishte lexuar letrën. Ndoshta dhe babai. Sepse zarfi me letrën brenda ndodhej mbi komodinën time dhe babai nuk mund t'i bënte ballë tundimit e të mos lexonte një letër të cilën, përpara tij, e kishte lexuar nëna. «Ti nuk kupton gjë. Dhe s'do të kuptosh kurrë asgjë. Më vjen keq që dje të lëndova. Unë s'desha të të lëndoja. Dhe nuk e dija se do të lëndoheshe aq shumë. Seç kam një parandjenjë të ligë, sikur s'do të shihemi më. Parandjenjë e kotë, qysh nesër do të shihemi në laborator, ti do të zësh qoshen tënde unë qoshen ti-

me, në mes si gjithmonë Luluja. O zot, ç'jetë pa kuptim që bëjmë, ç'jetë kot. Më fal. V.»

Mbeta me letrën në dorë. Truri im s'kishte as gjurmën më të vogël të rrethanave në të cilat mund të më kishte ardhur kjo letër. Megjithatë «V« — ja s'linte dyshim se kush e kishte dërguar. Asnjë dyshim. Gjatë kohës që bëra banjën, fjalët e letrës më qëndruan si gozhdë. Pastaj më hipi një babëzi e papërballueshme për të pirë. Majë gishtërinjve vajta në kuzhinë, hapa dollapin. Fshehur pas ca shishesh me vaj, ishte një shishe me konjak, e papur. E mora. Mora dhe një gotë. Tek kthehesha në dhomën time, mendova se, po të mos e gjeja atë shishe konjaku, atë natë do të luaja mendsh. Të parën e ktheva me eks. Edhe të dytën. Avujt e alkoolit depërtuan në gjak, sulmuan subkorteksin. Kur u ndjeva disi mirë, e lexova letrën përsëri. Për ç'lëndim bënte fjalë Vilma dhe kur më kishte lënduar? Ktheva dy gota radhazi. Pastaj, ç'ishte ajo që s'kuptoja dhe përse s'do të kuptoja kurrë, asgjë? Kafshë, i thashë vetes. Dhe ktheva përsëri dy gota të tjera, derisa, pak nga pak, zuri të më kthjellohej arsyetimi. Sigurisht, mendova, Vilma ka dashur të më thotë se si qenie e paplotësuar, unë s'do të jem në gjendje të përfundoj kurrë, asgjë. Dhe s'do të jem kurrë i plotë, as në jetë, as në dashuri. Sepse, me sa duket, unë s'di as të jetoj, as të vdes.

Si ke mbërritur deri tek unë, letër-enigmë, mërmërita, dhe sytë më kapën kalimthi fjalët «kam një parandjenjë të ligë». S'ka qenë e kotë ajo parandjenjë, mendova, s'jemi parë më. Qysh kur? Pyetja zuri të më torturonte si një peshë e varur në qafë. Po të mos i përgjigjesha, pesha do të më tërhiqte thellë, nën llumin e një pellgu të ndenjur kujtimesh, ku do të mbytesha. Vetëm kur i vajta shishes nga fundi, diçka u zhbllokua në trurin tim, diçka ndriçoi, siç ndriçon një rreze e hollë drite që arrin të çajë në një dhomë të errët. Eureka, thashë befas gati i lumtur, aq i lumtur sa sytë m'u mbushën me lot. Litari me peshën e rëndë që më shtrëngonte qafën, u zgjidh, u mbusha me frymë. Letrën ma kishte dhënë një djalë, në klub, tek pija. Hermesi lajmëtar. Qysh atëherë Vilmën s'e kisha parë më. Dhe letrën e kisha harruar. Siç kisha harruar gjithçka tjetër. Se fundja ç'rëndësi kishin të tjerat? I përkisnin së kaluarës. I përkisnin hiçit. Bashkë me mua.

Varrimi i Vilmës u bë të nesërmen, në orën katërmbëdhjetë, siç më kishte lajmëruar Luluja. Tërë ditën s'dola nga shtëpia. Ndryshe nga herët e tjera, megjithëse e pa që ia kisha boshatisur gjatë natës shishen e konjakut e, në mëngjes, kur më zgjoi tek flija mbi krevat pa u mbuluar, vazhdoja të isha i dehur, nëna vajti pa fjalë në dyqan, më solli prej andej një shishe tjetër konjaku dhe m'u lut të mos dilja. I dhashë fjalën se s'do të dilja. Jo në këmbim të shishes së konjakut. Pas një nate tërë makthe alkooli, s'isha i përgjegjshëm për veprimet që mund të kryeja. Kështu që kur nëna m'u lut të mos dilja, unë ia dhashë fjalën vendosmërisht, madje u preka aq shumë, sa u përlota. Që në gotat e para zura të notoja në ujërat e dehjes së thellë. Gjëja e parë që m'u kujtua ishte takimi i fundit me Vilmën në shtëpinë e Lulusë. Dhe dëshira

ime për t'u zhytur në ujëvarën e flokëve të saj. Apo të syve të saj? E kisha zënë për supesh, e kisha shkundur, midis dëshirës për t'i dhënë një shuplakë dhe dëshirës për ta puthur. Midis nesh qëndronte Sonja, unë s'isha i zoti të kapërceja Sonjën për të shkuar te Vilma. Dhe Vilma klithi. E pashë mirë se si klithi. Mbi shtratin e saj, me këmishën e shqyer, me buzët e përgjakura nga kafshimi i Fagut. Dhe me përruan e përgjakur të virgjërisë. Një ditë të nxehtë vere, kur vathën e qengjit e sulmuan ujqërit.

Nënës nuk i mbeti hatri që i dola nga fjala. Së paku ajo s'më dha asnjë shenjë që të dëshmonte se i kishte mbetur hatri. Për më tepër kur unë s'bëra asnjë marrëzi dhe nuk ndodhi asnjë incident. Varrimin e ndoqa nga larg. Xhoda ecte në krye të karvanit të njerëzve, pas grupit të djemve, që e mbajtën arkivolin me trupin e Vilmës në krahë nga shtëpia e Xhodës, deri në varreza. Shumica ishin djem të klanit të Fagut. Fagu duhej të ndihej i lumtur që kishte rënë në duart e policisë. Ndryshe klani do ta bënte copa-copa. I ndoqa fshehurazi nga larg. Çastin e fundit, kur djemtë ulën me litar arkivolin me trupin e Vilmës dhe varrmihësit zunë ta mbulonin me pllaka betoni, Xhoda shkuli flokët, ulëriu dhe, duke i lemerisur të gjithë, u hodh e kërceu brenda në varr. Mezi e nxorën.





*Mars 1991*

Mos u lodh të gjesh se ku jam, tha Dori. Dihet, jam në botën tjetër. Të gjithë kemi vajtur në botën tjetër.

Trupi m'u përqeth. Ndjeva derën që kërciti dhe kokën e nënës që u shfaq aty. Eja, i thashë, po të kesh ndopak raki, ma sill. Ajo bëri siç i thashë, madje më tepër. Bashkë me rakinë më solli një kafe. Ajo më pyeti në doja gjë tjetër, por unë iu përgjigja se s'doja asgjë. Nëna po rrinte te dera dhe nuk m'i shqiste sytë. I thashë të ulej në karrige dhe ajo u ul, me duart të kryqëzuara në pëqi. Qyteza u boshatis, mërmëriti, të gjithë ikën. Unë po rrufisja kafenë me shpresë që, pas gotës së rakisë, do të më zbutej sado pak dhimbja e tmerrshme e kokës. Ajo kujtoi se unë s'dëgjova gjë dhe përsëriti: Ikën të gjithë, djemtë, vajzat, burrat, ikën dhe fëmijët.

Ngrita kokën. Sytë e nënës nuk më lëshonin. Unë e di se edhe ti deshe të ikje, më thoshin sytë e saj. Bëre mirë që s'ike. Bëre mirë... mirë! Nuk e durova gjatë atë vështrim. Ç'janë ata që kanë ikur, e pyeta, s'di gjë. I di ti, i di, ma ktheu nëna. Ata

ikën të gjithë. Dhe unë mendova se anija i kishte marrë me vete të gjithë, Dorin me gruan e dytë e fëmijët, Fagun me katërmbëdhjetë vjetët e burgut, pothuajse të gjithë ish-djemtë e klanit. Pa dyshim, dhe Sonja ka ikur, mendova, ka ikur me djalin burrë. Vetëm unë mbeta, vetëm unë. Po përse?

Dola. Qielli qe i vrenjtur. Qyteza vazhdonte të përhumbej në përgjumjen e saj. Udha e varrezave ishte e shkretë. Tek ecja në atë shkreti, mendova se, sigurisht, kishte edhe të tjerë përveç meje që ose s'kishin dashur, ose s'kishin mundur të iknin. Unë s'i lija dot, të kallur në varrin e ftohtë, të braktisur, të harruar. As Ladin, as Vilmën. Unë s'mund të ikja kurse ata të rrinin. Kështu duhet të jetë, mendova. Urina në zverg e djalit të vogël të Dorit çastin e fundit, s'ka lidhje me zbritjen time nga anija e ikanakëve. Edhe sikur djali i vogël i Dorit të mos më kishte urinuar, unë do të zbrisja.

Varret qenë të mbuluara nga bryma. Unë s'e dija nga binte varri i Vilmës, m'u desh një kohë e gjatë ta gjeja. Më drejtuan sytë e saj të fiksuar mbi mermer: një fotografi ku ajo dukej e gjallë, me ujëvarën e flokëve derdhur mbi supe. Erdha, mërmërita duke u përkulur mbi varr. Më në fund erdha. Dheu qe i ftohtë. Me gishtërinjtë e ngrirë rrëmiha pak dhe. Në sytë e Vilmës pashë Ladin. Siç kisha parë Vilmën në sytë e Ladit. Ata ikën, u thashë, unë mbeta. Përjetësisht me ju.

Atë çast ndjeva hapa dhe m'u bë se dikush po më rrinte mbi kokë. Maja e një shufre hekuri ngulur pranë meje më tregoi cili ishte. Nuk lëviza, vazhdova të qëndroja i përkulur mbi varr. Jepi, marrok, thashë, më dërgo edhe mua në botën tjetër. Jo për atje ku vajtën ikanakët. Edhe ajo botë tjetër është, por unë s'desha të shkoja atje. E ke në dorë të më dërgosh në atë botë ku ndodhet jot bijë. Jepi, marrok, jepi. . .

Maja e shufrës së hekurt qëndronte e ngulur pranë meje. Atëherë ngrita kokën. Xhoda i Marrë më përpiu me sytë e skuqur gjak. Pastaj më ktheu krahët dhe, me hap të ngadaltë, u drejtua për nga hyrja e varrezave. Nuk e di në pashë lot në sytë e tij apo pikëla vese. Marrok, desha t'i thirrja, e kishe në dorë të më çoje në botën tjetër. Por qenka e thënë t'i shtyjmë ditët bashkë, si mallkim i njëri-tjetrit, derisa të mos jemi më as unë, i humburi, as ti, i çmenduri. As Sytë e Bardhë.

F U N D

**QERSHOR-DHJETOR 1991**